# DITURIA ISLAME

REVISTË MUJORE FETARE, SHKENCORE E KULTURORE

NUMËR 331 • VITI 31 • MAJ-QERSHOR 2018 • RAMAZAN 1439 • ÇMIMI 1 €

**URIMI I MYFTIUT TË KOSOVËS NAIM TËRNAVA ME RASTIN E FESTËS SË FITËR - BAJRAMIT**

**DASHURIA DHE RESPEKTI NDAJ AS'HABËVE TË PEJGAMBERIT A.S.**

**INSTITUCIONET ISLAME NË KOSOVË NË SHËRBIM TË ÇËSHTJES KOMBËTARE**

*“...Allahu dëshiron që t’jua lehtësojë dhe jo që t’jua vështirësojë. Ai dëshiron që të plotësoni numrin e ditëve të agjërimit dhe që ta madhëroni Allahun (në fund të agjërimit), për shkak se ju ka drejtuar në rrugë të drejtë e që ta falënderoni Atë.”*

[El Bekare: 185].

## Në këtë numër:






**DITURIA ISLAME**
REVISTË MUJORE FETARE, SHKENCORE E KULTURORE

Boton:
Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, Prishtinë.

**Kryeredaktor:**
Dr. Ajni Sinani

**Redaksia:**
Ahmet Sadriu, mr. Ramadan Shkodra, mr. Azmir Jusufi, Mustafë Hajdari, mr. Ejup Haziri, mr. Vaxhide Bunjaku, mr. Vedat Shabani dhe dr. Valon Myrta.

**Sekretar në redaksi:**
Mr. Rexhep Suma

**Lektor & Korrektor:**
Ilmi Rexhepi

**Redaktor artistik & teknik:**
Bashkim Mehani

**Adresa:**
Dituria Islame, rr. "Bajram Kelmendi" nr. 84, 10000 Prishtinë.

Tel & Fax: +383 38 224 024
email: dituriaislame@hotmail.com
dituriaislame@yahoo.com
www.dituriaislame.com

**Parapagimi:**
Evropë 25 €
Amerikë 40 USA $

**Shtypi:**
Shtypshkronja "Iliri", Prishtinë

*Dorëshkrimet dhe fotot nuk kthehen!*



"O ju njerëz, vërtet Ne ju krijuam prej një mashkulli dhe një femre, ju bëmë popuj e fise që të njiheni ndërmjet vetes."

(El Huxhurat: 13)

# Islami dhe ruajtja e identitetit

*Intelekti është një dhuratë hyjnore, të cilën Allahu xh.sh. ua ka dhuruar qenieve njerëzore dhe i ka favorizuar mbi të gjitha krijesat e tjera. Myslimanët në themel të ndërtimit të jetës udhëhiqen nga besimi në "Zotin Një", që i shoqëron ata në të gjithë aktivitetin e tyre jetësor, nga lindja deri në vdekje.*

*Ky besim ka kultivuar në ndërgjegjen e besimtarëve shumë elemente pozitive të normave etike – morale, që praktikohen në jetën familjare e shoqërore. Ai e ka shoqëruar njeriun gjatë gjithë epokave, nga fillimi i jetës njerëzore e deri më sot dhe ka shërbyer si një element i rëndësishëm në strukturimin shpirtëror të besimtarëve.*

*Bota shpirtërore, e ushqyer me udhëzimet hyjnore, pasuron tiparet e karakterit të njeriut si besimtar, vetëdijen e vullnetin e mirë për çdo gjë, si dhe ndjenjën e miqësisë e të dashurisë për të tjerët. Për këtë arsye, është domosdoshmëri ushqimi shpirtëror i brezit të ri me mësimet e Islamit.*

*Vlerat islame janë të amshueshme dhe për këtë shkak formojnë tek individi një personalitet të fuqishëm në këtë botë dhe në botën tjetër. Për rrjedhojë, personaliteti i myslimanit është pasqyrë e vlerave të mëdha, të cilat i përshkruan edhe vetë Kurani famëlartë e për të cilat flasin edhe hadithet e Pejgamberit a. s..*

*Personaliteti i formuar me vlera të tilla nuk mund të mposhtet në asnjë mënyrë, sepse ngritja e tillë është mbështetur mbi parimet hyjnore, të cilat janë në favor të njeriut. Çdo dispozitë islame është në të mirë të njeriut, sepse buron nga Ai që e ka krijuar njeriun dhe që përkujdeset për mirëqenien e tij.*

*Në të njëjtën kohë, përmes Kuranit famëlartë njeriu largohet nga besimet e kota dhe të deformuara. Ai i tregon njeriut se është krijuar për të besuar dhe për të respektuar vetëm Allahun xh.sh..*

*Islami u ka dhënë vend të posaçëm diturisë, mësimit, logjikës e angazhimit mendor, dhe jo rastësisht Allahu xh.sh. zgjodhi që mesazhi i fundit, dërguar Pejgamberit të fundit, të fillojë pikërisht me kërkesën për lexim (ikre), e cila madje i parapriu edhe kërkesës për adhurim.*

*Asnjë person, pa marrë parasysh sa të lartë ka statusin, sa të gjera njohuritë dhe sa të kompletuar intelektin, nuk është i vetëmjaftueshëm.*

*Kur njeriu humb identitetin, humb ndjenjën e përkatësisë. Ndërkaq, Islami për njeriun është identitet dhe përkatësi. Ai i tregon atij rrugën e qartë, shtegun e adhurimit që ofron siguri dhe stabilitet, dhe i jep atij ndjenjën e përkatësisë në një komunitet me një civilizim dhe kulturë të përplotësuar.*

*Të gjitha mësimet dhe etika islame synojnë ndërtimin e njeriut të civilizuar, me sjellje të pastër, ndjenja të sofistikuara, duke respektuar specifikat dhe të drejtat e të tjerëve, për të bashkëpunuar me ta në një frymë pozitive.*

*Dr. Ajni Sinani*

*URIMI I MYFTIUT TË KOSOVËS NAIM TËRNAVA ME RASTIN E FESTËS SË FITËR - BAJRAMIT*

# Festat janë ditë të dalluara për shkak të domethënieve që bartin




*Të nderuar besimtarë,*
*vëllezër dhe motra!*

Po përcjellim muajin e Ramazanit, muajin më të veçantë, muajin e Kuranit fisnik, muajin e edukimit dhe humanizmit, muajin në të cilin në mënyrë kolektive shprehëm besimin në Zot dhe përkushtimin ndaj fesë Islame duke agjëruar, ndihmuar, falur, lutur, lexuar Kuran, andaj, nëse çdo natë, kur bënim iftar, e falënderonim Allahun për agjërimin e asaj dite, për shuarjen e etjes dhe të urisë, sot, në këtë ditë të fundit të Ramazanit, e falënderojmë Allahun xh.sh. për mundësinë që na dha që ta plotësojmë këtë obligim ndaj Tij. Kështu na mëson Allahu në Kur'an:

﴿يُرِيدُ اللَّهُ بِكُمُ الْيُسْرَ وَلَا يُرِيدُ بِكُمُ الْعُسْرَ وَلِتُكْمِلُوا الْعِدَّةَ وَلِتُكَبِّرُوا اللَّهَ عَلَىٰ مَا هَدَاكُمْ وَلَعَلَّكُمْ تَشْكُرُونَ﴾

*"...Allahu dëshiron që t'jua lehtësojë dhe jo që t'jua vështirësojë. Ai dëshiron që të plotësoni numrin e ditëve të agjërimit dhe që ta madhëroni Allahun (në fund të agjërimit), për shkak se ju ka drejtuar në rrugë të drejtë e që ta falënderoni Atë." [El Bekare: 185].*

*Të dashur besimtarë!*

Festat janë pjesë e pandarë e historisë së njerëzimit. Secili popull ka pasur dhe ka festat e veta por edhe motivet pse feston. Edhe ne, myslimanët, natyrisht kemi festat tona dhe motivet pse festojmë. Nëse ndalemi dhe meditojmë për pak çaste pse festa vjen pas një muaji agjërim, lehtë mund ta kuptojmë motivin e saj. Suksesi i besimtarit në fushën e adhurimit dhe fitorja e tij përballë vetive të liga, janë motivi pse ai sot feston. Festa është ceremonia e certifikimit në një kurs adhurimi e edukimi njëmujor, andaj nuk ka si të kalojë pa u festuar.

Festat janë ditë të dalluara për shkak të domethënieve që bartin, mesazheve që përçojnë dhe vlerave që kultivojnë. Nuk janë rrobat dhe ushqimet ato që bëjnë dallimin në festë dhe që i japin kuptim asaj, por janë vlerat dhe mësimet që e karakterizojnë atë. Nisur nga kjo perspektivë, festat janë momente reflektimi, vetëdijesimi e lartësimi shpirtëror. Zhveshja e festave nga qëllimet, i tkurr ato në manifestime që nuk kanë kuptim. Festat fetare islame janë moment për të konfirmuar ekzistencën tonë shpirtërore, është momenti i kujtimit të përgjegjësisë shoqërore.

*Të respektuar vëllezër e motra!*

Me gjithë bollëkun, shoqëria njerëzore çdoherë e më shumë po tkurret brenda vetvetes: më pak mëshirë, më pak solidaritet, më pak humanizëm. Globalizmi dhe materializimi i vlerave ka bërë që njerëzit lidhjet e tyre t'i ndërtojnë vetëm në baza interesi. Me gjithë avancimin e teknologjisë dhe mundësive për të qenë sa më afër njëri-tjetrit, shoqëria njerëzore është ndarë më shumë se kurrë më parë. Në këtë kohë dhe në këto sfida, festa vjen edhe si alternativë shoqërore dhe solidare që sfidon këtë zbehje të raporteve dhe që lufton varfërinë. Për këtë është ligjësuar sadakatu-l-fitri në fund të Ramazanit, për të na pastruar nga gabimet eventuale gjatë agjërimit dhe për të gëzuar të varfrit për këtë ditë të madhe që po presim. Feja jonë e obligoi sadakatu-l-fitrin si pastrim të agjëruesit nga fjalët e këqija dhe si ndihmë për të nevojshmit.

Filozofia dhe mësimet e muajit të Ramazanit duhet të bëhen udhërrëfyes në drejtim të mënjanimit të problemeve tona shoqërore. Siç kemi qenë bashkë në Ramazan dhe siç jemi bashkë nesër në festën e Fitër-Bajramit, duhet të jemi gjithmonë. Fryma unifikuese e Ramazanit duhet të na mbajë gjallë edhe pas tij. Interesimi për tjetrin duhet të jetë vlerë jona edhe pas Ramazanit.

*Të nderuar vëllezër e motra!*

Më lejoni që në emër të Kryesisë së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, në emër të të gjitha institucioneve të saj dhe në emrin tim personal t'ua urojë festën e Fitër-Bajramit të gjithë besimtarëve brenda trojeve tona etnike shqiptare, por edhe në mërgatën e largët, me lutjen që Allahu të na e ketë pranuar angazhimin tonë shpirtëror e material gjatë Ramazanit si dhe me dëshirën që siguria, paqja, harmonia dhe dashuria të mbretërojnë kudo në mesin tonë.

*Gëzuar festën e Fitër – Bajramit!*

*Myftiu i Republikës së Kosovës,*
*Naim Tërnava*
*Prishtinë, 14 qershor 2018*

*FESTA E FITËR BAJRAMIT: MOTIVET, ETIKA DHE MESAZHET*

# Festat në Islam janë momente reflektimi, momente rikthimi në vlerat e vërteta fetare dhe humane*

*Të dashur besimtarë!*
*Vëllezër dhe motra!*

Festat janë pjesë e pandarë e historisë së njerëzimit. Secili popull ka pasur dhe ka festat e veta, por edhe motivet pse feston. Edhe ne, myslimanët, natyrisht kemi festat tona dhe motivet pse festojmë. Nëse ndalemi dhe meditojmë për pak çaste pse festa e Fiter Bajramit vjen pas një muaji agjërim, lehtë mund ta kuptojmë motivin e saj. Suksesi i besimtarit në fushën e adhurimit dhe fitorja e tij përballë vetive të liga, janë motivi pse ai sot feston. Festa është ceremonia e certifikimit në një kurs adhurimi e edukimi njëmujor andaj nuk ka si të kalojë pa u festuar. Allahu në Kuran na mëson se gjëja që më së shumti duhet të na gëzojë është pikërisht fitimi i mëshirës së Tij:

﴿قُلْ بِفَضْلِ اللَّهِ وَبِرَحْمَتِهِ فَبِذَٰلِكَ فَلْيَفْرَحُوا هُوَ خَيْرٌ مِّمَّا يَجْمَعُونَ﴾

*"Thuaj: "Me dhuntinë e Allahut dhe mëshirën e Tij - vetëm me këto le të gëzohen! Kjo është më e mirë se ajo që grumbullojnë."." [Junus: 58.]*

Ajo që e bën këtë motiv më të fuqishëm dhe këtë gëzim më gjithëpërfshirës është fakti se festa është shoqërore. Ramazani është një kurs shoqëror, në të cilin bëhet trajnimi dhe certifikimi në mënyrë kolektive. Për këtë shkak, edhe gëzimi shprehet në mënyrë kolektive. Ndryshimi që ndodh në Ramazan nuk prek vetëm disa individë, por tërë shoqërinë. Në Ramazan më së miri jetësohet maksima islame e të funksionuarit si një trup, në të cilin secila gjymtyrë luan rolin e vet duke i shërbyer kështu mirëqenies së përgjithshme të trupit.

*Besimtarë të respektuar!*

Festa e besimtarit nuk dallon vetëm për nga motivet, por edhe nga mënyra e manifestimit. Logjikisht, nëse besimtari feston për adhurim, atëherë shthurja nuk duhet të jetë imazh i kësaj feste. Në përshkrimin profetik që i bëhet manifestimit të festave qëndron se festat janë ditë të ngrënies, pijes dhe përmendjes së Zotit. Pra, gëzimi ynë sot nuk bën të degjenerojë në mëkate, në festime të shthurura, në organizime që përcjellin mesazhe të kundërta me arsyen dhe motivin pse festojmë. Festa, në thelb, nënkupton kthim, por jo në mëkate. Kthimi që ndodh



në festë manifestohet në dy forma:

-formalisht duke u kthyer në gjendjen në të cilën kemi qenë para Ramazanit, sepse na lejohen ushqimet dhe pijet gjatë ditës, dhe

-përmbajtjesor, sepse gjendjes së vjetër i kthehemi me një përmbajtje të re, me një përgatitje më ndryshe, me një forcë të re. Betejat e humbura para Ramazanit me egon, smirën, individualizmin, materializmin, tashmë i sfidojmë me një personalitet tjetër, më të fuqishëm, më të kalitur, me më shumë vlera.

Ndryshe, rikthimi në avazin e vjetër, do të ishte dëshmi e dështimit në shkollën e Ramazanit. Kjo, për shkak se Ramazani nuk është synim në vete që me mbarimin e ditëve të tij të mbarojë çdo gjë që ka të bëjë me të. Ramazani synon periudhën që vijon pas tij. Besimtari është në testim të vazhdueshëm të përgatitjes që ka fituar në Ramazan. Nisur nga këtu, si tregues i pranimit të Ramazanit është marrë pikërisht forma dhe mënyra se si ne sillemi pas tij.

*Të nderuar besimtarë!*

Festat në Islam janë momente reflektimi, momente rikthimi në vlerat e vërteta fetare dhe humane. Ndërlidhja e Fitër Bajramit me lëmoshën për nevojtarët është bërë për të na kujtuar se nuk ka vlerë një manifestim shoqëror në të cilin anëtarët e shoqërisë nuk ndihen të barabartë. Shoqëria është sikur trupi: një pjesë nuk mund të kremtojë nëse pjesa tjetër rënkon. Nga këtu, festa është për të na kujtuar rolin tonë karshi njëri-tjetrit, për të na dëftuar rrugën drejt përsosmërisë humane, rrugë kjo që përshkohet duke parë të tjerët si pasqyrë në të cilën ne shohim veten tonë. Ne do të bëhemi të mirë ose më të mirët kur të kuptojmë se nuk jemi krijuar për vetveten, por për të tjerët dhe kur të punojmë për ta jetësuar këtë të vërtetë. Pejgamberi Muhammed a.s. ka thënë: "Njeriu më i mirë është ai që është më i dobishmi për njerëzit."

Interesimi për tjetrin që shprehet në festë nuk është vetëm material. Ndoshta ana materiale është pikënisja ndryshe, qëllimi i vërtetë është bashkimi i zemrave dhe shpirtave. Ramazani na ka mësuar se falja është tipar i besimtarëve të devotshëm, andaj sot duhet ta dëshmojmë këtë tipar. Ramazani na ka mësuar që të triumfojmë mbi epshin, andaj sot është momenti që nefsit t'i japim goditjen përfundimtare duke u lidhur me ata nga të cilët kemi qenë të shkëputur, duke i vizituar ata që na kanë bojkotuar. Vetëm kështu tregojmë suksesin e shkollës së Ramazanit në praktikë. Muhammedi a.s. ka thënë: "Mbajtësi i lidhjeve farefisnore nuk është ai që kërkon shpagim. Mbajtësi i njëmendtë është ai që i lidh marrëdhëniet





me ata që i kanë shkëputur ato”. Për këtë shkak, përmbajtja ndaj provokimeve fizike e verbale është produkt dhe vlerë e Ramazanit. Ne falim, jo nga pamundësia, por nga kultura e Ramazanit. Ne i mbajmë lidhjet me të tjerët, jo për ndonjë interes material, por nga kultura e Ramazanit.

Festat janë momente për të prezantuar vlerat e vërteta të fesë sonë para botës mbarë. Pjesëmarrja gjithëshoqërore në festa është një fakt që pasqyron misionin unifikues të Islamit. Mustafa Sibai , një mendimtar i dalluar i kohës sonë, duke folur për këtë funksion të festës, thotë se bashkimi fizik dhe lidhja shpirtërore që ndodhin në festë janë dy elemente me të cilat mposhtim çdo të keqe.

Festat janë momente rikujtimi. Ramazani është jeta e njeriut në miniaturë. Fillon dhe mbaron shumë shpejt e në fund vjen o gëzimi për angazhim, o dëshpërimi për shpërfillje.

*Të nderuar vëllezër e motra:*

Para pesë ditësh më 10 qershor festuam edhe 140-vjetorin e Lidhjes Shqiptare të Prizrenit, të mbajtur në Xhaminë Bajrakli në Prizrenin e lashtë, në të cilën lidhje apo kuvend, vihen themelet e shtetësisë shqiptare.

Sot edhe në këtë ditë feste të Fitër Bajramit, me respekt e pietet i kujtojmë gjyshërit tanë, prijësit e shquar të Lidhjes Shqiptare të Prizrenit, të cilët në rrethana të jashtëzakonshme, të vështira e të disfavorshme, duke e parë rrezikun që u kanosej trojeve tona nga shtetet fqinje dhe mungesën e vullnetit të fuqive të mëdha për të bërë zgjidhje të drejtë, arritën të organizojnë mbajtjen e Kuvendit të LShP-së për ti bërë me dije botës mbarë se shqiptarët nuk do të pranojnë asnjëherë marrëveshje të kujtdo qofshin ata që çojnë në copëtimin e trojeve shqiptare, duke u bërë me dije se populli shqiptar meriton lirinë dhe pavarësinë e plotë brenda trojeve të tij.

S'ka dyshim se më meritori ishte muderrizi i shquar Haxhi Ymer Prizreni, së bashku me Abdyl Frashërin e Sylejman Vokshin, të mbështetur e të përkrahur nga një sërë personalitetesh të shquara nga të gjitha trojet tona si: Ahmed efendi Korenica, Myderriz Daut efendi Borqi, Jusuf efendi Tabaku, Hasan efendi Shllaku, Myderris Haxhi Zeka, Myftiu ZejnelAbidini e shumë të tjerë që në atë kohë, megjithëse në kushte e rrethana të vështira, u dolën zot vatanit, kombit e identitetit të tyre.

Kuvendi i LShP-së është themel mbi të cilin është ngritur kombi, mbi të cilin janë ngritur shtetet tona, mbi të cilën është ngritur motivi për pavarësi, sovranitet e dinjitet.

Mbajtja e saj në xhami, organizimi i saj nga prijës fetarë, flasin për lidhjen mes fesë dhe vatanit, vërtetojnë kontributin historik të hoxhallarëve në ruajtjen e kombit, shpalosin rolin shumëdimensional fetar, edukativ, arsimor dhe kombëtar.

*Të dashur vëllezër e motra!*

Në fund, më lejoni që t'i uroj për këtë festë të madhe të Fitër Bajramit të gjithë vëllezërit e motrat tona brenda trojeve tona etnike shqiptare, por edhe në mërgatën e largët, duke e lutur Zotin që ta bëjë këtë festë gëzim për ta dhe familjet.

Ju thërras të gjithë, popull dhe institucione, që të marrim shkas festat tona fetare dhe kombëtare për t'u angazhuar për interesin shoqëror të vendit, për të mirën e përbashkët. Duke shfrytëzuar momente sikur këto, bashkimi rreth qëllimeve fisnike bëhet më i lehtë dhe më i fortë. Kështu mund të marshojmë bashkë drejt qëllimeve tona shoqërore e shtetërore!

Zoti na i pranoftë agjërimin dhe adhurimet tona!

Edhe njëherë urime festa e Fitër Bajramit!

*Myftiu Naim Tërnava*
*Më 15.06.2018*
*Prishtinë*

** Hytbeja e Myftiut Tërnava mbajtur në xhaminë e Madhe në Prishtinë.*

*LIGJËRATA E FITËR BAJRAMIT*

# Islami është fe e unitetit*

"Thuaj: "Vetëm mirësisë së Allahut dhe mëshirës së Tij le t'i gëzohen, se është shumë më e dobishme se ajo që grumbullojnë ata". (Junus, 58)

*Të nderuar besimtarë!*

Është kënaqësi e veçantë që sot së bashku po festojmë festën e Fitër Bajramit.

S'do mend që edhe festat janë një pjesë shumë e rëndësishme e rrugëtimit tonë në këtë botë. Do të ishte e pakuptimtë që njeriu të kalojë tërë jetën serioz duke mos u argëtuar asnjëherë, jetë të mbushur më lodhje e mundime dhe asnjëherë të mos ndihet i lumtur dhe i qetë. Mu për këtë, popujt e besimet e ndryshme kanë edhe festat e tyre, që rezultojnë si shkak i përkujtimit të ndonjë ngjarjeje të madhe. Në këtë rast, ne myslimanët kemi dy festa: Bajramin e Fitrit dhe Bajramin e Kurbanit.

Festa e Fitër Bajramit ndërlidhet me përfundimin e agjërimit. Agjërimi është një ritual madhor, në të cilin edukohen shpirti dhe qenia e myslimanit në përkushtim të plotë ndaj Krijuesit, forcon vullnetin e tij, duke lënë anash ushqimin, pijen dhe kënaqësitë e tij për hir të Zotit. Derisa, festa e dytë është Bajrami i Kurbanit, i cili ndërlidhet ngushtë me kryerjen e haxhit.

*Të nderuar!*

Sot është një ditë feste, dita e Bajramit. Ditë që mbulon me gëzim dhe hare zemrën e besimtarit, i cili përgjatë një muaji iu përkushtua më plot sinqeritet Zotit, duke agjëruar, falur namaz, dhënë sadaka, duke lexuar Kuran dhe duke bërë lutje.



Besimtari që agjëroi këtë muaj, që sapo lamë pas, përjetoi në çdo mbrëmje gëzim për ditën që kishte agjëruar dhe ky gëzim sa vjen e shtohet kur përmbyll periudhën njëmujore.

Njëra arsye pse ndien gëzim është se tashmë i janë kthyer ato që Allahu ia kishte ndaluar në Ramazan si rrjedhojë e agjërimit.

Kurse tjetra, ka të bëjë me suksesin dhe ndihmën që i dha Allahu atij, në mënyrë që të agjërojë këtë muaj dhe duke kryer adhurimet e tjera obligime dhe duke falur teravitë në mënyrë të kompletuar. Allahu xh.sh. thotë: "Thuaj: "Vetëm mirësisë së Allahut dhe mëshirës së Tij le t'i gëzohen, se është shumë më e dobishme se ajo që grumbullojnë ata". (Junus, 58)

Duke mos harruar se gëzimi kulmor për besimtarin i është depozituar në çastet kur do të takohet me Allahun Fuqiplotë në botën e ardhshme. Pejgamberi a.s. ka thënë: "Kur të takohet me Zotin e tij gëzohet për agjërimin e tij."

*Të nderuar vëllezër e motra!*

Para sa ditëve apo javëve, shpeshherë na u janë lexuar dhe interpretuar ajetet e agjërimit në kaptinën e dytë të Kuranit, kaptinën El-Bekare. Ajeti 183 i kësaj kaptine

na shpalos obligueshmërinë dhe synimin e agjërimit, që është arritje e pastërtisë shpirtërore. Ajeti vijues (184) tregon se janë ditë të caktuara, të cilat në një formë ecin shpejt, në akordancë më akrepat e orës dhe nuk kthehen më. Dhe vazhdon nxjerrjen e dispozitave dhe rregullave se kush lirohet nga agjërimi. Ajeti i 185 i kësaj kaptine, na tregon qartë se ky Kuran u zbrit në muajin Ramazan dhe që ky libër është udhëzues për njerëzit dhe sqarues i rrugës së drejtë. Rithekson rregullat dhe dispozitat e agjërimit dhe përmbyllet me këto fjalë: "Allahu me këtë dëshiron lehtësim dhe nuk dëshiron vështirësim për ju. Të agjëroni më vonë ditët e lëshuara që të plotësoni numrin, ta madhëroni Allahun sepse Ai ju udhëzoi dhe që ta falënderoni Atë."

Zoti i Mëshirshëm, në asnjë rrethanë apo variant, nuk ka obliguar asnjë obligim, përballimi i të cilit të jetë i pamundshëm. Rregulli hyjnor i pakontestueshëm është "Se Zoti do lehtësim dhe jo vështirësi". Ndaj ky Islam, kjo fe, këto dispozita e obligime, në tërësi janë mundësi dhe momente afrimi te Zoti, që janë të mbështjellë me sakrificë e angazhime, por brendësia dhe esenca e tyre është përplot dashuri dhe kënaqësi.

"Kush adhuron Ramazanin, ai tashmë shkoi (kaloi), por kush adhuron Zotin, Ai është i Gjallë dhe i Përjetshëm."

Vetëm ai që ka përjetuar duke praktikuar këto obligime di të tregojë këtë kënaqësi shpirtërore të përjetuar, e cila kënaqësi një numri të madh njerëzish u mungon për fat të keq në ditët e sotme. Nga këtu me plot të drejtë dijetarët janë në ujdi se "pas kryerjes së ibadeteve harrohen mundimi e lodhja e mbetet shija e shpërblimit".

Ajeti përmbyllet me atë "duke madhëruar Allahun për atë që ju ka udhëzuar..." sikur do të njoftojë se esenca e gëzimit në ditën e Bajramit është në gëzimin që ka robi/njeriu në raport me Krijuesin, sepse ti gjatë Ramazanit ke përmirësuar lidhjet e tua me Zotin, sepse ti gjatë Ramazanit i je kthyer Zotit Fisnik, ti qëndrove stoik në kryerjen e ibadeteve në Ramazan, ti gjatë Ramazanit kontrollove egon tënde, u kujdese për shikim tënd, shfrytëzove drejt kohën tënde, ishe i dobishëm për vetveten, familjen dhe rrethin ku jeton. Krejt këto tregojnë se ky është një triumf yti, është një arritje e madhe, është një sukses i madh për të gjithë ata besimtarë dhe ato besimtare.

Tani, sot tashmë kemi hyrë në muajin vijues e që është muaji hënor i quajtur Sheval, por a do vazhdojmë të kemi angazhime dhe vepra të mira sikur gjatë Ramazanit? Mos ndoshta jemi të sjellshëm vetëm gjatë Ramazanit? Apo mos vallë, të jemi praktikues të obligimeve (namazit, agjërimit, urdhërimit në të mirë dhe ndalimit nga e keqja, respektimit të prindërve, familjes, jetimëve, të qenët produktiv për vendin dhe shoqërinë) vetëm gjatë Ramazanit? Nuk arrihet triumfi i plotë i të qenit mysliman i mirë në kuptim e drejtë të fjalës vetëm gjatë Ramazanit? Por siç ishim produktivë në Ramazan, duhet që edhe tani të vazhdojmë në punët e mira dhe të ndershme, duke u distancuar nga ato të ligat dhe të irrituarat. Është e kuptueshme se nuk mund të jemi të angazhuar në shtimin e ibadeteve në të njëjtin intensitet dhe nivel, por patjetër se vlera dhe pesha e obligimeve është po ajo që ka pasur farzi edhe gjatë Ramazanit. Edhe pse, kuptohet se gjatë Ramazanit shpërblimi i punës së mirë është më i shumëfishuar. Mu për këtë, është e patolerueshme dhe jo e drejtë ideja e të qenit mysliman praktikues sezonal, mysliman praktikues vetëm gjatë Ramazanit, vizitor i shtëpive të Zotit në tokë (xhamive) vetëm në Ramazan. Në lidhje me këtë, dijetarët islamë kanë përdorur një frazë "Kush adhuron Ramazanin, ai tashmë shkoi (kaloi), por kush adhuron Zotin, Ai është i Gjallë dhe i Përjetshëm."



Aq më shumë Islami na porosit që të jemi të përkushtuar ndaj së mirës së Allahut xh.sh. përgjatë gjithë kohës, derisa kjo duhet të jetë më e theksuar gjatë muajt të bekuar të Ramazanit. Kurse, të vazhduarit e përkushtimit ndaj

**Ramazani me të drejtë mund të quhet simbol i dijes, arsimit, librit, lapsit, shkronjave dhe shkrimit.**

veprës së mirë edhe pas Ramazanit jep të kuptojmë se agjërimi ynë dhe lutjet tona janë të pranuara tek Allahu Fuqiplotë.

Nga këtu del këshilla se të vepruarit e mirë duhet të jetë në vazhdimësi, edhe nëse është vepër e vogël nga këndvështrimi njerëzor. Puna e mirë që bëhet vazhdimisht, është ndër veprat më të pëlqyera tek Zoti ynë. Mu për këtë Muhamedi a.s. ka thënë: "Puna më e dashur tek Allahu, është ajo vepër e vazhdueshme qoftë edhe pak"

Prandaj, vëllezër dhe motra, të vazhdojmë së punuari vepra të mira edhe pas Ramazanit, le të jemi tutje të dobishëm për veten tonë, familjen tonë, shoqërinë dhe shtetin tonë.

*Të nderuar besimtarë!*

Nga ky muaj i Ramazanit dalin shumë mësime e urtësi, të cilat në një formë apo tjetër do të duhej të reflektonin te shoqëria islame në përgjithësi dhe te në veçanti. Sot, më shumë se kurrë, kemi nevojë si shoqëri, si ymet, por edhe si shtet të reflektojmë pozitivisht, në mënyrë që të jemi jo vetëm shikues të proceseve shoqërore, ekonomike, politike, kulturore, akademike, por të jemi edhe kontribuues në këto fusha. Prandaj për të arritur nivelin e kërkuar social, kulturor e ekonomik, pse jo edhe politik e akademik, do të duhej që mësimet e Ramazanit të interpretohen qartë dhe po këto mësime të implementohen me kujdes të shtuar nga të gjithë ne. Janë shumë mësime, por dëshiroj të veçoj disa nga to e të cilat kanë një rol tejet të rëndësishëm në ngritjen e ymetit dhe të shtetit, në ndërtimin e mirëfilltë të shoqërisë, në hapjen e shtigjeve të suksesit, prosperitetit e të zhvillimit.

## E para nga këto është KOHA

Ja koha po ecën, jeta po kalon, kurse ne ecim dhe shkojmë, i gjalli sot mund të jetë i vdekur nesër, kurse puna e mirë është e përjetshme. Ramazani shkoi, sikur që çdo gjë që do të shkojë dhe ka përfundimin e vet, Allahu xh.sh. thotë: "Çdo gjë që është në të (në tokë) është e zhdukur. E do të mbetet vetëm Zoti yt që është i madhëruar e i nderuar!" (Er-Rrahman, 26-27).

Zoti i Gjithëpushtetshëm kur përshkruan normën e agjërimit në kaptinën e dytë, kaptinën El-Bekare, fillon ajetin 184 me këto dy fjalë: "Ditë të caktuara..."

Po ishin ditë të caktuara, dhe çdo gjë që ka fillim i vjen edhe shpejt fundi. Prandaj, para sa javëve flisnim për agjërimin e ja tani po flasim se çka pas Ramazanit.

Ditët, momentet, çastet e njeriut në këtë botë janë të numëruara. Ai nuk guxon që t'i humbë dhe t'i zhvlerësojë ato. Koha është për të ose begati ose ndëshkim.

Ndaj, koha është begatia më e madhe që Allahu na e ka dhënë, edhe para pasurisë, familjes, pozitës e para shumë të tjerave. Shfrytëzimi i kohës në mënyrë të drejtë e ngre njeriun lart dhe rrjedhimisht edhe shoqërinë e ymetin tonë.

Zoti Fuqiplotë në Kuran është betuar në kohën, bile edhe në disa pjesë të saj. Nuk ka asnjë gjë në të cilën është betuar Zoti në Kuran më shumë sesa në kohën. Allahu thotë: " Pasha kohën! Njeriu është në humbje...."“Pasha natën kur errësohet në tërësi. Pasha ditën kur shpaloset në tërësi."( El-Lejl 1-2) "Pasha paraditën!" (Ed- Duha, 1) "Pasha agimin!" ( El-Fexhr, 1)

Koha është vetë jeta, sepse jeta përbëhet nga orët, ditët, javët, muajit, vitet. Nëse themi të humbim kohë, atëherë kemi humbur jetën tonë. Për këtë jetë do të japim llogari për çdo minutë të jetës sonë.

Këtë element, shfrytëzimin e kohës, gjeneratat e mëhershme e kanë trajtuar me shumë seriozitet. Të arriturat shkencore të myslimanëve të parë, janë ndërtuar në kujdesin e tyre në kohën e lirë. Kanë pasur zero tolerancë që kohën e tyre ta shpenzojnë në gjëra të kota. Mu për këtë, në fenë tonë jeta e një besimtari nuk llogaritet me muaj e vite, por me kontribut e angazhim që bën në këtë jetë. Kemi shumë shembuj në historinë islame, por le te kujtojmë Sead bin Muadhin, i cili kishte pranuar Islamin ne moshën 30-vjeçare, ndërsa kaloi në amshim në moshën 37-vjeçare. Momentin e vdekjes së tij e kanë vlerësuar banorët e qiejve dhe të tokës. Muhamedi a.s. thotë: "Arshi i Zotit është tronditur me vdekjen e tij, i janë hapur dyert e qiejve dhe kanë zbritur, dëshmuar në varrimin e tij 70.000 melekë.

Ndonjëri mund të pyesë se çfarë ka bërë ai? Përgjigjja e thjeshtë: ka qenë i vëmendshëm në shfrytëzimin e kohës së lirë.

Po ashtu, nëse lexojmë për njerëzit e suksesshëm në jetë, gjithnjë del se ata kanë qenë të vëmendshëm në shfrytëzimin e kohës si Imam Ebu Hanife, Imam Neveviu, Ibën Akil, Muhasebiu, etj.

Mu për këtë, këshillat e Muhamedit ndaj kohës ishin të shumta, si edhe kjo: " Ndaj dy gjërave njerëzit janë të shkujdesur, kohës së lirë dhe shëndetit"

Nga këtu, Ramazani na mësoi se si duhet pasur kujdesur në kohën e lirë, atë ta kalojmë në adhurime ndaj Tij, vizita familjare, të vepruarit e së dobishmes dhe të qenët produktiv. Edhe pas Ramazanit duhet të vazhdojmë që të jemi të tillë.

## E dyta- Dituria

Ramazani qartë dëftoi se është muaji i leximit dhe i shkencës. Rrezet e këtij muaji reflektojnë edhe në sferën e arsimit dhe të fushave shkencore. Në fakt, Ramazani, me plot të drejtë, mund të quhet muaj i iluminizmit të vërtetë, ngase Ramazani është muaji i shpalljes së librit të fundit të Allahut, Kuranit. Në Natën e Kadrit, që shumë dijetarë e pohojnë se ka qenë nata e 27 e Ramazanit, filloi shpallja e Kuranit. Ky privilegj i madh, gjegjësisht fillimi i shpalljes së librit të fundit të Allahut për njerëzimin, i takoi Ramazanit dhe, me këtë, Ramazani me të drejtë mund të quhet simbol i dijes, arsimit, librit, lapsit, shkronjave dhe shkrimit.

Nuk është e rastësishme se pesë ajetet e para të shpallura nga ky libër sjellin imperativin hyjnor drejtuar besimtarëve për arsimim dhe edukimin e mirëfilltë shkollor. Zoti thotë: “Lexo me emrin e Zotit tënd, i cili krijoi (çdo gjë). Krijoi njeriun prej një gjaku të ngjizur (në mitrën e nënës). Lexo! Se Zoti yt është më bujari! Ai që e mësoi (njeriun) të shkruajë me pendë. Ia mësoi njeriut atë që nuk e dinte”. (96: 1-5)

A nuk është e çuditshme që pesë ajetet e para të shpallura përbëjnë dy herë fjalën “lexo” dhe dy herë fjalën “mësoi”?

Kjo është jehona e parë e cila e lartëson vlerën e lapsit, e çmon vlerën e diturisë dhe i shpall luftë analfabetizmit. Nuk ka më mirë se këto komponent të mishërohen në personalitetin dhe jetën e besimtarit si individ, dhe në jetën e ymetit islam si bashkësi.

Nisur nga kjo, duhet që të gjithë ata që janë të përmbledhur brenda nocionit besimtar, mysliman, të reflektojnë në ngritjen e kapaciteteve të tyre intelektuale e shkencore duke studiuar e lexuar. Duhet të jemi shpresë për ymetin islam, për ngritje në aspektin arsimor dhe shkencor, për hedhjene hapave gjigantë në fusha të ndryshme

> **Ramazani duhet që patjetër të reflektojë në fushën e shkencës te besimtarët myslimanë, të arsimohen, të merren me shkencën e mirëfilltë, të jenë kontribuues në fushat e ndryshme shkencore**

shkencore, pas letargjisë shekullore që i kaploi myslimanët në fushën e shkencës dhe arsimit.

Në Kuran fjala dituri përmendet në 660 vende. Vlera e diturisë peshohet me vlerën e adhurimeve që bëjmë ndaj Allahut të Madhërishëm.

Muhamedi a.s. ishte ai që me mendjemprehtësinë e tij ndërtoi dhe udhëhoqi grupet e para të besimtarëve, duke ndërtuar aspiratat e tyre bazuar në dituri e arsim. Ai nuk u hamend në asnjë çast të inkurajonte myslimanët të studiojnë dhe kemi shumë shembuj praktikë nga jeta e tij se si i inkurajonte të rinjtë në arsim e dituri.

Ai thoshte: “Atij që ka marrë rrugën për të kërkuar dituri, Allahu do t`ia lehtësojë rrugën për në Xhenet”, “ Vlera e dijetarit ndaj adhuruesit është sikur vlera e hënës ndaj yjeve të tjera”, Imam Shafiu, Allahu e mëshiroftë, ka thënë: “Kush e dëshiron këtë botë, atëherë le të merret me dituri, e kush e dëshiron botën tjetër, atëherë lë të merret me dituri”

Andaj, në Islam feja është shkencë dhe dituri, dituria dhe shkenca janë fe, që do të thotë Islami bën bashkimin e shkencës me fenë. Prej qëllimeve kryesore të Islamit është edukimi dhe arsimimi i njeriut, me fjalë tjera kompletimin e njeriut në të gjitha aspektet si në aspektin trupor ashtu edhe në atë shpirtëror pasi që dihet se njeriu udhëhiqet prej mendjes dhe zemrës e jo prej syrit dhe veshit.

Shkencëtarët myslimanë, të cilët ishin nxitur nga mësimet kuranore për të studiuar, hulumtuar, iu përkushtuan jo vetëm shkencës islame, por edhe shkencës në përgjithësi. Në mes të emrave më të njohur myslimanë që kontribuuan në shkencë janë: Ebu Musa Xhabir ibën Hajjan, i njohur si babai i kimisë; Abdul Melik ibën Kureib el-Esmai, konsiderohet si shkencëtari i parë mysliman, i cili kontribuoi në zoologji, botanikë, dhe përkujdesjen e kafshëve, Muhamed bin Musa Al-harizmi– ishte një nga matematikanët më të mëdhenj dhe njihet si themeluesi i algjebrës, Jakub ibën Ishak El-Kindi – ishte një filozof, astronom, fizikan, matematikan, dhe gjeograf, Ibni Sina si filozof, teolog, sociolog dhe mjek.

Prandaj Ramazani duhet që patjetër të reflektojë në fushën e shkencës te besimtarët myslimanë, të arsimohen, të merren me shkencën e mirëfilltë, të jenë kontribuues në fushat e ndryshme shkencore, sepse vetëm si të tillë arsyetojnë petkun e veshur në trupin e tyre të quajtur, petk mysliman.

## E treta: të jemi bashkëpunues

*Të nderuar vëllezër!*

Virtytet e fituara gjatë muajit të shenjtë si rezultat i agjërimit të mirëfilltë siç janë sinqeriteti, devotshmëria, modestia, afrimi ndaj njëri-tjetrit, të qenët pranë njëri-tjetrit, të qenët unik, duhet kërkuar që në vazhdimësi të na përcjellin gjatë gjithë jetës.

Ramazani na mësoi praktikisht se si duhet të jemi unikë e si të jemi pranë njëri-tjetrit. Agjërimin nga këndi i unitetit e hasim dhe s’ka dyshim si vlerë kompaktësie, uniteti, e bashkimi vëllazëror. Vetë Ramazani paraqet një pikëpamje unike dhe gjithëpërfshirëse me një organizim të lartë social. Prandaj në Ramazan programet personale gjejnë shprehje, por respektohet një program universal, i sistematizuar

nga Krijuesi i njeriut dhe universit. Vetë jeta është rezultat i bashkimit dhe unitetit. Kur të humbet uniteti edhe jeta shpirtërore rrezikohet. Atëherë kur humbet solidariteti dhe dashuria ndërvëllazërore, atëherë humbet edhe shija e bashkësisë. Dihet qartë se tre njësha (1) kur shkruhen veç e veç, kanë vlerën 3, kurse nëse shkruhen pranë njëri- tjetrit kanë vlerën 111.

Zoti xh.sh. thotë: "Vërtet ymeti-populli juaj duhet të jetë një ymet (pra i bashkuar).." ( El-Muminune 52)

Prandaj, Islami është fe e unitetit. Është për t'u theksuar fakti se Islami është një fe e bazuar në besimin vetëm te Zoti i Plotfuqishëm dhe i Gjithëmëshirshëm. Uniteti si term i bazuar në vizionin botëror në këndvështrimin e jetës dhe në sistemin shoqëror, presupozon bashkimin e njerëzve vëllezër dhe motra, barazi në të drejtat themelore dhe eliminimin e diskriminimit në bazë të gjuhës, ngjyrës, racës ose familjes dhe farefisit. Islami ka shfuqizuar çdo gjë që i përkiste periudhës së injorancës si p.sh.: egoizmin, brutalitetin, shtypjen dhe padrejtësinë. Në përputhje me Islamin, parimi "peshku i madh e ha të voglin" u zëvendësua me "duaje fqinjin tënd"; jeta nuk është një luftë, por një proces bashkëpunimi, parimi "të tjerët duhet të punojnë ndërsa unë të rri" me fjalën "ndihmë", "shtypja" u zëvendësua me "drejtësinë"; parimi i padrejtësisë sipas të cilit "e drejta është me të fortin" u çrrënjos dhe u vendos parimi "fuqia është me të drejtin", "i drejti është më i fuqishmi" zuri vend dalëngadalë dhe shoqëria besoi tek e vërteta dhe drejtësia që i përkasin Krijuesit.

Andaj, të kujtojmë çdoherë se ndihma e Zotit është me të bashkuarit, të cilët kanë qëllime fisnike, janë pranë njëri-tjetrit në të mira e skamje. I Gjithëmëshirshmi ka thënë: "Bashkohuni të gjithë për fjalën e Zotit dhe mos u përçani..." "Vërtet myslimanët janë vëllezër, andaj kujdesuni dhe ruajeni



vëllazërinë tuaj…" "Ndihmohuni për punët e mira dhe të mbara e jo për mëkate dhe armiqësi.."

Sot më shumë se kurrë kemi nevojë që këtë reflektim të Ramazanit në veçanti, e të fesë sonë në përgjithësi të marrim me amanet që ta praktikojmë në jetën tonë të përditshme.

*Të nderuar vëllezër!*

Dëshiroj ta përmbylli temën më një përmbledhje që festa e Fitër Bajramit është e lidhur ngushtë me fjalën e Allahut të zbritur në tokë. Sikur kjo festë do të kremtojë mesazhin e fundit të shpallur në rruzullin tokësor. Kjo festë e madhe fetare ka kuptime shumëdimensionale, le të kujtojmë se përgjatë Ramazanit kemi fituar dhe kultivuar një sërë virtytesh siç janë: devotshmëria, sinqeriteti, afrimi ndaj njëri-tjetrit, ndjenja e të qenit solidar, faljes, mëshirës, vetëbesimit etj. Mbi të gjitha, të punojmë shumë, të shfrytëzojmë kohën e lirë, të mësojmë e lexojmë dhe të jemi unikë e të bashkuar. Këto vlera duhet të na shërbejnë gjatë gjithë jetës sonë në këtë botë. Por, le të kujtojmë se, nga këto vlera morale të fituara nga Ramazani, nuk duhet menduar të përfitojmë vetëm ne individualisht, por ato duhet të jenë në funksion për të mirën e tërë shoqërisë dhe për mirëqenien e vendit tonë. Popujt dhe ymetet nuk krijohen me iluzione, nuk krijohen me imagjinatë, ato nuk mund të krijohen me të pavërteta. Ashtu siç duhen materialet më të forta ndërtuese për të ndërtuar një pallat të lartë dhe të fortë, po ashtu edhe popujt duhet të krijohen me moral, me ngritje të ndërgjegjes personale dhe shoqërore si dhe të arsimohen me një shkollim të drejtë dhe të mirëfilltë.

Krejt në fund lus Allahun të na pranojë adhurimet tona që kemi bërë, të na begatojë me Mirësitë e Tij në këtë botë dhe botën e ardhshme dhe të na bëjë prej atyre që kontribuojnë me punë të mira në dobi të familjes, shoqërisë, ymetit dhe vendit tonë!

*Mr.sci. Jakup Çunaku*

*Më 15.06.2018*

*Prishtinë*

** ligjërata me rastin e kremtimit të Fitër Bajramit në xhaminë e Madhe të Prishtinës*

**Sabri Bajgora**

# Komentimi i kaptinës El-Hashr – (2)

## Dëbimi i fisit Beni-n-Nadir nga Medina

سَبَّحَ لِلَّهِ مَا فِي السَّمَاوَاتِ وَمَا فِي الْأَرْضِ وَهُوَ الْعَزِيزُ الْحَكِيمُ ﴿١﴾ هُوَ الَّذِي
أَخْرَجَ الَّذِينَ كَفَرُوا مِنْ أَهْلِ الْكِتَابِ مِن دِيَارِهِمْ لِأَوَّلِ الْحَشْرِ مَا ظَنَنتُمْ أَن
يَخْرُجُوا وَظَنُّوا أَنَّهُم مَّانِعَتُهُمْ حُصُونُهُم مِّنَ اللَّهِ فَأَتَاهُمُ اللَّهُ مِنْ حَيْثُ لَمْ
يَحْتَسِبُوا وَقَذَفَ فِي قُلُوبِهِمُ الرُّعْبَ يُخْرِبُونَ بُيُوتَهُم بِأَيْدِيهِمْ وَأَيْدِي الْمُؤْمِنِينَ
فَاعْتَبِرُوا يَا أُولِي الْأَبْصَارِ ﴿٢﴾ وَلَوْلَا أَن كَتَبَ اللَّهُ عَلَيْهِمُ الْجَلَاءَ لَعَذَّبَهُمْ فِي
الدُّنْيَا وَلَهُمْ فِي الْآخِرَةِ عَذَابُ النَّارِ ﴿٣﴾ ذَٰلِكَ بِأَنَّهُمْ شَاقُّوا اللَّهَ وَرَسُولَهُ وَمَن
يُشَاقِّ اللَّهَ فَإِنَّ اللَّهَ شَدِيدُ الْعِقَابِ ﴿٤﴾ مَا قَطَعْتُم مِّن لِّينَةٍ أَوْ تَرَكْتُمُوهَا قَائِمَةً
عَلَىٰ أُصُولِهَا فَبِإِذْنِ اللَّهِ وَلِيُخْزِيَ الْفَاسِقِينَ ﴿٥﴾

***"Allahun e madhëron (lartëson) çdo gjë në qiej dhe në Tokë. Ai është i Plotfuqishmi, i Urti. Është Ai që i nxori nga shtëpitë e tyre ata që nuk besuan nga radhët e ithtarëve të Librit në kohën e dëbimit të parë. Ju nuk mendonit se ata do të iknin (dilnin), kurse ata mendonin se fortesat e tyre do t'imbronin prej Allahut. Por dënimi i Allahut u erdhi andej nga nuk e pritnin, duke mbjellë në zemrat e tyre frikë, e cila bëri që ata t'i shkatërronin shtëpitë e veta me duart e tyre, si dhe me duart e besimtarëve. Prandaj, merrni mësim nga kjo, o ju të zotët e mendjes! Sikur Allahu të mos u kishte caktuar atyre dëbimin, Ai (me siguri) do t'i kishte ndëshkuar në këtë jetë. Por në jetën tjetër ata i pret dënimi i Zjarrit. Kjo, sepse ata iu kundërvunë Allahut dhe të Dërguarit të Tij; e kushdo që i kundërvihet Allahut, s'ka dyshim se Allahu është ndëshkues i ashpër. Për çdo palmë (fidane të hurmave të armikut) që këputët apo latë në këmbë, keni pasur miratimin e Allahut, në mënyrë që Ai t'i poshtërojë të pabindurit."- (El-Hashr, 1-5).***

## Shkaku i zbritjes së ajetit të 5-të

Në lidhje me këtë ajet kemi edhe shkakun e zbritjes, të cilin e kanë regjistruar dijetarët që merren me këtë shkencë kuranore.

-Transmetojnë Buhariu, Muslimi dhe të tjerët nga Ibn Omeri r.a. të këtë thënë: I Dërguari i Allahut gjatë rrethimit të fisit Beni-n-Nadir, ua shkuli dhe dogji atyre disa trupa të njomë hurmash, prandaj edhe zbriti ajeti i 5-të i kësaj sureje."[1]

- Transmeton Ibn Is'haku nga Jezid bin Rummani të ketë thënë: "Kur i Dërguari i Allahut i rrethoi kështjellat e Beni-n-Nadirit, ata u mbyllën dhe u fortifikuan brenda tyre. Për t'i dobësuar e thyer emocionalisht, urdhëroi që të shkuleshin e digjeshin disa fidane të njoma hurmash nga kopshtet e tyre. Hebrenjtë duke parë këtë veprim të myslimanëve, thirrën nga lart mureve të kështjellave: O Muhamed! Ti sikur bëje thirrje për ndalim të shkatërrimit-fesatit në tokë. Përse po na i shkul trupat e hurmave dhe po na i djeg kopshtet?! Disa prej myslimanëve u ndien keq, duke menduar në mos kishin mëkatuar në këtë rast, por Allahu i Madhërishëm menjëherë zbriti ajetin e 5-të, duke i shfajësuar dhe liruar ata nga kjo barrë që po i rëndonte në shpirt, se secili prej dy veprimeve, qoftë këputja e fidaneve, qoftë lënia e tyre, ishte me leje dhe miratim nga Allahu xh.sh.[2]

## Koment:

1. Allahun e madhëron (lartëson) çdo gjë në qiej dhe në Tokë. Ai është i Plotfuqishmi, i Urti.

Kjo sure e bekuar, ka filluar me ajet madhërimi ashtu siç edhe ka përfunduar me një ajet të tillë. Është ky madhërim, jehona e të cilit oshëtin nëpër tërë Universin, sepse çdo gjë në të, i bën tesbih Allahut xh.sh. Në lidhje me këtë madhërim, në Kuran thuhet:

"Lartmadhëri të merituar i shprehin Atij shtatë qiejt e toka dhe çka kanë to, e nuk ka asnjë send që nuk e madhëron (nuk i bën tesbih), duke I shprehur falënderim Atij" – (El-Isra'ë, 44)

Kjo do të thotë se qielli, toka, engjëjt, njerëzit, bubullima, pemët, bimët, insektet, kafshët-shtazët, peshqit dhe çdo krijesë, i bëjnë tesbih Allahut, ndonëse ne nuk e kuptojmë këtë madhërim të tyre.[3]

Ai që mediton më thellë në urtësitë e Kuranin famëlartë, vëren se foljet me të cilat shprehet kuptimi i madhërimit-tesbihut janë vënë në tri trajta gramatikore. Ka ardhur në formën e kohës së shkuar: "Sebbeha", ka ardhur në formën e kohës së tashme me vlerë gjithëkohore: "Jusebbihu" dhe ka ardhur në formën urdhërore: "Sebbih". Vënia e foljeve me të cilat shprehet kuptimi i tesbihut-madhërimit në këto tri forma gramatikore në Kuranin fisnik, është një shenjë se në këtë ekzistencë vazhdimisht i bëhet madhërim Krijuesit të gjithëpushtetshëm-Allahut xh.sh.



Ajeti përfundon me përmendjen e dy emrave të bukur të Allahut: "El-Aziz- I Plotfuqishmi", dhe "El-Hakim- I Urti". Emri "El-Aziz" nënkupton se Ai është i Plotfuqishëm që të realizojë çfarë të dëshirojë, pa pasur mundësi askush nga krijesat që ta pengojë realizimin e një urdhri të Tij. Kjo erdhi në shprehje sidomos me rastin e dëbimit të fisit Beni-n-Nadir, kur Ai futi tmerr, frikë e lemeri në zemrat e tyre, atëherë kur myslimanët më së paku e prisnin, për shkak se çifutët ishin fortifikuar fuqishëm në kështjellat e tyre.

Kurse emri tjetër i bukur i Tij "El-Hakim" nënkupton urtësinë dhe përcaktimin e Tij se çdo gjë që ndodh në këtë ekzistencë, ndodh me dijen dhe caktimin e Tij.

2. Është Ai, që i nxori nga shtëpitë e tyre ata që nuk besuan nga radhët e ithtarëve të Librit në kohën e dëbimit të parë. Ju nuk mendonit se ata do të iknin (dilnin), kurse ata mendonin se fortesat e tyre do t'i mbronin prej Allahut. Por dënimi i Allahut u erdhi andej nga nuk e prisnin, duke mbjellë në zemrat e tyre frikë, e cila bëri që ata t'i shkatërronin shtëpitë e veta me duart e tyre, si dhe me duart e besimtarëve. Prandaj, merrni mësim nga kjo, o ju të zotët e mendjes!

Meqë në ajetin paraprak, Allahu e lavdëroi Veten me cilësinë e madhështisë, atëherë është e natyrshme që ajeti pasues ta shpërfaqte thellësisht këtë madhështi, fuqi dhe urtësi të Tij, e cila gjeti shprehje gjatë dëbimit të fisit çifut nga vendbanimet e tyre.

Ashtu siç e kemi cekur te shkaku i zbritjes, kjo sure ka zbritur në lidhje me dëbimin e fisit Beni-n-Nadir, nga paralagjet e Medinës, për shkak të tradhtisë së tyre dhe thyerjes së marrëveshjes që kishin me myslimanët.

Në lidhje me këtë ngjarje, për të cilën bën fjalë shumica e ajeteve të kësaj sureje, është transmetuar nga IbnAbasi, Muxhahidi, Zuhriu dhe disa të tjerë të kenë thënë: I Dërguari i Allahut pasi emigroi në Medinë, lidhi marrëveshje me hebrenjtë, duke u dhënë atyre garanci se nuk do t'i luftonte ata, por as ata nuk do ta luftonin atë. Pas luftës së Uhudit, hebrenjtë e fisit Beni-n-Nadir, duke parë se myslimanët në Uhud, u thyen shpirtërisht, ndonëse nuk e kishin humbur atë betejë në tërësi, menduan se ata më nuk do të përbënin ndonjë rrezik për ta, dhe vendosën të mos i përmbaheshin më marrëveshjes-besatimit që ishte lidhur mes tyre.

Madje kur i Dërguari a.s., shkoi tek kështjellat e tyre për të kërkuar ndihmë për shpagimin e gjakut të disa aleatëve të tyre, të cilët myslimanët i kishin mbytur gabimisht, ata fshehurazi kishin planifikuar një atentat ndaj tij, për t'i hedhur një shkëmb të madh mbi kokë.

Mirëpo Allahu xh.sh. e inspiroi të Dërguarin e Tij për rrezikun që po i kanosej dhe ky, pa një pa dy, së bashku me përcjellësit e tij u ngrit nga vendi ku po qëndronte ulur, para se të zbatohej në praktikë ky atentat ndaj tij. Gjatë kthimit, arriti në përfundim se këtë tradhti nuk mund ta lante asgjë tjetër përveç intervenimit të shpejtë ushtarak. Vetëm në këtë mënyrë, Islami do ta rikthente autoritetin e tij dhe do t'i zmbrapste duart tradhtare që po zgjateshin si hije vdekjeprurëse ndaj myslimanëve.

I Dërguari a.s. pas konsultimit me ashabët e tij, ua kumtoi çifutëve të Benu-n-Nadir urdhëresën për ta lëshuar Medinën në afat prej 10 ditësh. Për çudi, munafikët e Medinës u solidarizuan me çifutët dhe u pajtuan që bashkërisht të luftonin kundër myslimanëve.

Mirëpo kësaj radhe, goditja e Islamit ishte e pamëshirshme. Çifutët u mposhtën pa luftë dhe u detyruan të shpërnguleshin nga Medina duke lënë shtëpitë e tyre. Surja "El-Hashr", e ka përshkruar besnikërisht dëbimin e çifutëve, por edhe ka zbuluar qëndrimin dhe hipokrizinë e munafikëve...[4]

"...Është Ai, që i nxori nga shtëpitë e tyre ata që nuk besuan nga radhët e ithtarëve të Librit në kohën e dëbimit të parë"

Dëbimi i fisit Beni-n-Nadir, ishte me inspirim nga Allahu i Plotfuqishëm dhe është quajtur "Hashrulevvel-dëbimi i parë" sepse më vonë do të pasonin edhe dëbime e shpërngulje të tjera të hebrenjve, siç ishte rasti i hebrenjve të Benu Kurejdha, Benu Mustalak, atyre të Hajberit etj. Ky dëbim, ishte dëbim kolektiv nga shtëpitë dhe vendbanimet e tyre, dhe në një mënyrë i ngjason "Tubimit të premtuar-El-Hashr" nesër në Ahiret, kur çdo i varrosur do të detyrohet të ngrihet nga varri i tij për t'u paraqitur në tubimin e madh para Allahut xh.sh.. Asnjë njeri nuk do të mbesë në varre, ashtu siç nuk iu lejua asnjë hebreu, qoftë i madh apo i vogël, të qëndronte në shtëpitë e tyre.

"... Ju nuk mendonit se ata do të iknin (dilnin), kurse ata mendonin se fortesat e tyre do t'i mbronin prej Allahut..."

Kjo pjesë e ajetit të dytë, tregon qartë se myslimanët nuk mendonin se çifutët do të linin vatrat e tyre, sepse kështjellat e tyre ishin të larta, të mbrojtura mirë, dhe mbi të gjitha, brenda tyre kishte burime uji dhe ushqime të bollshme, të cilat u mjaftonin për mbijetesë banorëve madje deri në tri vite rrethimi të plotë.

Në anën tjetër, edhe çifutët ishin të bindur se kështjellat e tyre të fortifikuara, ishin të pathyeshme, ashtu siç ishin të bindur se as myslimanët nuk kishin forcë e as zotësi që t'i pushtonin ato. Madje, mendjemadhësia e tyre kishte shkuar aq larg duke menduar se ato ishin aq mirë të mbrojtura saqë as Allahu nuk mund t'u bënte gjë!!

Por, ndodhi mrekullia, të cilën askush nuk e kishte parashikuar se mund të ndodhte, as myslimanët e as hebrenjtë...

> Surja "El-Hashr", e ka përshkruar besnikërisht dëbimin e çifutëve, por edhe ka zbuluar qëndrimin dhe hipokrizinë e munafikëve...

"... Por dënimi i Allahut u erdhi andej nga nuk e pritnin, duke mbjellë në zemrat e tyre frikë..."

Dënimi i Allahut ishte i rreptë dhe u erdhi hebrenjve nga nuk e prisnin. Po të ndalemi pak të meditojmë rreth kësaj pjese të ajetit, do të shohim një mrekulli të madhe. Allahu xh.sh. nuk tha: Dënimi u erdhi nga njerëzit apo nga ushtria myslimane e as nga ndonjë kalorësi, por tha se dënimi u erdhi vetëm nga Allahu i Madhërishmëm, i Cili mbolli frikë e lemeri në zemrat e tyre, saqë ata u dorëzuan pa luftë, duke iu lutur dhe duke kërkuar nga i Dërguari i Allahut t'ua kursente jetët e tyre.[5]

Ato kështjella, të cilat deri dje në sytë e tyre ishin të pathyeshme, dhe mbase myslimanët nuk do të kishin arritur t'i pushtonin dot për një kohë bukur të gjatë, u shembën sikur të ishin kështjella prej rëre. Zaten ky ishte dënimi i dhimbshëm për të gjithë ata që u sollën keq ndaj të Dërguarit të Allahut dhe ndaj myslimanëve.

"... e cila bëri që ata t'i shkatërronin shtëpitë e veta me duart e tyre, si dhe me duart e besimtarëve..."

Hebrenjtë e fisit Beni-n-Nadir, të thyer shpirtërisht, në bazë të ujdisë që kishin lidhur me të Dërguarin e Allahut, do t'i linin të gjitha armët e tyre, dhe do t'i shkatërronin shtëpitë e tyre me duart e veta. Nga tërë kjo pasuri e patundshme, secila familje do të merrte me vete vetëm aq sa mund ta bartte një deve. Urtësia e shkatërrimit të shtëpive të tyre nga vetë ata, ishte një shenjë nënçmimi e poshtërimi për ta, por në anën tjetër, ishte edhe një largpamësi e Resulullahits.a.v.s. që as atyre e as gjeneratave pasuese të tyre (hebrenjve), të mos u mbetej dot asnjë kujtim për ato vendbanime, në të cilat kishin jetuar e qëndruar për një kohë. Nga të dhënat historike, mësojmë se një grup i këtyre hebrenjve u shpërngul në Edhriat, në pjesën e epërme të Shamit, kurse një grup tjetër iu drejtuan Hajberit.[6]

"... Prandaj, merrni mësim nga kjo, o ju të zotët e mendjes!"

Pjesa e fundit e ajetit, sikur dëshiron t'i kthjellë mendjet e njerëzve, që të mos jenë të shkujdesur nga veprimet e tyre në këtë jetë. Secili le ta kuptojë se është në përcjellje të vazhdueshme nga Krijuesi fuqiplotë dhe i gjithëdijshëm. Atij nuk mund t'i fshihet asnjë veprim, madje as mendimi që e fshehim në zemra-mendje. Sidomos le të kenë kujdes ata që i kundërvihen Allahut, fesë që ai e zbriti si rrugë shpëtimi për njerëzit dhe të Dërguarit të Tij, duke u përpjekur ta fikin dritën e Allahut, se ata i pret një jetë e vështirë në këtë dunja, ndërkohë që do të jenë të humbur përgjithmonë në botën tjetër. Ngjarja e dëbimit të fisit Beni-n-Nadir, është rast që duhet t'i bëjë njerëzit të mendojnë me arsye dhe logjikë të shëndoshë, se Fjala e Allahut është më e larta dhe se vullneti i Tij zbatohet pa diskutim, në tërë këtë Univers.

3. Sikur Allahu të mos u kishte caktuar atyre dëbimin, Ai (me siguri) do t'i kishte ndëshkuar në këtë jetë. Por në jetën tjetër ata i pret dënimi i Zjarrit.

Nga ky ajet kuptojmë se dëbimi i çifutëve Beni-n-Nadir, kishte ndodhur me inspirim dhe leje nga Allahu xh.sh.. Ky dëbim i tyre mund të llogaritet si një dënim në këtë botë, por i veshur me petkun e mëshirës hyjnore. Atyre iu kursyen jetët e tyre, ndonëse në raste të tilla tradhtie, rregullat e luftës janë të pamëshirshme. Po t'u ishte caktuar dëbimi, ata sigurisht se do të ndëshkoheshin në këtë dunja me dënime të rrepta, por llogaria dhe ndëshkimi i tyre i madh u shty për në botën tjetër, në mënyrë që drejtësia



hyjnore të vijë në vend.

Çifutët, në vend se të ishin të parët që do ta përkrahnin këtë të dërguar të Zotit, që erdhi me flamurin e Njëshmërisë, ata përkundrazi thurën intriga e komplote kundër tij, duke u bashkuar me forcat djallëzore të idhujtarëve. Andaj, dënimi i tyre në botën tjetër, do të jetë i pashmangshëm dhe i dhimbshëm.

4. Kjo, sepse ata iu kundërvunë Allahut dhe të Dërguarit të Tij; kushdo që i kundërvihet Allahut, s'ka dyshim se Allahu është ndëshkues i ashpër.

Ky dëbim i turpshëm në këtë botë, duke i shkatërruar shtëpitë e veta me duart e tyre, erdhi si pasojë e kundërshtimit dhe kundërvënies së tyre ndaj Allahut dhe të Dërguarit të Tij.

Hebrenjtë e dinin fort mirë se ishte afruar koha e ardhjes së "vulës"së profetëve. Madje e dinin mirë se ai do të ishte nga pasardhësit e Ismailit a.s.-arabëve, por mëria ndaj tyre nuk i lejonte ta pasonin Muhamedin a.s., duke mbajtur shpresa dhe iluzione të rreme, se ky i dërguar i fundit, i paralajmëruar në Tevrat dhe në Inxhil, megjithatë do të ishte prej beni israilëve. Ata-hebrenjtë nuk u ndalën vetëm në këtë inat dhe hasmëri primitive, por shkuan edhe më larg duke shfaqur haptazi armiqësinë e tyre kur lidhën aleancë me kurejshët, që të luftonin kundër myslimanëve, pas luftës së Uhudit.

Ata nuk hezituan ta përdornin dinakërinë dhe pabesinë e tyre, kur tentuan dhe planifikuan mbytjen e të Dërguarit të Allahut, me një gur të madh të cilin do t'ia hidhnin sipër nga muret e larta të kështjellës...

Për këtë planifikim të tyre djallëzor, i Dërguari i Allahut i informua nga i Lartmadhërishmi nëpërmjet inspirimit, dhe aty për aty vendosi t'i nënshtronte ushtarakisht këtë fis të pabesë e të pabindur, duke i rrethuar kështjellat e tyre...

5. Për çdo palmë (fidanë të hurmave të armikut) që këputët apo latë në këmbë, keni pasur miratimin e Allahut, në mënyrë që Ai t'i poshtërojë të pabindurit.

Pasi i kishte rrethuar për disa ditë kështjellat e hebrenjve, dhe duke parë se ata nuk po tregonin shenja të dorëzimit, i Dërguari i Allahut, duke dashur t'i dobësojë shpirtërisht dhe t'i thyejë emocionalisht, vendosi t'ua shkulte disa fidane të njoma hurmash nga kopshtet e fisit Beni-n-Nadir.

Ata, duke qenë të lidhur pas pasurisë së kësaj bote, u prekën shpirtërisht dhe iu drejtuan të Dërguarit të Allahut me pyetjen se përse po e bënte këtë gjë, e cila sipas tyre nënkuptonte shkatërrim në tokë. Nga këto fjalë të tyre, u prekën edhe një numër i myslimanëve, duke menduar se mos kanë mëkatuar kur shkulën dhe dogjën disa fidane të njoma hurmash. Por, Allahu i Madhërishëm, duke zbritur ajetin e pestë të kësaj sureje, i qetësoi ata shpirtërisht me fjalët: "Për çdo palmë (fidane të hurmave të armikut) që këputët apo latë në këmbë, keni pasur miratimin e Allahut, në mënyrë që Ai t'i poshtërojë të pabindurit."

Pra për cilindo veprim që të keni ndjekur o myslimanë, ju keni pasur miratimin dhe pëlqimin e Allahut, andaj ky ishte një motivim shtesë për ta, që të mos ligështoheshin, por të vazhdonin luftën deri në fitoren përfundimtare ndaj armiqve të pabindur. Pas kësaj, Allahu hodhi frikë e tmerr të paparë ndonjëherë në zemrat e hebrenjve, të cilët u shtrënguan të kërkonin dorëzim me kushte e që fundi i marrëveshjes nënkuptonte dëbimin e tërësishëm nga vendbanimet e tyre, duke i shkatërruar në këtë rast të gjitha shtëpitë e tyre, në mënyrë që atyre të mos u mbetej më asnjë lidhje dhe asnjë kujtim me atë vend, të cilin e përbuzën me thyerjen e marrëveshjes së lidhur me myslimanët, disa vjet më herët.

## Porosia e këtyre ajeteve: (1-5)

- Lartësimi dhe madhërimi i Allahut në çdo kohë, në çdo vend dhe nga çdo krijesë, është gjë që kuptohet vetvetiu, sepse Ai është Krijuesi i gjithëpushtetshëm dhe është meritor për një madhërim të këtillë.
- Në epokën e hershme islame, hebrenjtë për shkak të thyerjes së besatimit dhe të marrëveshjeve me myslimanët, u dëbuan dy herë nga Siujdhesa Arabike. Për herë të parë nga Medina në Sham dhe së dyti nga Hajberi po ashtu në Sham.
- Në dëbimin e hebrenjve të Medinës, dhe pastaj të atyre të Hajberit, ka një urtësi të pashoqe. Ndonëse kështjellat e tyre ishin pothuajse të pathyeshme, megjithatë Allahu hodhi e mbolli frikë të paparë në zemrat e tyre dhe ata u dorëzuan nga frika që ndienin. Në lidhje me këtë, duhet të sjellim ndërmend edhe thënien e të Dërguarit të Allahut kur thotë: "Allahu xh.sh. më ka bërë fitimtarë ndaj armiqve të mi (duke ua futur frikën) në një distancë prej një muaj udhëtimi."
- Gjatë luftërave mund të përdoren taktika speciale për frikësimin dhe dobësimin e armikut. *(vijon)*

*1. Imam Sujutiu, Lubabu-n-nukuli fi esbabi-n-nuzuli, f. 258. 2. ElVahidij, Esbabu-n-nuzul,f. 658 (Redaktuar nga Argijaniu). 3. Et-Tefsiru-lmevdui li suveri-l Kuran, vëll. VIII, f. 60. 4. Abdulkerim el Hatib, Et-Tefsiru-lKurani lilKuran, (28/850). Kajro, pa vit botimi. 5. Nexhlaë es-Subejjil, Vakfat terbevije fi sureti-l Hashr, f.11 (www.dar-twhid.com). Pa vit dhe vend botimi. 6. Shih: Et-Tefsiru-l Munir, vëll. 28, f. 437.,*

Nexhat Ibrahimi

# Dashuria dhe respekti ndaj as'habëve të Pejgamberit a.s.

Përkundër faktit se roli dhe rëndësia e këtij brezi të myslimanëve është theksuar në Kuran dhe hadithe, megjithatë ata nuk janë të njohur sa duhet në mesin e myslimanëve...

## I. Hyrje

Allahu i madhërishëm, nga urtësia dhe dija e Tij, ka dalluar disa krijesa nga disa të tjera, si në botën njerëzore e engjëllore, ashtu edhe shtazore e bimore. Kurorë e të gjitha krijesave është njeriu. Allahu xh.sh. thotë: "Vërtet, Ne e krijuam njeriun në formën më të bukur" (Et-Tin, 4).

Krijesat më të ndershme dhe më të vlerësuara i ka afruar afër Vetes. Pejgamberët janë njerëzit më të dashur të Tij, kurse Muhammedi a.s. është më i dashuri prej pejgamberëve dhe të gjithë njerëzve.

Por, Pejgamberi a.s. ka vepruar edhe me shokët (as'habët), të cilët kanë qenë të mirë, të zgjedhur, të moralshëm, të respektuar. As'habët i patën ndihmuar atij në çastet më të vështira të jetës dhe të misionit të tij, si në pranimin dhe përcjelljen e porosive, ashtu edhe në mësimdhënie dhe në zbatimin praktik të fesë. Abdullah ibn Mes'udi lidhur me këtë çështje ka thënë: "Allahu ka shikuar zemrat e njerëzve dhe ka parë se zemra e Muhammedit a.s. është më e mira, ndaj e ka përzgjedhur për Vete dhe e ka bërë përcjellës të udhëzimit të Tij. Pastaj ka shikuar zemrat e njerëzve pas Muhammedit a.s. dhe ka parë se zemrat e shokëve (as'habëve) të tij janë më të mirat, ndaj i ka bërë ndihmues për atë, kurse të cilët do të sakrifikohen në rrugën e fesë së tij. Prandaj ajo që është e mirë në sytë e myslimanëve është e mirë edhe te Allahu, ndërsa ajo që është e keqe, edhe tek Allahu është e keqe."[1]

Allahu xh.sh. e ka respektuar të përzgjedhurin e Tij, duke i bërë të bekuar edhe pasardhësit e tij:

"Ju jeni populli më i mirë se të gjithë të tjerët që janë shfaqur ndonjëherë." Ali Imran, 110.

Ndër treguesit e dashurisë sonë ndaj Pejgamberit a.s. është dëshira jonë që t'i njohim edhe shokët, as'habët e tij më të ngushtë, të cilët Allahu xh.sh. i ka përzgjedhur dhe përgatitur për këtë rol. Ata qenë ndihmues të sinqertë në të kuptuarit e porosisë hyjnore dhe në përcjelljen dhe zbatimin e saj te njerëzit.

Përkundër faktit se roli dhe rëndësia e këtij brezi të myslimanëve është theksuar në Kuran dhe hadithe, megjithatë ata nuk janë të njohur sa duhet në mesin e myslimanëve, ose janë të njohur pjesërisht. Prandaj, edhe është detyrë e të gjithë neve që të mësojmë më tepër për ta dhe të bindemi se uniteti dhe përkushtimi për njëri-tjetrin, në emër të Allahut, e përbën suksesin kryesor të tyre deri në ditët tona.

Për fat të keq, disa sekte apo individë me ndikim politik, edhe më herët, por edhe sot, i shpjegojnë njëanshëm disa ngjarje historike nga koha e as'habëve dhe me këtë e rindezin fitilin e përçarjeve e zënkave, madje edhe të konflikteve të hapura ndërmyslimane. Gjendja aktuale në botën myslimane, sidomos në botën arabe dhe arabfolëse, është shembulli më i keq i të kuptuarit të gabueshëm të Islamit, Kurani, Pejgamberit a.s. dhe jetës së as'habëve. Është detyrë dhe largpamësi t'u shmangemi çasteve të ndijshme dhe të kapemi për gjerat e njohura, duke i afirmuar ato dhe duke i anashkaluar të tjerat, që shkaktojnë acarim të gjendjes dhe element ndarës në Bashkësinë Myslimane.

## II. Kush quhet sahab

Shprehja "as'hab", shokë", në fillim përfshinte vetëm ata të cilët komunikonin me të, familjen e Pejgamberit a.s. dhe shokët e ngushtë. Më vonë me shprehjen as'hab kuptoheshin edhe ata të cilët e kanë parë atë, kanë jetuar në kohën e tij sadopak, apo kanë besuar në pejgamberinë e tij dhe me te janë takuar.[2] Si rrjedhim i kësaj, Pejgamberi a.s. ka pasur disa mijë as'habë, ndër ta edhe disa mijë femra.[3] Haxhi i Lamtumirës dhe Hutbja Lamtumirëse janë prova më e mirë se në kuptimin e gjerë as'habë ka pasur mjaft, madje mbase edhe mbi 100 mijë njerëz.

Njëri prej përkufizimeve të gjithëpranuara është edhe mendimi i Ahmed ibn Hanbelit e të cilin mendim e përkrahin edhe Buhariu e Neveviu. Sipas këtij mendimi: "As'hab konsiderohet çdo mysliman i cili e ka parë Pejgamberin e Allahut, qoftë



edhe për një çast dhe ka vdekur si mysliman."

Ka edhe mendime të tjera rreth përkufizimit të as'habëve, varësisht kush e thotë atë. Grupet e sunizmit kanë qëndrim të matur e të pranueshëm, ndërsa grupet sektare, japin përkufizime të ndryshme, zakonisht sektare.[4]

## III. Rangimi i as'habëve sipas meritave (tabekat'us-sahabeh)

As'habët kanë vlerë të jashtëzakonshme[5] për myslimanët, por megjithatë mbesin njerëz të zakonshëm e tejet modestë. Në anën tjetër, jo të gjithë njerëzit kanë ndjekur rrugën e shumicës në vlerësimin e as'habëve, kështu që në vlerësimin e as'habëve kanë përdorë kritere jostandarde, përkatësisht kanë përdorë kritere të ngushta, shpeshherë tendencioze, në vlerësimin dhe rangimin e tyre.

Imam Ebu Hanife për katër halifët (as'habët) më të mëdhenj, katër halifët besimdrejtë, thotë:

"Njerëzit më të vlefshëm pas të Dërguarit a.s. janë Ebu Bekr Sidiku, pastaj Umer ibn Hatabi, pastaj Uthman ibn Affani, pastaj Alij ibn Ebi Talibi, Zoti qoftë i kënaur me ta."[6] Ebu Hanife vazhdon e thotë: "Sahabët (shokët e Pejgamberit a.s.) nuk i përmendim përveçse për të mirë."[7]

Edhe Imam Maturidiu pohon se renditja e halifëve sipas rendit të tij historik është i drejtë dhe i arsyeshëm.[8]

Imam Nesefiu, nxënësi i Maturdiut, pohon: "Për shokët e të Dërguarit të Zotit (As'habët) duhet folur vetëm mirë."[9]

> Është detyrë e myslimanëve t'i duan dhe t'i respektojnë as'habët. Kjo nënkupton se kur përmenden ata, ne duhet të flasim pozitivisht dhe me pietet për ta.

I këtij mendimi është edhe Imam Tahaviu: "Dhe i duam as'habët e Pejgamberit a.s., por nuk e teprojmë me dashurinë ndaj tyre dhe nuk ndahemi nga asnjëri prej tyre; nuk e urrejmë asnjërin prej tyre dhe nuk i përmendim me të pavërteta, nuk i përmendim ndryshe vetëm për të mirë. Dashuria ndaj tyre – respektimi i tyre është besim, është fe dhe është mirësi, kurse urrejtja ndaj tyre është kufr, hipokrizi dhe zullum."[10]

Mendohet se më të mirë ndër as'habët, siç cekën edhe kolosët e akaidit islam më lart, janë:

1. Ebu Bekri r.a., Omeri r.a., Osmani r.a., Aliu r.a. e tjerë, të cilët e pranuan Islamin në Mekë;

2. Pjesëmarrësit e zotimit në Dar'un-Nedve, me rastin kur Omeri r.a. e pranoi Islamin dhe e dërgoi Pejgamberin a.s. në tubimin e Dar'un-Nedves, ku një grup mekasish e pranuan Islamin dhe u zotuan për bindje e bashkëpunim;

3. Muhaxhirët që ikën në Abisini, për t'u kthyer në çastin e parë të mundshëm;

4. Pjesëmarrësit në zotimin e Akabes Një e Dy.

5. Muhaxhirët e parë që arritën në Medinë, derisa Muhammedi a.s. ishte në Kuba dhe derisa u ndërtua xhamia;

6. Pjesëmarrësit e Betejës së Bedrit, mbi 300 sosh;

7. Besimtarët tjerë që erdhën në Medinë mes kohës së Betejës së Bedrit dhe Marrëveshjes së Hudejbijes etj.[11]

**III. 1. Dashuria dhe respekti ndaj as'habëve**

Është detyrë e myslimanëve t'i duan dhe t'i respektojnë as'habët. Kjo nënkupton se kur përmenden ata, ne duhet të flasim pozitivisht dhe me pietet për ta. Mendimi ynë duhet të jetë se ata janë brezi më i mirë i myslimanëve nga fillimi e deri në fund të kësaj jete. Kjo dashuri dhe respekt konsiston në faktin se ata janë baza e të kuptuarit të Islamit dhe e shpjegimit të tij. Kjo gjithashtu nënkupton mbrojtjen nga risitë, mashtrimet dhe përçarjet. Kur ata sulmohen nga kundërshtarët, duhet t'i mbro-

jmë, sepse sulmi ndaj tyre është sulm ndaj tërë godinës islame.

**III. 2. Raporti i shëndoshë ndaj tyre me gjuhë dhe zemër**

Edhe gjuha jonë edhe zemra jonë duhet të jenë në mbrojtje të as'habëve. Ata janë lidhja burimore mes Pejgamberit a.s. dhe brezave të ardhshëm. Çdo paqartësi duhet kërkuar në mësimet dhe këshillat e tyre.

Kurani porosit: "Edhe ata që kanë ardhur pas tyre e thonë: "Zoti ynë, falna ne dhe vëllezërit tanë që para nesh u pajisën me besim dhe mos lejo në zemrat farë urrejtjeje ndaj atyre që besuan. Zoti ynë Ti je i butë, mëshirues!" (El-Hashr, 10).

Muhammedi a.s. porositë: "Mos i blasfemoni shokët e mi! Për Zotin, sikur dikush prej jush të ndajë flori sa kodra e Uhudit, nuk do ta arrijë as gjysmën e asaj që ata e kanë bërë."[12]

**III. 3. Burimet islame si kriter për vlerësimin e as'habëve**

Ndër bazat e besimit të ehli sunetit dhe xhematit bën pjesë edhe pranimi i çdo gjëje që urdhërohet me Kuran dhe Sunet. Gjithashtu edhe ixhmai (konsensusi) është kriter i lartë për vlerësimin e as'habëve. Të gjithë pjesëtarëve të Betejës së Bedrit Muhammedi a.s. u tha: "Veproni ç'të dëshironi, unë tashmë jua kam falur!"[13]

Gjithashtu Muhammedi a.s. ka thënë: "Ju përbej në Allahun që të jeni të mirë ndaj familjes sime, Ju përbej në Allahun që të jeni të mirë ndaj familjes sime"![14]

**III. 4. Ikja nga polemika rreth zënkave që ndodhën mes tyre**

Njëri ndër obligimet besimore është që të ruhemi nga polemikat e kota e sidomos nga polemikat mes as'habëve, duke favorizuar disa as'habë e duke nënçmuar disa të tjerë. Është mendim unanim i dijetarëve të ehli-sunetit se pjesëmarrja në polemika rreth ndodhive mes as'habëve është e ndaluar. Më tepër duhet të flasim në pajtimet mes tyre sesa për ndarjet e tyre, të cilat në fund të fundit janë produkt i studimeve dhe mendimit të lirë të tyre e jo produkt i urrejtjes së tyre, siç është karakteristikë e kohëve të fundit.

Në tërë këtë ngjarje anës së keqe i kanë ndihmuar edhe grupe të caktuara sektare, nga brenda dhe jashtë Bashkësisë Myslimane. Të tillët kanë shkaktuar incidente, kanë trilluar ide e mendime, kanë vepruar herë në interes të kësaj ane e herë të asaj ane dhe në këtë mënyrë kanë shkaktuar klimë të përshtatshme për çarje e copëtime të reja.

As'habët kanë aq shumë merita dhe punë të mira sa nuk do të kishim kohë të merremi me punët e këqija. Ne duhet të marrim anën pozitive e jo teprimet, qoftë kur ofendohen ata, qoftë kur lavdërohen ata. Po të kishte dominuar e keqja, myslimanët e parë nuk do të kishin fituar. Po të kishte dominuar negativja, myslimanët e parë nuk do të shtriheshin në të katër anët e botës, ndërsa banorët e atyre vendeve për një kohë shumë të shpejtë e pranonin fenë e re, pikërisht për shkak të anës në ndritshme. Emrat si Ebu Bekri dhe Omeri r.a., Osmani dhe Aliu r.a., Hamza, Xha'feri, Mu'adhi, Zejdi, gratë e Pejgamberit a.s., vajzat e tij, pastaj Ebu Derda', Selman Farisiu, Halid b. Velidi, El-Abbasi, Abdullah b. Amri e tjerë janë emra të lartë.[15]

## IV. Dashuria dhe respekti ndaj as'habëve është obligim

As'habët janë brezi më i lavdëruar dhe më i përzgjedhur ndër myslimanët. Ata janë myslimanët më të mirë pas Muhammedit a.s.[16] Ne duhet t'i respektojmë dhe t'i duam. Dashuria ndaj tyre është obligim për myslimanët dhe shenjë e afërsisë me Allahun. Urrejtja dhe përbuzja ndaj tyre është shenjë e mashtrimit dhe besimit tonë me disa pikëpyetje. Çdo nënçmim ndaj tyre është edhe nënçmim ndaj fesë, sepse ishin bartësit kryesorë të fesë në kohën më delikate për Islamin. Për një çerek shekulli ata e përhapën fenë islame sinqerisht dhe fuqishëm në pjesën më të madhe të botës së njohur atëherë. Dashuria ndaj tyre është edhe investim për Botën Tjetër, sepse Abdullah ibn Mes'udi thotë për njeriun që erdhi te Muhammedi a.s. dhe e pyeti: "O Pejgamber i Zotit, ç'thua për njeriun që e do popullin e vet, por që nuk i është bashkangjitur Atij?" Muhammedi a.s. tha: "Njeriu është me atë që e do."[17]

Fakti se as'habët i donte shumica dërrmuese e botës myslimane lë hapësirë se kishte edhe nga ata që nuk i donin, apo kishin mendime jo të mira për ta. Këta urrejtës e blasfemues të as'habëve qortoheshin nga dijetarët, e nëse qortimi nuk reflektonte dhe nuk kishte përmirësime në shpifjet e mallkimet e tyre, shteti merrte masa dhe i kamxhikonte, i burgoste e madje edhe i vriste, nëse aktiviteti i tyre kalonte kufijtë e mendimit ndryshe dhe rrezikonte sigurinë e fesë dhe të vendit.[18]

## V. Termi alu ve'l-as'habu

Tradita që flet për as'habët dhe faktin se ata u shoqëruan ngushtë me Pejgmaberin a.s. nënkupton edhe alu'l-bejtin (ehl'ul-bejtin), më të afërmit e Pejgamberit a.s., njëkohësisht as'habë, sepse u takuan me të, bashkëpunuan me të, dëgjuan prej tij etj. Ata që erdhën pas tij janë elh'ul-bejti, por këta nuk janë as'habë. Besimtarët rregullisht i bekojnë ata (alu'l-bejtin dhe ehl'ul-bejtin) pas namazi apo në raste të ndryshme të jetës. Të respektuar janë edhe ata që në kohët e hershme kontribuan me luftën e tyre, me sakrifikimin material, me dijen e tyre apo në mënyra të ndryshme. Mbajtja e lidhjeve me ata në formë kujtese na ruan nga harresa dhe zbehja ndaj njerëzve më meritorë për Islamin dhe historinë myslimane.

## VI. Marrëdhëniet e as'habëve ndaj ehli-bejtit dhe e kundërta

Marrëdhëniet mes as'habëve dhe Pejgamberit a.s. dhe familjes së tij qenë të mira. Ato ishin të lidhura edhe me miqësi, afarizëm e lidhje tjera. Kështu për shembull, Muhammedi a.s. e mori për grua hazreti Aishen r.a., të bijën e Ebu Bekrit r.a., pastaj Hafsen r.a., të bijën e Omerit r.a. Por, Muhammedi a.s. i martoi edhe vajzat e tij për Osmanin r.a., së pari Rukajen, e pas vdekjes së saj edhe Ummu Kulthumin. Vajzën e tij Fatimenë r.a. e martoi për Aliun r.a.[19]

## VII. Ngjitja e emrave sipas as'habëve

As'habët e njohur e respektonin njëri tjetrin, në paqe dhe luftë, në punë dhe në kohë pushimi. Më së shpeshti shoqëroheshin mes veti. Por, si shenjë respekti e dashurie, të përjetësimit të shoqërisë mes tyre, edhe fëmijët i emëronin me emra të njëri-tjetrit. Aliu r.a., ndër të tjerë, kishte edhe bijtë e tij me emrat Ebu Bekr, Omer e Osman. Edhe Hasani r.a. i kishte dhënë emrin djalit të tij Ebu Bekr, kurse djalit tjetër Omer. Husejni r.a. ia dha emrin Omer djalit të tij. Kështu ka vazhduar për breza të tërë. Edhe pse gjest i vogël, megjithatë ka treguar respektin e mirënjohjen për kontributin e as'habëve për Islamin dhe myslimanët. Edhe sot emrat Ebu Bekr, Omer, Osman e Ali ngjiten më së shumti për hir të halifëve besimdrejtë dhe punës së tyre të shkëlqyeshme.[20]



## VIII. Përfundim

Rëndësia dhe roli i as'habëve në historinë islame është i pazëvendësueshëm. Për këtë arsye, në të gjitha fazat e historisë islame as'habët janë respektuar jashtëzakonisht shumë. Kontributi i tyre u manifestua në të gjitha fushat e jetës: politike, ekonomike, fetare, kulturore. Ata me punën e tyre të përshpirtshme dhe botërore u bënë pjesëmarrës në formimin e njërit prej qytetërimeve më të rëndësishme njerëzore. Edhe burimet islame e kanë respektuar këtë brez të vyeshëm, prej nga edhe brezat e rinj kanë vazhduar të ndjekin pararendësit e tyre. Vetëm përmendja e ndonjë as'habi zgjon emocione dhe përgjegjësi pozitive ndër besimtarë.

Përkundër kësaj, mendoj se roli dhe kontributi i tyre nuk është studiuar sa duhet. Në studimet kushtuar atyre më tepër janë prekur aspektet emocionale, të mirësjelljes, altruizmit, solidaritetit, e më pak ato të vendosjes së bazave të politikës, shtetformimit, ekonomisë, pluralizmit fetar, politikës sociale. Më tepër janë studiuar zënkat e natyrës sektare sesa zhvillimi i gjithëmbarshëm fetar dhe politik. Më tepër janë studiuar si përcjellës të shkencës së gjetur e më pak si krijues të shkencës burimore. Madje, mendoj se në këto aspekte, të arsimit, kulturës, shkencës, kontributi i tyre është edhe më i madh se në cilëndo fushë tjetër.

*1. Ahmed ibn Hanbel, Musned, Kajro, pa vit botimi, nr. 3600. 2. Nerkez Smailagic, Leksikon islama, Sarajevë, 1990, fq. 132-133. 3. Cyril Glasse, Enciklopedija islama, Sarajevë, 2006, fq. 57. 4. Rreth përkufizimeve të shumta të shprehjes "as'hab", shih: https://en.wikipedia.org/wiki/Sahabah (Qasja më: 28. 12. 2016) 5. Një ndër veprat më të plota për as'habët nga autorët e njohur është ajo e: Imam Xhelaluddin Es-Sujuti, Tarih'ul-hulefa', botimi I, Bejrut, 1417 h./1997. 6. Imam Ebu Hanifeh, Fikh'ul-ekber – Thelbi i besimit islam, Prizren, 2005, fq. 63-64. 7. Imam Ebu Hanifeh, po aty, fq. 63. 8. Imam El-Maturidiu, Jeta, vepra dhe mësimi, Prishtinë, 2003, fq. 91-92. 9. Besimi islam sipas Imam En-Nesefiut, Prizren, 2003, fq. 45 dhe fusnotat: 61, 62 dhe 63. 10. Shejh Vehbi Sulejman Gavoçi, Nyja e besimit sipas Imam Tahaviut, Shkup, 2015, fq. 144-145. 11. Imam Ibn Haxher El-Askalani, El-Isabtu fi temjizi's-sahabeh, Kajro, 1328 h. ose botime tjera. Krhs.:http://zuhdijaadilovic.com/category/naucni-radovi/. (Qasja më: 28. 12. 2016). 12. Ibn Bettal, Sharh Ibn Battal ala Sahih'il-Buharij, Bejrut, 2003, hadithi: 3673. 13. El-Buhari, Sahih, 4890. 14. Shih:http://zuhdijaadilovic.com/category/naucni-radovi/. (Qasja më: 28. 12. 2016). 15. Edh-Dhehebi, Sijer a'lam'in-nubela', Bejrut, pa vit botimi, 10/92. 16. A. Ferid, El-Fevaid'ul-bedi'a, Kajro, pa vit botimi, fq. 5. 17. El-Buhari, Sahih, 5817; Muslim, Sahih, 2963. 18. Sipas: Nerkez Smailagic, po aty, fq. 132. 19. Ali ibn Hamed Et-Temimi, El-Alu vel-as'hab – el-mehabbetu ve'l-kareba (Ehli-bejt i ashaba i ljubavi i srodstvu), Sarajevë, 2010, fq. 7-52. 20. Shih: http://zuhdijaadilovic.com/category/naucni-radovi/. (Qasja më: 28. 12. 2016)*

**Sadik Mehmeti - Ramadan Shkodra**

# Institucionet islame në Kosovë në shërbim të çështjes kombëtare

Në mesin e këtyre institucioneve islame kombëtare, që hyri në histori si çerdhe ku lindi, u formua dhe nga ku u përhap ideja vendimtare e të bërit shtet me Lidhjen e Prizrenit, është Xhamia dhe Medreseja e "Mehmet Pashës" në Prizren

Shembullin e Xhamisë dhe të Medresesë "Mehmet Pasha" të Prizrenit, më vonë do ta ndjekin edhe institucionet e tjera islame gjithandej Kosovës dhe se, duke qenë se në krye të Lëvizjes Kombëtare qenë vënë myftinj e myderrizë në zë, siç ishin Ymer ef. Prizreni, Halim ef. Ramadani-Gjergjizi, Haxhi Zeka, Hafëz Rrystem ef. Shporta, Sheh Hasani, e më vonë Idris ef. Gjilani, Haki ef. Sermaxhaj, Hasan ef. Dashi, Rexhep ef. Remziu, etj., mund të thuhet se veprimet e këtyre myftinjve dhe myderrizëve autoritativë e zyrtarë i ndiqnin edhe ulemaja tjetër.

Rrethanat politike dhe shoqërore nëpër të cilat kaloi Kosova në veçanti dhe trojet shqiptare në përgjithësi që nga koha e Lidhjes së Prizrenit e këndej; ishin jo shumë të përshtatshme dhe me kthesa të mëdha dhe të pafavorshme për popullatën shqiptare.Sa binte një regjim, ngrihej një tjetër, secili më i vështirë dhe më i paparashikueshëm se tjetri për shqiptarët.

Në këto rrethana dhe në këto kushte, krahas ulemasë shqiptare, të cilët ose u vunë në krye të shumë proceseve me karakter kombëtar, ose ishin përkrahës të këtyre proceseve, - në shërbim të çështjes kombëtare, ata po ashtu i vunë edhe institucionet islame, që i udhëhiqnin edhe objektet që ishin nën administrimin dhe vartësinë e tyre, duke i bërë kështu vatra të përpjekjeve për mbijetesë dhe pavarësi të shqiptarëve.

Në mesin e këtyre institucioneve islame kombëtare, që hyri në histori si çerdhe ku lindi, u formua dhe nga ku u përhap ideja vendimtare e të bërit shtet me Lidhjen e Prizrenit, është Xhamia dhe Medreseja e "Mehmet Pashës" në Prizren, së bashku me myderrizët dhe ulemanë që shërbyen në këtë medrese dhe në këtë xhami, ose që kishin dalë nga ky institucion.

## Vatra të Lidhjes së Prizrenit

Ambientet e institucioneve islame, duke marrë shembull Medresenë e famshme "Mehmet Pasha" dhe myderrizin e saj Haxhi Ymer Prizrenin, do të bëhen vatra serioze të asaj fryme, që po sillte Lidhja e Prizrenit në historinë e shqiptarëve. Kjo ishte një përsëritje e vazhdueshme e rregullit se ngjarjet më të rëndësishme që ka pasur historia jonë, janë themeluar apo zhvilluar në vende të kultit.

Autoriteti dhe pozita e Haxhi Ymer Prizrenit, si myderriz dhe drejtor i Medresesë "Mehmet Pasha" dhe si Myfti i Prizrenit, bëri që të gjitha objektet në këtë kompleks t'i liheshin në shërbim për veprimtari Lidhjes së Prizrenit. Kështu në xhaminë e "Mehmet Pashës" do të mbaheshin shumë takime, si qe mbajtur edhe Kuvendi Themelues i Lidhjes. Kjo organizatë do të zhvillonte veprimtarinë e saj disavjeçare pikërisht në medrese. Në kthinat e saj ishin vendosur selitë e dikastereve. Lidhja arriti të formonte në fillim të viteve 1881 edhe qeverinë e parë të përkohshme mbarëkombëtare shqiptare, e cila si rezidencë të veten kishte pikërisht ndërtesën e "Ders'hanes"së kësaj medreseje. Kurse selitë e Lidhjes ishin vendosur nëpër komplekse me karakter fetar, p.sh. selia e LSHP-së për Pejën ishte në kompleksin e Jashar Pashës (Haxhi Zekës), kurse në "Hamam Xhaminë" e Pejës do të mbaheshin tubime të shumta me masat e gjëra të popullit të Pejës dhe të rrethinës, sidomos gjatë përgatitjes së forcave të armatosura të Lidhjes së Prizrenit për mbrojtjen e viseve shqiptare të Plavës dhe Gucisë.

Në anën tjetër, Kompleksi i Teqesë Bektashiane në Prizren, do t'i bënte konak Abdyl Frashërit me rastin e qëndrimit të tij në Prizren, kurse në Kompleksin e Teqesë "Marash Hisar" në Prizren, u mbajtën edhe disa mbledhje të rëndësishme të Lidhjes së Prizrenit. Delegatët e Shkodrës dhe të Malësisë, kishin fjetur dhe ishin mirëpritur nga babai i kësaj teqeje, Shej Hyseni, në kohën e Lidhjes.

Me një fjalë, shembullin e Xhamisë dhe të Medresesë "Mehmet Pasha" të Prizrenit, më vonë do ta ndjekin edhe institucionet e tjera islame gjithandej Kosovës dhe se, duke qenë se në krye të Lëvizjes Kombëtare qenë vënë myftinj e myderrizë në zë, siç ishin Ymer ef. Prizreni, Halim ef. Rama-

dani-Gjergjizi, Haxhi Zeka, Hafëz Rrystem ef. Shporta, Sheh Hasani, e më vonë Idris ef. Gjilani, Haki ef. Sermaxhaj, Hasan ef. Dashi, Rexhep ef. Remziu, etj., mund të thuhet se veprimet e këtyre myftinjve dhe myderrizëve autoritativë e zyrtarë i ndiqnin edhe ulemaja tjetër. Veprimet e këtyre kishin karakterin e vendimit juridik legjitim dhe të plotfuqishëm - si fetva për të gjitha institucionet, objektet dhe nëpunësit islamë, që vepronin në Kosovë. Sa kohë që Haxhi Ymer Prizreni, sikurse më vonë edhe Vehbi ef. Dibra, do të nxirrnin fetvatë që do të vlenin edhe për ulemanë tjetër se lufta për çlirimin e Atdheut qoftë edhe për çlirim nga Perandoria Osmane, përkatësisht

**Institucionet e ndryshme islame u bënë vatra dhe çerdhe të propagandës dhe mobilizimit kundër armikut, që synonte shkatërrimin dhe rrënjosjen e përkatësisë kombëtare dhe fetare njëkohësisht.**

kësaj periudhe synonte likuidimin fizik të shqiptarëve si komb dhe si popull. Në këtë kuadër zunë vend edhe përpjekjet për t'i detyruar ata për të braktisur fenë islame dhe për të përqafuar fenë e pushtuesit. Pushtuesit dhe kleri i tyre shpresonin se ndërmjet ortodoksizmit do të zgjidhnin përfundimisht problemin e sllavizimit të territoreve të pushtuara rishtazi.

Në këto rrethana për popullsinë shqiptare myslimane ruajtja e lirisë së besimit dhe të fesë ishte e drejtë e ligjshme fetare, por dhe komponent i rëndësishëm i përkatësisë së saj kombëtare. Për këtë arsye rezistenca popullore kundër masave për ndërrimin me dhunë të fesë islame mori përmasa të gjera. Protes-



për pavarësim nga ajo, është e detyrueshme-farz dhe në pikëpamje fetare e arsyeshme.

Për këta patriotë, sikurse edhe për të tjerët, politika nuk ka qenë profesion, përkundrazi, besimi i lartë islam dhe karriera e tyre si myderriz, myfti e imam kanë qenë profesione të tyre. Për këtë arsye mund të thuhet se vetëdija morale e politike e tyre ka qenë sintezë e dy komponentëve kryesorë: atdhedashurisë dhe besimit islam.

## Vatra të qëndresës

Në anën tjetër, pas largimit të Perandorisë Osmane, filloi gjymtimi i kombit shqiptar, kurse Kosova u aneksua nga Mbretëria Serbe e më pas nga Jugosllavia versajase dhe kështu filloi një nga periudhat më të rënda, më të vështira dhe më të rrezikshme të historisë së tyre.

Politika e ndjekur ndaj shqiptarëve pas vitit 1913 ishte politika e dhunës dhe e gjenocidit, e cila synonte shkombëtarizimin e popullsisë, ndryshimin me çdo mjet të përkatësisë etnike të këtyre viseve.

Në rrethanat e një pushtimi të tillë, përkatësia fetare e popullsisë së këtyre anëve, ku dominonte popullsia e besimit islam, si dhe lufta për ruajtjen e këtij besimi, u bë një faktor i rëndësishëm qëndrese dhe një mjet i fuqishëm shprehës i përkatësisë kombëtare të popullsisë. Për këtë arsye, gjenocidi antishqiptar i ndërmarrë gjatë

ta filluan që nga xhamitë, si ajo e Vranocit të Pejës dhe institucionet e tjera islame, ku ulemaja propagandonte për mosndërrimin e fesë, se duhet të mbesin myslimanë, dhe kështu u ruajt edhe besimi, por edhe përkatësia kombëtare. Në institucionet islame, nuk mund të mendohet të jetë ligjëruar a folur ndryshe nga kjo. Dhe këtë fakt pushtuesit e dinin fort mirë, prandaj dhe nuk ishin të rastësishme djegia dhe shkatërrimi i objekteve islame, ose shndërrimi i tyre në depo municioni a stalla kuajsh, siç ishte p.sh. Xhamia dhe Medreseja e Sinan Pashës në Prizren, Xhamia e Çarshisë në Prishtinë, Medreseja e Sulltan Selimit në Prishtinë, Medreseja e Gazi Ali Beut në Vushtr-

ri, kurse imamët dhe myderrizët ishin marrë në pyetje, qenë burgosur e disa prej tyre nuk ishin kthyer të gjallë. Kjo dhunë kishte irrituar dhe kishte mobilizuar në masë të madhe ulemanë e Kosovës, e cila ishte vënë në krye të lëvizjes kundër pushtimit dhe agresionit sllav. Institucionet e ndryshme islame u bënë vatra dhe çerdhe të propagandës dhe mobilizimit kundër armikut, që synonte shkatërrimin dhe rrënjosjen e përkatësisë kombëtare dhe fetare njëkohësisht.

Për ndryshimin e përkatësisë etnike dhe fetare, qarqet serbe-sllave në pushtet, u përpoqën të kombinonin shpronësimin, gjenocidin dhe terrorin antishqiptar me shpërnguljet me dhunë të popullatës.

Në këtë situatë jashtëzakonisht të vështirë për popullatën shqiptare nën okupimin serb, u zhvillua veprimtaria e elementëve atdhetarë laikë e fetarë, e cila luajti një rol të rëndësishëm për ruajtjen e ekzistencës, për ngjitjen e vetëdijes politike, për pasojat që mund t'i sillte shpërngulja e tyre nga vatrat e stërgjyshërve, për hatanë dhe gjynahun, që paraqiste shpërngulja dhe ndarja nga varret e të parëve.

## Vatra të arsimit kombëtar

Institucionet islame u vunë në shërbim të çështjes kombëtare për të penguar shpërnguljet, për të penguar kolonizimin, për zgjimin kombëtar ndër shqiptarë.

Në ato vite të vështira, kur hapja e shkollave shqipe ishte një veprimtari e ndaluar, xhamitë dhe institucionet islame përgjithësisht u bënë vatra të arsimit kombëtar dhe ndihmuan në krijimin e inteligjencies shqiptare fetare dhe laike. Mektebet dhe medresetë në atë kohë u bënë qendra të rëndësishme jo vetëm të fesë, por edhe të kulturës dhe mendimit të përparuar të kohës.

Xhamitë, medresetë, zyrat e vakëfit, myftinitë, teqetë dhe institucionet e tjera islame, sidomos në rrethana të robërisë serbomadhe, kanë luajtur edhe rolin e një klubi kulturor e kombëtar shqiptar, ku u edukuan fetarisht dhe kombëtarisht disa gjenerata.

Organet administrative fetare islame (imamatet e xhematit, komisionet e vakëfeve mearife dhe më vonë Ulema-Mexhlisi i Shkupit), ishin të vetmet institucione që mund të quhen organe institucione legale për shqiptarët myslimanë të viseve të okupuara, ku ata mund të komunikonin jozyrtarisht në gjuhën amtare shqipe.

Gjendja dhe pozita e arsimit fetar nën okupimin jugosllav versajas ishte gjithashtu shumë e rendë.

Pushteti serb përcillte me kujdes policor punën e mejtepeve dhe të medreseve, gjë që dëshmohet në shumë dokumente të kohës. Në një shkresë të Ministrisë së Fesë, dërguar këshillit kryesor të Ministrisë së Arsimit në Beograd, më 7 shtator 1928 thuhej: "Në viset jugore (shqiptare) çështja e arsimit fetar të myslimanëve është shumë e komplikuar..., në këto vise ka afro 50 myftinj dhe 600 imamë, prej të cilëve asnjëri nuk e njeh gjuhën serbe, të gjithë janë të edukuar në frymën armiqësore ndaj vendit tonë, Jugosllavisë, dhe se, - sipas qarqeve qeveritare, - "te nxënësit e këtyre shkollave, po zgjohej me të madhe vetëdija kombëtare, ndërsa mësuesit e tyre cilësoheshin, si njerëz shumë të rrezikshëm dhe se këto institucione ishin bërë çerdhe kryesore të nacionalizmit shqiptar, prandaj paraqisnin rrezik të madh për interesat e tyre hegjemoniste".

Xhamitë dhe institucionet islame u vunë në shërbim të arsimit dhe çështjes kombëtare edhe në fillim të viteve '90, kur pushteti serb mbylli shkollat shqipe dhe nxënësit i nxori jashtë objekteve shkollore. Xhamitë i hapen dyert dhe u shndërruan në shkolla dhe universitete.

Tashmë është i njohur fakti se Medreseja "Alaudin" në Prishtinë, në vitet e nëntëdhjeta të shekullit të shkuar, qe thuajse i vetmi institucion ku shqiptarët e shfrytëzonin për organizime nga ato edukative, kulturore, arsimore, politike e deri tek organizimet për të ndihmuar luftën për çlirimin nga Serbia. Po ashtu në shërbim të kauzës kombëtare, qe vënë edhe Fakulteti i Studimeve Islame i Prishtinës, i cili, ndonëse edhe vetë vepronte në kushte jo shumë të favorshme, megjithatë kishte ndarë hapësirat në mënyrë të barabartë me Universitetin e Prishtinës dhe me institucionet e tjera, siç ishte Këshilli për Mbrojtjen e Lirive dhe të Drejtave të Njeriut (KMLDNJ), i cili për afro një dekadë kishte selinë pikërisht në godinën e këtij Fakulteti.

Se xhamitë dhe institucionet islame kanë qenë gjithmonë pengesë për pushtuesin serb tregon edhe lufta fundit, ku forcat serbe dogjën dhe shkatërruan mbi 218 xhami në Kosovë dhe vranë 37 imamë, nxënës të medresesë dhe studentë të Fakultetit të Studimeve Islame.

Për më tepër, ditën e hyrjes së forcave të NATO-s në Kosovë, forcat serbe i vunë zjarrin edhe selisë së Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës, të cilën e bënë shkrumb e hi, së bashku me arkivin dhe bibliotekën e saj mjaft të pasur më dokumente dhe dorëshkrime në gjuhët orientale, një pjesë nga to vepra autoriale të ulemasë shqiptare.

Si përfundim, mund të themi se historia e shqiptarëve të ndarë nga trungu etnik ka qenë tragjike. Inteligjencia që ishte e paktë nga numri, sikurse dhe ulemaja shqiptare e kohës, gjithnjë u vunë në ballë me mendimet dhe qëndrimet e drejta kombëtare që kishin.

Në këtë vështrim tonin, prekëm shkurt vetëm disa nga institucionet islame në Kosovë, që ishin në shërbim të çështjes dhe kauzës kombëtare shqiptare, me shpresë se kjo nismë do të trajtohet në mënyrë meritore në të ardhmen dhe kështu ulemasë shqiptare dhe institucioneve që ata udhëhoqën, t'u jepet vendi i merituar në historinë tonë dhe kështu të shlyhet në njëfarë mase borxhi që kemi ndaj tyre dhe gjeneratave që ishin para nesh.

*Literatura e konsultuar:*

*1. Simpoziumi ndërkombëtar: "Feja, tradita dhe kultura ndër shqiptarët", botoi: Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, Prishtinë, 1995. 2. Prof. dr. Skënder Rizaj, Lidhja Shqiptare e Prizrenit (1877-1885, Prizren, 1998. 3. Sabri Bajgora-Shemsi Rrahimi, Barbaria serbe ndaj monumenteve islame në Kosovë, Prishtinë, 1999. 4. Prof. dr. Muhamet Pirraku, Myderriz Ymer Prizreni – Ora, Zemra dhe Shpirti i Lidhjes Shqiptare 1877-1887, Prishtinë, 2003, 5. Prof. dr. Muhamet Pirraku, Mulla Idris Gjilani dhe Mbrojtja Kombëtare e Kosovës Lindore 1941- 1951, Prishtinë, 1995. 6. Resul Rexhepi-Sadik Mehmeti, Haxhi Rrystem ef, Shpiorta (1865-1937) (jeta dhe vepra), Prishtinë, 2010. 7. Aliriza Selmani-Avni Aliu, Myderriz Haki Efendiu (1914-1948), Gjilan, 2005. 8. Grup autorësh, Imamët shehidë në luftën e fundit në Kosovë, Prishtinë, 2010.*

**Prof.ass.dr. Musa Vila**

# Shpërblimi në bazë të llojit të veprimit (1)

عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللَّهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ مَنْ نَفَّسَ عَنْ مُؤْمِنٍ كُرْبَةً مِنْ كُرَبِ الدُّنْيَا نَفَّسَ اللَّهُ عَنْهُ كُرْبَةً مِنْ كُرَبِ يَوْمِ الْقِيَامَةِ وَمَنْ يَسَّرَ عَلَى مُعْسِرٍ يَسَّرَ اللَّهُ عَلَيْهِ فِي الدُّنْيَا وَالْآخِرَةِ وَمَنْ سَتَرَ مُسْلِمًا سَتَرَهُ اللَّهُ فِي الدُّنْيَا وَالْآخِرَةِ وَاللَّهُ فِي عَوْنِ الْعَبْدِ مَا كَانَ الْعَبْدُ فِي عَوْنِ أَخِيهِ وَمَنْ سَلَكَ طَرِيقًا يَلْتَمِسُ فِيهِ عِلْمًا سَهَّلَ اللَّهُ لَهُ بِهِ طَرِيقًا إِلَى الْجَنَّةِ وَمَا اجْتَمَعَ قَوْمٌ فِي بَيْتٍ مِنْ بُيُوتِ اللَّهِ يَتْلُونَ كِتَابَ اللَّهِ وَيَتَدَارَسُونَهُ بَيْنَهُمْ إِلَّا نَزَلَتْ عَلَيْهِمْ السَّكِينَةُ وَغَشِيَتْهُمْ الرَّحْمَةُ وَحَفَّتْهُمْ الْمَلَائِكَةُ وَذَكَرَهُمْ اللَّهُ فِيمَنْ عِنْدَهُ وَمَنْ بَطَّأَ بِهِ عَمَلُهُ لَمْ يُسْرِعْ بِهِ نَسَبُهُ.

*Ebu Hurejra r.a. tregon se Resulullahu s.a.v.s. ka thënë: "Kushdo që ia zgjidh besimtarit një brengë prej brengave të kësaj bote, Allahu do t'ia zgjidhë një brengë prej brengave të Ditës së Kiametit. E kush ia lehtëson (barrën) atij që ka vështirësi, Allahu do t'ia lehtësojë atij në këtë botë dhe në botën tjetër. E kush ia mbulon myslimanit (të metat e tij – mëkatet), Allahu do t'ia mbulojë atij në këtë botë dhe në botën tjetër. Allahu është në ndihmë të robit përderisa robi është në ndihmë të vëllait të vet. Kush e pason rrugën për të kërkuar diturinë, Allahu do t'ia lehtësojë rrugën për në xhenet. Dhe nuk janë tubuar një grup njerëzish në një shtëpi prej shtëpive (xhamive) të Allahut të Lartësuar duke e lexuar dhe duke ia mësuar Kuranin njëri-tjetrit, përveçse atyre u zbret qetësi (shpirtërore), mbulohen me mëshirë, rrethohen me melekët dhe Allahu i përmend tek ata (tek Pejgamberët, melekët e respektuar). E kush neglizhon punën e tij, nuk do t'i bëjë dobi gjenealogjia (farefisi – përkatësia)."*

## Fjalët e panjohura në hadith

Fjala nef-fese d.m.th. dalje e frymëmarrjes, kur njeriu merr frymë dhe lehtësohet në organizmin e tij. Këtu nënkupton zgjidhje dhe shkarkimin e barrës apo problemit, gjithashtu nënkupton lehtësimin e preokupimit, mërzisë dhe barrës.

Fjala kurbe d.m.th. vështirësi e madhe që njeriu paramendon t'i ndodhë, vuajtje, dhembje, torturë apo preokupim, brengë dhe mërzi. Origjina e saj është marrë nga toka, e cila është e shpuar në zemër të saj.

Fjala jeltemisu ka kuptimin kërkon synimin dhe shkakun e diturisë. Kjo fjalë aludon për diçka që shihet e preket me dorë. Dija duhet të hulumtohet dhe të preket me dorë.

Fjala es-sekine ka kuptimin qetësi, heshtje, strehim, pushim, mëshirë. Fjala këtu në hadith është për qetësinë – ettumeëninetu pasi pas saj është përmendur mëshira. Kjo fjalë është krahasuar me shpendin, i cili fluturon dhe zbret ashtu sikurse qetësia vjen dhe shkon.

Fjala haf-fet'hum ka kuptimin rrethim dhe sjellja rreth njerëzve, ka përfshirë ata - ehatat bihim.

Fjala bet-tae d.m.th. vonon, ngadalëson, neglizhon - ehharahu, e përfundon veprën e keqe.

Fjala nesebuhu d.m.th. përkatësia nga njëri prej prindërve, farefis, afërsi, origjinë, gjenealogji. Shumësi i kësaj fjale është ensab – lidhjet familjare, gjenealogjitë dhe prejardhja.

## Shpjegimi i hadithit

Ky hadith konsiderohet prej haditheve që përmbledh njohuri të ndryshme, rregulla dhe norma të rëndësishme të individit në raport me klasat e ndryshme të shoqërisë, ashtu siç udhëzon për t'iu përgjigjur kërkesave dhe nevojave të njerëzve në situata të palakmueshme duke e sensibiluar opinionin dhe duke u solidarizuar me ta në mënyrë të drejtpërdrejtë, qoftë me ndihmë materiale, fizike apo shpirtërore. Kjo e fundit, ndihma shpirtërore, nënkupton kur e ndihmon nevojtarin me përkrahje, këshillë, njohuri, orientim të duhur etj.

## Zgjidhja e problemit dhe shkarkimi i barrës

Pra, njeriu besimtar ndërmerr një seri aksionesh dhe iniciativash për t'ia zgjidhur dhe lehtësuar vëllait të tij pengesat dhe vështirësitë në të cilat ndodhet, pasi secili prej nesh ka sfida, brenga dhe vështirësi në jetën e tij. Disa prej vështirësive të shpien në sëmundje dhe dhembje të rëndë, disa të shpien në pesimizëm, pikëllim dhe vetizolim nga rrethi dhe shoqëria, e kushdo



që mundohet t'ia lehtësojë vëllait të tij besimtar dhe njeriut në përgjithësi në shenjë bamirësie dhe humaniteti, do ta marrë shpërblimin nga Allahu i Lartësuar në bazë të peshës së rëndë të veprës. Ky shpërblim do t'i jepet njeriut në këtë botë dhe shpërblimi më i madh do t'i jepet në botën e pastajme, shpërblimi kapital në botën e shpërblimeve (ahiretit). Një vepër e lehtë e bërë në këtë botë për t'ia lehtësuar tjetrit vështirësinë që ka, në botën tjetër do të marrë një shpërblim shumë më të madh se vështirësia e asaj vepre të bërë në këtë botë, ngase brenga e kësaj bote në krahasim me brengën e ahiretit nuk është asgjë. Prioriteti ynë duhet të jetë se si t'i eliminojmë brengat dhe pengesat e ahiretit, i cili do të jetë vendbanimi i domosdoshëm i yni. Në këtë kontekst, Pejgamberi s.a.v.s. apeloi te besimtarët me këtë shprehje:

"Kush do t'ia zgjidhë besimtarit një brengë – problem prej problemeve të kësaj bote, Allahu do t'ia zgjidhë një brengë – problem prej problemeve të botës tjetër (Ditës së Kiametit)."

Ky shpërblim është një nderim i madh për ne, ngase lodhja, mundi ynë në ndihmë të tjetrit në fatkeqësi nuk po na shkon huq, por po na kompensohet shumëfish në botën e ahiretit. Gjithashtu nga kjo pjesë e hadithit rezulton që ne si njerëz jemi krijuar në këtë tokë për të qenë ndihmëtarë dhe humanë e jo indiferent ndaj njëri-tjetrit. Përmes këtij hadithi jeta në shoqëri na kultivon dashuri dhe respekt, lidhje të fortë për njëri-tjetrin dhe jeta jonë bëhet e lehtë, e dashur dhe fisnike.

Meqenëse në hadith është specifikuar nocioni mu'minun - besimtar, atëherë shtrohet pyetja: Kur besimtari ndihmon jomyslimanin, a ka shpërblim për të? Përgjigjja nuk është e vështirë ngase të gjithë jemi njerëz dhe jemi krijesa të Allahut xh.sh.. Në këtë botë na bashkon jeta, ajri, toka, uji, dielli, hëna dhe furnizimi nga Krijuesi. Për secilën vepër ndihme ndaj njëri-tjetrit do të kemi shpërblim të ndërsjellë. Për pozitën e barabartë në shpërblim flet edhe ky argument i Kuranit: "Ne i kemi respektuar bijtë e Ademit." Edhe ne duhet të bëjmë mirë ndaj tyre, edhe ata duhet të bëjnë mirë ndaj myslimanëve. Gjithashtu për shpërblimin ndaj jomyslimanëve flet edhe ky hadith: "Vërtet Allahu bamirësinë e ka bërë detyrim ndaj çdo gjallese." "Në çdo gjallesë – frymor kemi shpërblim."

Pra, për çdo vepër të mirë që njeriu vepron në raport ndaj çdo krijese, do të ketë shpërblim tek Allahu xh.sh.. Njeriu sa më i madh dhe i ngritur të jetë në pozitë, aq më i madh do të jetë shërbimi, respekti dhe dobia e tij.

## Lehtësimi si masë preventive

Përderisa fillimi i hadithit apelon për ndihmesë në probleme, zgjidhje të brengës, shkarkim të barrës, eliminim të fatkeqësisë, atëherë pjesa tjetër e hadithit në vijim apelon për lehtësim të barrës dhe brengës. Pejgamberi a.s. thotë: "E kush ia lehtëson (barrën) atij që ka vështirësi, Allahu do t'ia lehtësojë atij në këtë botë dhe në botën tjetër."

Kushdo që e sheh një mysliman në vështirësi për sa i përket ushqimit, veshmbathjes, strehimit apo ndonjë çështjeje tjetër dhe merr iniciativë për t'ia lehtësuar çështjet, atëherë dije se Allahu xh.sh. ka për t'ia lehtësuar këto çështje në këtë botë dhe në botën e pastajme.

Lehtësimi material si masë preventive ndaj myslimanit borxhli dhe jomyslimanit bëhet në dy forma:

a) T'i japësh borxhliut afat dhe hapësirë kohore të mundshme, të mjaftueshme për ta kthyer borxhin, e kjo është obligative bazuar në fjalën e Allahut Fuqiplotë:

"Dhe në qoftë se borxhliu është në vështirësi, atëherë i lini kohë atij derisa t'i lehtësohet mundësia për t'i kthyer detyrimet." (El-Bekare, 280)

Ky parim dhe rregull duhet të vlejë si në raport të individit ndaj individit, ashtu edhe në raport të shtetit me individin. Jemi dëshmitarë të faktit që mbi pesë mijë biznese janë mbyllur në Kosovë për shkak të pamundësive të kthimit të borxhit dhe tatimeve ndaj shtetit. Në këtë drejtim qeveria e vendit duhet të krijojë masa lehtësuese ndaj tatimpaguesve si në biznes, pronë, tregti, bujqësi etj. Njëra prej masave lehtësuese karshi qytetarëve konsiderohet edhe afatizimi i borxheve publike dhe private për një kohë të mjaftueshme. Sot një prej problemeve kyçe të krizës ekonomike në Eurozonë apo në Bashkimin Evropian është edhe mosafatizimi i borxheve të shteteve të forta kundrejt shteteve në zhvillim apo më pak të zhvilluara.

b) Me eliminim, falje apo pakësim të borxhit. Kjo është një formë më e vështirë për huadhënësin, por pa dyshim se shpërblimi tek Allahu xh.sh. është më i madh. Shpërblimin e lehtësimit mund ta përfitojë edhe ai që bëhet shkak apo ndërmjetësues për t'u arritur njëra prej dy formave të përmendura të lehtësimit. Çështja e lehtësimit është një cilësi dhe virtyt i madh i shoqërisë islame, ku njerëzit si parim kanë zgjedhur lehtësimin e punëve që shpie në shpërblime të mëdha në këtë botë dhe shpërblime të pakufishme në botën e pastajme, në xhenetin e përgatitur për njerëzit të cilët bëjnë lehtësime ndaj të tjerëve.

*1."Sahihu Muslim", vëll. XIII, fq. 212, nr. 4867. 2. "Sahihu Muslim", vëll. XIII, fq. 212, nr. 4867. 3. "Sahihu Muslim", vëll. X, fq. 122, nr. 3615. 4. "Sahihul Buhari", vëll. VIII, fq. 182, nr. 2190. 5."Sahihu Muslim", vëll. XIII, fq. 212, nr. 4867.*

# Vlera e dhjetë netëve të fundit të Ramazanit, sadakasë së fitrit dhe 140-vjetorit të Lidhjes së Prizrenit

*Të nderuar vëllezër besimtarë!*

Tashmë jemi në dhjetëditëshin e fundit të muajit të Ramazanit. Këto ditë dhe këto net konsiderohen ndër më të rëndësishmet në këtë muaj të bekuar. Në njërën prej këtyre netëve të fundit, në netët tek, është edhe Nata e Madhe e Kadrit, e cila në radhë të parë është e bekuar me fillimin e shpalljes së Kuranit; pastaj është natë e përcaktimeve vjetore, natë në të cilën çdo adhurim Yni vlerësohet shumëfish, natë në të cilën zbresin melekët në tokë me mëshirën dhe faljen e Zotit, natë e sigurisë, e paqes dhe e shpëtimit, dhe natë në të cilën Allahu i Gjithëmëshirshëm i fal gjynahet e mëparshme të Ymmetit të Muhamedit a.s.. Në lidhje me këtë Natë të Madhe të Kadrit, i Lartmadhërishmi ka zbritur një kaptinë-sure të tërë në Kuran, me emrin El-Kadr, ku thotë: "Ne e zbritëm atë (Kuranin) në natën e Kadrit. E ç'të bëri ty të dish se ç'është nata e Kadrit? Nata e Kadrit është më e vlefshme se një mijë muaj! Me lejen e Zotit të tyre në të (atë natë) zbresin melekë-engjëj dhe shpirti (Xhibrili) për secilën çështje. Ajo (që përcakton Zoti) është paqe deri në agim të mëngjesit".(El-Kadr, 1-5)

Pejgamberi ynë, Muhamedia.s. ka thënë: "Atij që falet (e gjallëron) Natën e Kadrit me besim (në Allahun) dhe llogaritje (në shpërblimin e Tij), do t'i falen mëkatet e mëhershme që ka bërë."[1]

> Aishja r.a. tregon se kur vinte dhjetëshi i fundit i Ramazanit, Muhamedi a.s., i gjallëronte këto net të bekuara me namaz, lutje, dhikër, këndim të Kuranit

Po ashtu i Dërguari i Allahut na ka porositur që në këtë natë të lutemi për falje mëkatesh. Transmetohet se Aishja r.a. kishte kërkuar nga Pejgamberi a.s. që t'ia mësonte një lutje të cilën do ta thoshte në rast se Allahu do t'ia mundësonte ta arrinte bekimin e kësaj Nate të Kadrit. Ai i tha: "Thuaj: Allahumme, inneke Afuvvun, tuhibbul afve, fa'fu anni – O Zoti im, Ti je Falës, e do faljen, andaj më fal mua!"[2]

Duke meditur të gjitha këto begati e mirësi të Natës së Kadrit, atëherë është plotësisht e kuptueshme përse Pejgamberi a.s. i kushtonte rëndësi të veçantë kësaj nate. Madje Aishja r.a. tregon se kur vinte dhjetëshi i fundit i Ramazanit, Muhamedi a.s., i gjallëronte këto net të bekuara me namaz, lutje, dhikër, këndim të Kuranit dhe e zgjonte familjen e tij prej gjumi duke i këshilluar që të angazhoheshin sa më shumë në ibadet, në lutje të përshpirtshme, duke pasur gjithnjë parasysh edhe fjalët e Allahut: "Vërtet, me të përmendurit e Allahut, zemrat qetësohen". Madje, për të qenë edhe më i përkushtuar në adhurim, Pejgamberi a.s. e kalonte kohën në I'tikaf.

Andaj, duke marrë shembull dhe model Pejgamberin e mëshirës, Muhammedin a.s., edhe ne duhet të japim maksimumin në adhurim, me shpresë që Allahu të na bekojë për këtë natë të madhe dhe të na i falë mëkatet!

*Besimtarë të nderuar!*

## Vlera e Sadakasë

Ramazani veç të tjerash është muaj i mëshirës dhe i bamirësisë. Vlera e punëve-ameleve tona në Ramazan merr një dimension krejtësisht tjetër, për dallim nga muajt e tjerë. Thjesht, Ramazani u jep vlerë dhe shpirt këtyre veprave me të cilat synojmë ngritjen tonë shpirtërore dhe afrimin tek Allahu xh.sh.. Shumë prej këtyre veprave, që llogariten si të mira, preferohen të bëhen çdoherë. porse kryerja-bërja e tyre në Ramazan ato i bën shumë më të veçanta. Një nga këto vepra është edhe lëmosha. Pejgamberi a.s. ka thënë: "Lëmosha më e mirë është lëmosha në Ramazan!"[3] Këtu mbase qëndron edhe sqarimi pse i Dërguari i Allahut që ishte gjithmonë bujar, në Ramazan e shtonte edhe më tepër bujarinë e tij. Një nga ato lëmoshat më të veçanta që jepen në Ramazan

pa dyshim që është është edhe Sadekatul-Fitri, i cili jepet për të pastruar agjërimin nga lëshimet e mundshme dhe me të gëzohet një i varfër.

*Vëllezër të dashur!*

Siç e dini, Bashkësia Islame e Kosovës, me institucionet e saj administrative dhe ato arsimore, funksionon edhe falë këtij kontributi që besimtarët tanë dhurojnë për çdo vit, andaj, edhe kësaj radhe apelon tek të gjithë ju që këtë kontribut ta jepni në këshillat lokalë të Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, në mënyrë që të vazhdojmë bashkërisht rrugën tonë drejt sukseseve, veçmas në fushën e arsimit dhe të edukimit fetar.

Me këtë rast duam t'ju kujtojmë se Bashkësia Islame vazhdon të jetë zëri juaj më besnik dhe dora juaj e zgjatur tek të varfrit. Nëpërmjet organeve tona humanitare, shoqatës 'Bereqeti' me theks të veçantë, ne ndihmojmë me mijëra e mijëra familje çdo vit. Kështu, ndihma juaj materiale që ofroni në këtë fund Ramazani, qoftë me sadakatul-fitrin, qoftë me zekat, nënkupton një përforcim të radhëve tona në fushën e humanizmit dhe të jetës e arsimit fetar.

Mos harroni se falë kontributit Tuaj, sot kuadrot e Medresesë dhe të Fakultetit të Studimeve Islame, janë bërë prijës fetarë në të gjitha kontinentet e botës, duke filluar nga Evropa, Amerika, Australia dhe Azia.

*Xhematli të nderuar!*



## 140-vjetori i Lidhjes së Prizrenit

Ramazani është muaj i shënimit të disa ngjarjeve madhore, të cilat kanë lënë gjurmë të pashlyera në historinë e myslimanëve dhe jo vetëm. Këtë vit ka rastisur që në Ramazan të jetë njëqindedyzet-vjetori i një ngjarjeje me peshë të rëndësishme kombëtare, Lidhjes së Prizrenit. Më 10 qershor bëhen 140 vjet nga mbajtja e këtij takimi të rëndësishëm gjithëkombëtar, në të cilin u vunë themelet e shtetësisë shqiptare. Duke parë rrezikun që u kanosej trojeve tona nga shtetet fqinje dhe mungesën e vullnetit të Fuqive të Mëdha për të bërë zgjidhje të drejtë, figura të ndritura dhe emra të mëdhenj të kombit tonë u bashkuan me qëllimin e gjetjes së mundësive për ruajtjen e tërësisë territoriale dhe sigurimin e autonomisë administrative të trojeve tona. Lidhja e Prizrenit konsiderohet një lëvizje e vërtetë e gurit të historisë, një hap para për arsimimin në gjuhën shqipe, një moment që nxjerr emra të mëdhenj në shesh, si: Myderris Haxhi Ymer Prizreni, Hasan Prishtina, Ismail Qemali, Isa Boletini, Sylejman Vokshi, Mulla Zejnel Abidini i njohur në popull më shumë si Haxhi Zeka, vëllezërit Frashëri, Idriz Seferi, etj. Lidhja e Prizrenit është histori e gjallë, histori që flet. Mbajtja e saj në xhami, dhe forma e organizimit të jetës, flasin për lidhjen e pashkëputshme ndërmjet fesë dhe vatanit, vërtetojnë kontributin historik të hoxhallarëve në ruajtjen e kombit, shpalosin rolin shumëdimensional fetar, edukativ, arsimor dhe kombëtar të xhamive, vërtetojnë bashkëjetesën e shqiptarëve myslimanë në një vend me të tjerët, si vlerë dhe virtyt i kultivuar nga feja, ndërkohë që i japin përgjigje edhe të gjithë atyre që fenë e shohin si pengesë të zhvillimit kulturor, shkencor e politik të vendit. Andaj, duke marrë si shkas këtë përvjetor të njëqindedyzetë të kësaj lidhjeje të bekuar kombëtare, ne u bëjmë apel liderëve tanë politikë që të trasojnë rrugët e paraardhësve të tyre, figurave emblemë të shtetësisë sonë, të cilët fenë dhe kombin i kanë parë si dy gjëra që jo vetëm që mund të ecin bashkë, por që janë edhe të pandashme në rrugën e formimit shtetëror dhe kulturor të vendit tonë.

*(08.06.2018. Kjo Hytbe e dërguar nga Kryesia e BIK-ut është lexuar në të gjitha xhamitë e Kosovës gjatë hytbes së namazit të xhumasë).*

*1. Transmetojnë Buhariu dhe Muslimi. 2. Transmeton Tirmidhiu. 3. Transmeton Tirmidhiu.*

Prof. Dr. Süleyman Uludağ

# Takvaja–Devotshmëria (1)

Komentuesit (mufessirun) klasikë të Kuranit fjalës takva dhe formave urdhërore që dalin nga ajo kryesisht ia kanë dhënë kuptimin “Frikësojuni Allahut!” ose “Kijeni frikë Allahun!”

Termi takva përdoret për të shprehur përpikërinë që tregohet në ndjekjen e urdhrave dhe këshillave të fesë dhe në largimin nga haramet dhe mëkatet.

## Përkufizimi

Termin takva, i cili rrjedh nga rrënja vikajeh, që në aspektin etimologjik nënkupton “të ruhesh, të mbrohesh, të kesh kujdes, të largohesh, të respektosh, të jesh i dëgjueshëm, të jesh fetar, të ndjekësh me përkushtim, të frikohesh, të druhesh”, Sejjid Sherif el-Xhurxhani e përkufizon kështu: “Të ruhesh nga dënimi i Zotit duke e respektuar Atë. Kjo realizohet duke e ruajtur nefsin nga sjelljet për të cilat njeriu do të meritonte të ndëshkohej”.

## Përdorimi i këtij termi në Kuran dhe Sunet

**a. Në kuptimin e dëgjueshmërisë**

Termi takva dhe format tjera të derivuara nga rrënja e saj si ittika, tekijj, etka, muttekijj në Kuran përmenden 285 herë. Në Kuran dhe në hadithet e Pejgamberit a.s. termi takva ndonjëherë përmendet në kuptimin e tij etimologjik, kurse disa herë të tjera në kuptimin “të ruhesh nga dënimi i Zotit duke i ndjekur urdhrat e Tij dhe duke u larguar nga ndalesat e Tij”. Përgjithësisht pejgamberët u janë drejtuar ummeteve të tyre me fjalët:“Kini frikë (dënimit të) Allahut e jini të dëgjueshëm ndaj meje!” (esh-Shu’ara, 26:108, 179).

Duke qenë se ai që është i dëgjueshëm ndaj Pejgamberit a.s. është i dëgjueshëm edhe ndaj Allahut xh.sh. (en-Nisa’, 4:80), takvaja nënkupton dëgjueshmërinë ndaj Allahut dhe ndaj Pejgamberit të Tij.

**b. Në kuptimin e ruajtjes, mbrojtjes**

Kur Kurani flet për besimtarët si zotërues të takvasë, zakonisht aty flitet edhe për mbrojtjen e tyre nga dënimi i Xhehenemit (ed-Duhan, 44:56; et-Tur, 52:18; el-Insan, 76:11); prandaj edhe besimtari kërkon nga Allahu ta mbrojë nga dënimi i Xhehenemit (el-Bekara, 2:201; Alu Imran, 3:191). Emërtimi i Allahut me termin ehlu’t-takva (el-Muddeththir, 74:56) nënkupton se Ai është mbrojtës dhe strehues i mirë për ata që e kërkojnë këtë prej Tij. Edhe shprehja “ruaj” në lutjen “Na ruaj nga dënimi i zjarrit!” (el-Bekara, 2:201; Alu Imran, 3:16, 191) dhe “ruajeni” te ajeti “Ruajeni vetveten dhe familjen tuaj nga zjarri!” (et-Tahrim, 66:6) vijnë nga e njëjta rrënjë.

**c. Në kuptimin e frikës që lind nga respekti**

Fjala takva në Kuran përmendet 17 herë (p.sh. shiko el-Bekara, 2:197; el-Maideh, 5:2; el-A’raf, 7:26; et-Teubeh, 9:108; Taha, 20:132). Komentuesit (mufessirun) klasikë të Kuranit fjalës takva dhe formave urdhërore që dalin nga ajo kryesisht ia kanë dhënë kuptimin “Frikësojuni Allahut!” ose “Kijeni frikë Allahun!”. Edhe pse kjo folje në vetvete përmban edhe kuptimin frikë, kjo nuk nënkupton druajtjen nga diçka e frikshme dhe e tmerrshme, porse shpreh druajtjen të mos ia lëndosh zemrën dikujt që e do, shpreh ndjeshmërinë e respektimit dhe përgjegjësisë ndaj Krijuesit. Në këtë kontekst, përkthimet si “Vetëdija për Zotin” ose “Vetëdija për përgjegjësinë ndaj Zotit”, që ofrohen për fjalën takva, na duket se i përgjigjen më mirë përmbajtjes së vetë termit. Frikën që e përmbajnë termet takva dhe ittika në fakt buron nga respekti dhe nder-



imi që njeriu e ndjenë karshi Allahut xh.sh. Një ndjenjë e këtillë besimtarët i largon nga veprat e këqija e mëkatet dhe i nxit drejt veprave të mira e të këndshme. Në Kuran dhe në hadithet e Pejgamberit a.s. kur flitet për frikën me rastin e fatkeqësive të ndryshme, të kijametit, të ringjalljes dhe të Xhehenemit përdoren fjalë që burojnë nga termet hauf, hashjeh, feza', rahbeh, vexhel, ru'b, ishfak. Në ajetet me kuptimin "Mos kini frikë prej tyre, por prej Meje!" (el-Bekara, 2:150; Alu Imran, 3:176) frika nga Zoti përmendet me termin hauf dhe hashjeh. Ndërkaq në ajetin 52 të sures 24, en-Nur, përmenden njëra pas tjetrës fjalët hashjeh dhe ittika. Që të gjitha këto tregojnë se në vija të përgjithshme takvaja është diçka ndryshe nga frika. Është me rëndësi të përmendet se Pejgamberi a.s. shpesh bënte du'a, lutje, me këto shprehje:"O Allah, kërkoj strehim/mbrojtje te Ti prej Teje!" ose: "Kërkoj mbrojtje tek Allahu nga hidhërimi i Tij!" Sipas kësaj takva do të thotë të kërkosh mbrojtje dhe strehë tek Allahu xh.sh. nga hidhërimi dhe zemërimi i Tij. Në Kuran kërkohet prej besimtarëve që ta ruajnë vetveten nga shejtani, nga fitneja (el-Enfal, 8:25), nga xhehennemi (Alu Imran, 3:131), nga kijameti (el-Insan; 76:11). Në këtë aspekt takva do të thotë të kërkosh mbrojtjen e Zotit kundër çdo gjëje të keqe e të dëmshme. Kjo ndërkaq realizohet duke u ikur mëkateve dhe duke iu drejtuar punëve të mira. Për ruajtjen nga e keqja Kurani e përdor termin hadher (el-Munafikun; 63:4; et-Tegabun, 64:14).

## Muttekiu — i devotshmi

Fjala muttekijj, që nënkupton njeriun e devotshëm, në Kuran përdoret 48 herë (p.sh. el-Bekara, 2:2; Alu Imran, 3:76; el-Maideh, 5:27; el-A'raf, 7:128; el-Enfal, 8:34). Në këto ajete përshkruhen vetitë e njerëzve të devotshëm (muttekijjun). E kundërta e fjalës takva është fuxhur, ndërkaq e kundërta e fjalës muttekijj është faxhir (esh-Shems, 91:8; Tirmidhiu, Menakib, 73; EbuDavudi, Edeb, 111). Edhe fjala tekijj (Merjem, 19:13, 18, 63) përdoret në kuptim të muttekijj (i devotshëm). Edhe fjala el-vaki (er-Ra'd, 13:34, 37; el-Mu'min, 40:21) që nënkupton "mbrojtës, ruajtës" rrjedh nga e njëjta rrënjë.

Përmendja e shpeshtë e fjalës takva dhe e formave derivuese të saj në Kuran, në raste të ndryshme dhe në forma të ndryshme, flet mjaftueshëm për rëndësinë që ka ky koncept në Islam. Për vlerën e takvasë në Kuran theksohen këto aspekte: Allahu është me ata që kanë takva (el-Bekara, 2:194; et-Teubeh, 9:36, 123); i mbron ata dhe u ndihmon; Ai i do ata që kanë takva (Alu Imran, 3:76; et-Teubeh,9:4, 7); Ai është mik, i dashur, mbrojtës i të devotshmëve (el-Xhathijeh, 45:18). Takvaja në të njëjtën kohë është një koncept që ka të bëjë me imanin (besimin) dhe me zemrën. Ata që sillen me respekt ndaj Pejgamberit a.s. përshkruhen si njerëz të cilëve Allahu xh.sh. ua kalit, ua përshtat ose edhe i sprovon zemrat e tyre për takvanë (el-Huxhurat, 49:3). Respektimi i vendimeve të Allahut xh.sh. pa dyshim që buron nga takvaja që ata kanë në zemrat e tyre (el-Haxhxh, 22:37).

## Takvaja buron nga imani

Allahu xh.sh. e frymëzon takvanë në nefsin/zemrën e njeriut (esh-Shems, 91:8). Pejgamberi a.s. duke shënjuar me dorën e tij në gjoks ka thënë: "Takvaja është këtu" , por e ka bërë edhe këtë lutje: "O Allahu im, jepja nefsit tim (zemrës sime) takvanë!" .Me fjalën takva e zemrës nënkuptohet imani (besimi), jakini (bindja e paluhatshme), sinqeriteti dhe respekti i thellë ndaj Allahut xh.sh. Në Kuran theksohet lidhshmëria që ekziston midis takvasë dhe besimit (imanit): "Druhuni nga Allahu po qe se jeni besimtarë!" (el-Maideh, 5:11, 57, 88). Të jesh i devotshëm, me takva, është kërkesë e besimit. Të gjithë pejgamberët kanë kërkuar prej ummeteve të tyre të jenë të devotshëm, me takva. Për të gjithë ata që janë të devotshëm Kurani është një libër udhëzimi (el-Bekara, 2:2; Alu Imran, 3:138; el-Maideh, 5:46). Edhe arsyeja dhe ndërgjegjja kërkojnë të jesh i devotshëm (et-Talak, 65:10).

## Takvaja dhe shpëtimi në të dyja botët

Edhe nga aspekti që fjala takva nënkupton "ruajtjen dhe mbrojtjen", ka një lidhje të ngushtë me kijametin, ringjalljen, xhehennemin, xhenetin dhe me jetën e amshueshme. Kurani flet se ata që janë të devotshëm do të kenë përfundim të mirë (Taha, 20:132; el-Kasas, 28:83; Sad, 38:49; ez-Zuhruf, 43:35). Një ardhmëri e mirë që u premtohet të devotshmëve ka të bëjë edhe me jetën e kësaj bote, mirëpo për të arritur fundin e lumtur duhet me qenë i durueshëm (el-A'raf, 7:128; Hud, 11:49). Rruga e arritjes së shpëtimit në këtë botë dhe në botën tjetër, që në Kuran shprehet me fjalët feuz (sukses), nexhat (shpëtim) dhe felah (mirëqenie), varet nga të qenët i devotshëm, me takva (el-Bekara, 2:189; el-Maideh, 5:35, 100; ez-Zumer, 39:61; en-Nebe', 78:31). Zahireja (furnizimi) më e mirë për në botën tjetër dhe ajo që atje do të jetë më e dobishme është takvaja (el-Bekara, 2:197). Xheneti është përgatitur për të devotshmit (Alu Imran, 3:133; el-Hixhr, 15:45; ed-Duhan, 44:51). Në Kuran thuhet qartë se ata që nuk kanë takva siç janë tiranët, zullumqarët, ngatërrestarët, ata që nuk ruhen nga kryerja e mëkateve dhe e punëve të këqija, do të dënohen në xhehennem.

## Takvaja të ndriçon mendjen me dritën hyjnore

Takvaja bën të mundur që Allahu xh.sh. ta mësojë dhe ndriçojë robin e Tij (el-Bekara, 2:282; el-Enfal, 8:29). Një besimtar i devotshëm, të

cilit zemra i ndriçohet me një dritë hyjnore (furkan), ka mundësinë të bëjë dallimin midis së mirës dhe së keqes, midis së vërtetës dhe së pavërtetës, midis sevapit (shpërblimit) dhe mëkatit; ai ikën me kujdesin më të madh nga e ndaluara dhe mëkati. Edhe nxjerrja e mësimeve nga ngjarjet historike dhe sociale bëhet në saje të takvasë (el-Bekara, 2:66; Alu Imran, 3:138; en-Nur, 24:34).

## Takvaja dhe virtytet morale

Në Kuran flitet edhe për lidhjen midis vlerave morale dhe takvasë. Takvaja prezantohet si një arsyetim shpirtëror për largimin nga mëkatet e të këqijat dhe për orientimin drejt të mirave dhe sevapeve. Kështu që takvaja lidhet ngushtë me faljen (el-Bekara, 2:189), me lidhjen farefisnore (en-Nisa', 4:1), me drejtësinë (el-Maideh, 5:8), me korrektësinë (el-Bekara, 2:177; ez-Zumer, 39:33), me fjalën e drejtë (el-Ahzab, 33:70), me mirënjohjen (Alu Imran, 3:123), me mëshirën (el-En'am, 6:155; Jasin, 36:45), me mirësinë (el-Bekara, 2:189)... Besimtari më i vlefshëm tek Allahu xh.sh. theksohet të jetë ai që ka më shumë takva, që është më shumë i devotshëm (el-Huxhurat, 49:13) dhe se petku i takvasë (el-A'raf, 7:26) është takvaja e zemrës e cila manifestohet në trupin dhe organet e besimtarit dhe e cila e mbron atë si një mburojë, parzmore. Edhe Pejgamberi a.s. ka thënë se ahlaku, morali i një besimtari të devotshëm, me takva, do të jetë vetëm i mirë dhe jo ndryshe.

Forma më e përkryer e takvasë është të kesh një takva meritore ndaj Allahut xh.sh. Mirëpo besimtari e ka të vështirë ta arrijë një takva të tillë. Për këtë arsye Allahu xh.sh. në Kuran na thotë: "Andaj druhuni Perëndisë sa të mundeni, dhe dëgjoni, dhe përuluni dhe shpenzoni (prej pasurisë suaj) për të mirën tuaj. E ata që ruhen nga lakmia e madhe, janë fitues." (et-Tegabun, 64:16). Të devotshmin Kurani e quan tekijj dhe muttekijj, atë që është në një shkallë më të lartë të takvasë e quan etka (el-Huxhurat, 49:13; el-Lejl, 92:17). Kjo nënkupton se takvaja ka disa shkallë të saj. Besimtari është afër Allahut xh.sh. aq sa ai ndjen respekt ndaj Tij. Kush dhe sa është i devotshëm, këtë e di më së miri vetëm Allahu xh.sh. (Alu Imran, 3:115; et-Teubeh, 9:44). Besimtari mundohet të bëhet i devotshëm, mirëpo nuk pretendon se është i tillë. Pejgamberi a.s. ka qenë njeriu më i devotshëm në mesin e njerëzve. Në një hadith kudsij thuhet se evliatë (të dashurit e Zotit) janë besimtarët me devotshmëri të lartë.

## Takvaja e tepruar shkakton vesvese

Takvaja kërkon një përpikëri të thellë kur është në pyetje sevapi dhe gjynahu, hallalli dhe harami. Në Islam hallallet (të lejuarat) dhe haramet (të ndaluarat) janë të qarta. Mirëpo midis tyre ndodhen edhe gjëra të dyshimta. Ai që ruhet nga këto të dyshimta e ka ruajtur fenë dhe nderin e vet. Në një hadith Pejgamberi a.s. na porosit t'u ikim sendeve të dyshimta dhe t'u drejtohemi atyre që nuk janë të tilla. Edhe dy hadithet në vazhdim tregojnë se është kërkesë e takvasë që t'u ikim gjërave që nuk janë hallall dhe mubah (të lejuara): "Mëkati (gjynahu) është ajo që nuk të lë të qetë dhe nuk të fle në zemër" ,"Fetvanë (përgjigjen) lype nga zemra jote". Takvaja kërkon që në radhë të parë të largohemi nga sendet e dyshimta kur janë në pyetje të drejtat e njeriut, prandaj edhe ndalohet gjykimi i dikujt me dëshmi të dyshimta. Ruajtja nga sendet e ndaluara dhe të dyshimta ka rëndësi si për nga haku (e drejta) i Zotit ashtu edhe për nga haku i njeriut. Juristët islamë për shembull kanë thënë që nëse dikush bie në dyshim nëse namazin e ka kryer plotësisht ose jo, si kërkesë e takvasë ai duhet ta përsërisë atë namaz, mirëpo nëse bie në dyshim nëse i ka dikujt borxh ose jo, nuk ka nevojë që për çdo rast t'ia paguajë atij borxhin, pa ia kërkuar i zoti i tij. Për mallrat që shiten nëpër tregje e shitore, nuk duhet hulumtuar nëse këto janë të vjedhura ose jo. Sepse sendet në bazë janë të lejuara (përveç nëse nuk dëshmohet e kundërta – R.N.); dhe ne duhet të kultivojmë mendim të mirë dhe pozitiv për shitësin. Mirëpo, në shtetet jo-islame është kërkesë e takvasë të interesohesh për artikujt që i blen në mos kanë elemente të derrit ose të alkoolit. Të jesh i përpiktë kur është në pyetje ryshfeti, dhurata, vakëfi, autorizimi, trashëgimia, po edhe në raportet punëdhënës-punëmarrës, në shërbimet publike, në shkollë, në spital etj. është kërkesë e lartë e takvasë. E njëjta vlen edhe në raport me natyrën, rrugët publike, gjallesat tjera etj. Edhe pse takvaja është një virtyt bazë, teprimi në këtë drejtim ndonjëherë mund t'u hapë rrugë dyshimeve dhe vesveseve. Kjo gjendje pastaj nuk ka lidhje me takvanë. Lidhur me këtë Muhammedi a.s. ka thënë: "Janë shkatërruar (mutenatti'unët): ata që e kanë tepruar në punët e fesë (duke i stërholluar gjërat dhe ndarë qimet katërsh)".

*Përktheu:*
*Rejhan Neziri*

** Ky artikull është përkthim nga turqishtja e profesorit tim të nderuar në Bursa të Turqisë, dhe përbën zërin "Takva" në Enciklopedinë islame të Dijanetit të Turqisë: İslam Ansiklopedisi, TürkiyeDiyanetVakfı İslam AraştırmalarıMerkezi (İSAM), Stamboll 2010, vëll. 39, f. 486-484. Fusnotat në këtë formë si dhe nëntitujt i kam shtuar unë, përkthyesi, R.N.*

*1. Es-Sejjid Sherif el-Xhurxhani, Mu'xhem et-Ta'rifat, Kajro 2004, zëri "et-Takva", f. 58-59. 2. Muslimi, es-Salah, 222; Tirmidhiu, De'avat, 112. 3. Tirmidhiu, Xhihad, 26. 4. Muslimi, el-Birr, 32; Tirmidhiu, el-Birr, 18. 5. Muslimi, Dhikr, 73; Nesaiu, Isti'adheh, 13. 6. Tirmidhiu, el-Birr, 55. 7. Buhariu, Menakib, 1; Muslimi, Fedail, 168. 8. Buhariu, I'tisam, 27; Muslimi, Sijam, 74. 9. EbuDavudi, Fiten, 1. 10. Buhariu, Buju', 3; Tirmidhiu, Kijameh, 60; Ebu Davudi, Buju', 3. 11. Muslimi, el-Birr, 14; Tirmidhiu, Zuhd, 52. 12. Ahmedi, Musned, II, 4; Darimiu, Buju', 2. 13. Ibni Maxheh, Mukaddimeh, 2. 14. Ömer Nasuhi Bilmen, Hukukiİslamiyye ve Istılahatı Fıkhiyye Kamusu, vëll. I, f. 314. 15. Ebu Hamidel-Gazzali, Ihja'uulumi'd-din, Kajro 1939, vëll. II, f. 99-154. 16. Muslimi, Ilm, 7: Ebu Davudi, Sunneh, 5; Darimiu, Mukaddimeh, 19.*

**Abdulkadir ibn Mahmud el-Arnauti**

# Mexhliset e dijes gjatë muajit të Ramazanit

Abdurrezaku thotë: "Kur hynte Ramazani, Sufjan eth-Thevri i linte të gjitha ibadetet dhe i përkushtohej leximit të Kuranit"

*Bismil-lahir-rahmanir-rahim*

Falënderimi i takon Allahut, Zotit të botëve, paqja dhe bekimi i Allahut qofshin për pejgamberin tonë, Muhamedin (alejhissalatu uesselam) dhe gjithë sahabët e tij deri në ditën e Kijametit.

Ky është një trajtim i shkurtë rreth çështjes "A është vërtetuar nga disa dijetarë se ata i linin mexhliset e dijes gjatë muajit të Ramazanit për t'iu përkushtuar tërësisht Kuranit?"

Kjo është një çështje e cila është bërë e njohur dhe është përhapur mjaft në këtë kohë, në atë masë saqë disa vëllezër myslimanë i lënë tërësisht mexhliset e dijes gjatë muajit të Ramazanit, madje ndodh t'i qortojnë ata që marrin pjesë në takime të tilla gjatë këtij muaji, me pretekst të ndjekjes të të parëve, po sikur t'i përkushtoheshin vërtet Kuranit!

Në fakt, ata e humbin kohën kot, ashtu që as Kuran nuk lexojnë e meditojnë, e as në mexhlise të dijes nuk prezantojnë!

Prandaj, me ndihmën e Allahut, po i hyj trajtimit dhe sqarimit të kësaj çështjeje dhe them:

El-Hafidh Ibn Rexheb (Allahu e mëshiroftë), në veprën e tij Letaifu-l-me'arif, f. 318, thotë: "Kur hynte Ramazani, ez-Zuhri thoshte: 'Tash është koha kur duhet lexuar Kurani dhe duhen ushqyer nevojtarët'".

Ibn Abdulhakem thotë: "Kur hynte Ramazani, Maliku e braktiste leximin e haditheve dhe shoqërimin me dijetarët".

Abdurrezaku thotë: "Kur hynte Ramazani, Sufjan eth-Thevri i linte të gjitha ibadetet dhe i përkushtohej leximit të Kuranit". Përfundon citati.

Them: Sa i përket transmetimit të Zuhrit, atë e shënon El-Hafidh Ibn Abdulberri në veprën e tij Et-Temhid(6/111), ku thotë: "Na ka treguar Halef ibn Ahmed, na ka treguar Ahmed ibn Se'id, i cili thotë: 'E kam dëgjuar Abdullah ibn Xha'fer Ebu-l-Kasim el-Kazvinin të ketë thënë: E kam dëgjuar Tahir ibn Halid ibn Nizarin të ketë thënë: E kam dëgjuar babanë tim të ketë thënë: E kam dëgjuar El-Kasim ibn Mebrurin të ketë thënë: E kam dëgjuar Junus ibn Jezidin të ketë thënë: Kur hynte Ramazani, Ibn Shihab (ez-Zuhri) thoshte: Tash është koha kur duhet lexuar Kurani dhe duhen ushqyer nevojtarët'. Ai ishte njeriu më bujar dhe rrëfimet e tij lidhur me bujarinë janë të shumta, e këtu po përmendim vetëm një pjesë". Përfundon citati.

Them: Ky transmetim nuk është i vërtetë nga ez-Zuhri, madje është më afër trillimit, meqë në isnadin e tij është Abdullah ibn Muhamed ibn Xha'fer Ebu-l-Kasim el-Kazvini (kedhdhab – shpifës).

El-Hakim, në pyetjet e tij drejtuar imam ed-Darekutnit, (f. 115), thotë: "E kam pyetur Ebu-l-Hasen (ed-Darekutni) për Abdullah ibn Muhamed ibn Xha'fer el-Kazvini, muhaddith i Egjiptit?" Ai më tha: "Shpifës (kedhdhab) që trillonte hadithe".

El-Hafidh Ibn Asakir, në veprën e tij Tarihu Dimeshk (32/171), për të thotë: "... Abdullah ibn Muhamed ibn Xha'fer el-Kazvini, me nofkën Ebu-l-Kasim, ishte një fakih i medhhebit shafij që kishte një hallkë të dijes në Egjipt. Kishte qenë në krye të gjykatës së Remles, i respektuar në këtë funksion. Bënte ibadet dhe ishte i devotshëm. Kishte dëgjim shumë të rënduar. I kuptonte hadithet dhe i mbante në mend. Kishte një mexhlis të shkrimit në shtëpinë e tij, në të cilin mexhlis tuboheshin dijetarët e hadithit. Mexhlisi i tij ishte i respektuar dhe dinjitoz, në të cilin merrnin pjesë një numër i madh njerëzish. Në fund të jetës, filloi të ngatërronte e të trillonte hadithe në tekste të ruajtura, të njohura, me ç'rast u demaskua dhe iu dogjën librat para sysh. Kështu, e humbi pozitën tek njerëzit dhe iu shpërbë mexhlisi, ashtu që nuk vinte më asnjë njeri tek ai. Pas pak, ndërroi jetë". Përfundon citati.

Ndërkaq, për dy transmetimet e tjera nga dy imamë të respektuar, Malik ibn Enes dhe Sufjan eth-Thevri (Allahu i mëshiroftë), pas kërkimit, nuk kam gjetur isnad, dhe as nuk kam gjetur t'i ketë përmendur dikush para Ibn Rexhebit.

Po ashtu, lidhur me këtë çështje, aq sa kam arritur të hulumtoj, nuk përmendet diçka nga sahabët (Allahu qoftë i kënaqur me ta).

Madje, teksti i transmetimit të Malikut është i dobët (da'if), për

faktin se Abdulhakemi nuk e arriti Malikun. Për më tepër, transmetohet nga imam Maliku (Allahu e mëshiroftë), gjithashtu me isnad të dobët, e kundërta e asaj që e ka përmendur El-Hafidh Ibn Rexhebi (Allahu e mëshiroftë).

El-Hafidh el-Mizzi (Allahu e mëshiroftë), në veprën e tij Tehdhibu-l-kemal (2/397), thotë: "... Abdullah ibnu-l-Husejn el-Mesisi thotë: 'E kam dëgjuar Abdullah ibn Jusufin të ketë thënë: E kam dëgjuar El-Muvetta' të imam Malikut nga El-Hunejni dy herë. E kam dëgjuar unë dhe Ebu Mis'her. Tha: Kur hynte muaji i Ramazanit, El-Hunejni e linte dëgjimin e haditheve'. Maliku i tha: 'O Ebu Ja'kub, përse po e lë dëgjimin e haditheve në Ramazan? Nëse diçka urrehet gjatë muajit të Ramazanit, ajo urrehet edhe jashtë Ramazanit'. El-Hunejni i tha: 'O Ebu Abdullah, ky është një muaj, në të cilin dëshiroj t'i përkushtohem vetes'". Përfundon citati.

Them: Ky transmetim, edhe po të jetë i vërtetë, bie ndesh me atë që ka përmendur El-Hafidh Ibn Rexhebi nga imam Maliku. Aty shihet qart se imam Maliku e kundërshton atë që i lë mexhliset e hadithit gjatë muajit të Ramazanit, duke bërë një krahasim të saktë, kur thotë se ajo që konsiderohet afrim tek Zoti (kurbe) jashtë Ramazanit, e tillë është po ashtu edhe gjatë muajit të Ramazanit.

Gjithashtu, ka të dhëna që dëshmojnë se dijetarët nuk i linin mexhliset e dijes në muajin e Ramazanit.

Në senedin e veprës së Abdurrezakut, El-Emali fi athari-s-sahabe, f. 118, përmendet si vijon: "Bismil-lahir-rahmanir-rahim. O Zot, më shto dituri! Na ka treguar autorja Ummu Abdullah Neshvan bint Abdilah ibn Ali el-Kinanije, me dëgjim nga ana e saj, më 9 Xhumada el-ula të vitit 865 hixhrij ...". Pastaj, e përmendi senedin e veprës derisa tha: "Na ka treguar Ebu Abdullah el-Husejn ibn Abdulxhebbar es-Sukkeri, me leximin të tij, ditën e shtunë, më 15 Ramazan të vitit 415 hixhrij ... dhe e përfundoi senedin". Përfundon citati.

Edh-Dhehebi, në veprën e tij Sijeru a'lami-n-nubela (12/288), për jetën e Jahja ibn Muhamed ibn Jahja edh-Dhuhli, njëri prej transmetuesve të Ibn Maxhes, mes të tjerash thotë: "E kam dëgjuar Muhamed ibn Salihun të ketë thënë: 'Kemi prezantuar në mexhlisin e fundit të shkrimit tek shehidi Jahja ibn Muhamed, në muajin Ramazan të vitit 267 hixhrij, e thuhet në Sheval'". Përfundon citati.

Në senedin e veprës Fedailu-s-sahabe nga imam ed-Darekutni gjejmë edhe këtë tekst: "Na ka treguar esh-shejh es-Salih Ebu Bekr Mismar ibn Umer ibn Muhamed ibnu-l-Avis en-Nejjar el-mukri' el-bagdadi ...", dhe e përmendi senedin derisa tha: "Na ka treguar Ebu-l-Hasen Ali ibn Umer ibn Ahmed ibn Mehdi ed-Darekutni el-Hafidh, duke lexuar tek ai, përderisa unë dëgjoja, ditën e martë, gjashtë ditë pa mbaruar muaji Ramazan të vitit 385 hixhrij". Përfundon citati.

Them: Ed-Darekutni e diktoi këtë vepër në muajin Ramazan.

Në veprën Emali Ibn Sem'un, f. 109 nga Ebu-l-Hasen el-Bagdadi (vdiq më 387 hixhrij) gjejmë mes tjerash edhe këtë: "Fillimi i mexhlisit të pesëmbëdhjetë: 'Na ka treguar Ebu-l-Husejn Muhamed ibn Ahmed ibn Sem'un, në formë diktimi, ditën e martë, në gjysmën e muajit Ramazan të vitit 387 hixhrij'". Përfundon citati.

Sikur të shfletonte njeriu, do të shihte se raste të tilla janë të



shumta. Madje, një numër i madh betejash u zhvilluan në muajin Ramazan, e ç'mendon për dijen?!

Nga sa u tha, mund të themi se edhe po të supozojmë vërtetësinë e transmetimeve nga ez-Zuhri, Maliku dhe Sufjani, do të shohim se këta dijetarë kur e lexonin Kuranin, e kuptonin drejt në bazë të dijes që kishin nga Kurani, suneti, transmetimet e të parëve dhe elementet e përsosura të ixhtihadit. Shtoja këtu edhe faktin se tërë vitin ata i përkushtoheshin dijes, e kur vinte Ramazani, ia jepnin Kuranit hisen më të madhe, po vallë, ku jemi ne në krahasim me ata kolosë?!

Gjithashtu, nuk ka dyshim në vlerën e Kuranit, leximin, meditimin dhe kujdesin për dispozitat e tij dhe një gjë e tillë konfirmohet gjatë muajit të Ramazanit.

El-Imam Ebu Ubejd el-Kasim ibn Selam, në veprën Fedailu-l-Kuran (f. 234) thotë: "Na ka treguar Haxhxhaxhi, nga Shu'be, nga Muhamed ibn Dhekvan, nga Abdurrahman ibn Abdullah ibn Mes'ud, nga i ati i tij se ai e lexonte Kuranin gjatë muajit Ramazan për tri ditë".

El-Hafidh ibn Kethir në veprën Fedailu-l-Kuran (f. 207) thotë: "Për këtë arsye, është i pëlqyer leximi i shpeshtë i Kuranit gjatë muajit Ramazan, për faktin se në të filloi zbritja e tij, prandaj edhe Xhibrili ia paraqiste atë të dërguarit të Allahut për çdo vit në muajin e Ramazanit".

Mirëpo, El-Imam Ibnu-l-Kajjim, në veprën e tij Miftahu dari-s-sea'de (1/74) thotë: "Pika e pesëdhjetë e pestë: siç qëndron në Sahihun e Buhariut, nga hadithi i Uthman ibn Affanit (Allahu qoftë i kënaqur me të), i cili transmeton nga i dërguari i Allahut (alejhissalatu uesselam) se ka thënë: 'Më i miri nga ju është ai që e mëson Kuranin dhe ua mëson atë të tjerëve'. Mësimi i Kuranit dhe mësimi i tij të tjerëve përfshin mësimin e shkronjave të tij dhe mësimin e tyre të tjerëve, mësimin e kuptimeve të tij dhe mësimin e tyre të tjerëve, gjë që paraqet njërën prej pjesëve më të çmuara të mësimit të tij, ngase synimi i tij është kuptimi, kurse fjalët janë mjeti për ta arritur kuptimin. Kështu, mësimi i kuptimit paraqet mësimin e qëllimit, ndërkaq mësimi i fjalëve paraqet mësimin e mjetit, e mes tyre ka dallim siç ka dallim mes qëllimeve dhe mjeteve".

Them: Është i domosdoshëm leximi i shpeshtë i Kuranit gjatë muajit të Ramazanit, duke i kushtuar kujdes meditimit, kuptimit të dispozitave të tij dhe zbatimit të asaj që gjendet në të. Ndërkaq, e tërë kjo nuk mund të arrihet pos nëpërmjet prezantimit në mexhliset e dijes. Madje, bujaria më e vlefshme në këtë muaj është bujaria me dije.

Imam Ahmedi e shënon në Musnedin e tij (3/481), Buhariu në Sahihun e tij (6) dhe të tjerët nga Abdullah ibn Abasi (Allahu qoftë i kënaqur me të) se ka thënë: "I dërguari i Allahut (alejhissalatu uesselam) ishte njeriu më bujar me mirësi, dhe më bujar ishte gjatë muajit Ramazan kur e takonte Xhibrili. Xhibrili (alejhisselam) e takonte atë çdo natë gjatë muajit Ramazan derisa përfundonte; ia paraqiste atij Kuranin, e kur e takonte Xhibrili (alejhisselam), ai ishte më bujar me mirësi se sa era që fryn".

Them: Pra, fjala e Ibn Abasit (Allahu qoftë i kënaqur me të):'ishte më bujar me mirësi' shpreh përgjithësim, sa kohë që lidhja mes bujarisë me dije dhe ekspozimit të Kuranit nga e Xhibrilit është më e dukshme dhe më e qartë se sa lidhja mes bujarisë me para dhe ekspozimit të Kuranit nga ana e tij Xhibrilit, ndonëse të dyja ishin prezente tek i dërguari i Allahut (alejhissalatu uesselam).

El-Hafidh Ibn Rexheb, në veprën e tij Letaifu-l-me'arif (f. 306) thotë: "Kjo vë në pah se i dërguari i Allahut (alejhissalatu uesselam) ishte njeriu më bujar nga të gjithë, ashtu siç ishte njeriu më i vlefshëm, më i dijshëm, më i guximshëm dhe më i përsosur në të gjitha cilësitë e lavdëruara. Bujaria e tij përfshinte të gjitha llojet e bujarisë, si: shpërndarjen e dijes dhe pasurisë, flijimin e vetes për hir të Allahut të Lartësuar, me qëllim të lartësimit të fesë së Tij, udhëzimit të robërve dhe ofrimit të dobisë tek ta në çdo mënyrë, siç është: të ushqyerit e të uriturit, këshillimi i të paditurit, kryerja e nevojave të tyre dhe bartja e barrave të tyre. I dërguari i Allahut (alejhissalatu uesselam) vazhdoi të jetonte me këto cilësi të lavdëruara që nga koha kur filloi të rritej".

El-Hafidh ibn Abdulberr, në veprën e tij Xhami'u bejani-l-'ilm ve fadluhu (2/178) thotë: "Të folurit rreth dijes është më i vlefshëm se punët, e kjo nënkupton tek ta dhikrin dhe leximin kur me të synohet largimi i padituirsë, fitimi i kënaqësisë së Allahut të Lartësuar dhe të ndalurit tek esenca e kuptimeve".

El-Imam Ibnu-l-Kajjim në veprën e tij Medarixhu-s-salikin (2/292) thotë: "Bujaria me dije dhe shpërndarja e saj bën pjesë në shkallët më të larta të bujarisë. Bujaria me të është më e vlefshme se sa bujaria me të holla, ngase dija është më e vlefshme se pasuria".

Ndërkaq, Imam Ahmedi (Allahu e mëshiroftë) ka thënë: "Njerëzit kanë nevojë për dije më shumë se sa që kanë nevojë për ushqim dhe pije, ngase njeriu gjatë ditës ka nevojë për ushqim dhe pije një apo dy herë, kurse nevoja e tij për dije është aq sa merr frymë".

Them: Nëse një gjë e tillë ishte në atë kohë, atëherë vallë, çfarë të themi në këtë kohë?! Allahu na ndihmoftë!

E lusim Allahun të na udhëzojë në fjalë të drejta dhe vepra të mira. Atë e lusim që synimin tonë në atë që themi dhe veprojmë ta bëjë për ta fituar kënaqësinë dhe dashurinë e Tij, ashtu që angazhimi dhe shpërblimi ynë të jetë i pranuar dhe tek Ai. Amin!

Paqja dhe mëshira e Allahut qofshin për të dërguarin tonë, Muhamedin, familjen e tij dhe gjithë sahabët.

*Përktheu nga gjuha arabe:*
*Jahja Hondozi*

**Prof. dr. Fadil Maloku**

# Sa është e vërtetë se diskursi mbi fenë çalon në shoqërinë kosovare?

Në rrethanat në të cilat gjendet shoqëria qytetare e Kosovës së pasluftës, shpeshherë na ka rënë të dëgjojmë dhe të lexojmë, zakonisht nëpër literaturat e përkthyera, se përse një fe kaq e përhapur dhe kaq universale siç është Islami, që nuk bën dallime mes njerëzve, as në bazë të gjinisë, kombit, përkatësisë etnike, racës, etj., sikurse edhe diskursi mbi demokracinë, ka një autoritet kaq të ulët sot në Kosovë?

Ose, përse ajo, ngandonjëherë, paragjykohet në shtypin tonë të përditshëm sikur të kishim të bënim me një gogol, siç ishte bie fjala ai i komunizmit dhe neofashizmit, që u projektua në këto troje përmes ideologjisë dhe diskursit fashist të ish-regjimit serb?

Thënë më ndryshe, sa është e vërtetë se diskursi mbi fenë në shoqërinë kosovare çalon në shumicën e shtresave të shoqërisë?

Dhe sa lirshëm mund t'i bëhen vërejtje të tilla refuzuese këtij diskursi, kur kihet parasysh nevoja e çdo shoqërie për t'u identifikuar, përgjithësisht, me vlerat fetare? Shpjegimet me siguri lypin një elaborim më të gjatë dhe më të thukët analitik, mirëpo ne këtu do të mundohemi, rrjedhimisht, të japim vetëm disa nga mendimet dhe sugjerimet që, pak a shumë, mendojmë se janë të ndërlidhura me rrethanat dhe kushtet e ambientimit të këtij diskursi në Kosovë. Së pari, do të thoshim kjo



çështje nuk do të duhej të ishte vetëm preokupim i qytetarëve të rëndomtë, të cilët pak a shumë e kanë mësuar alfabetin e islamit si religjion, ose përmes edukatës së mangët familjare, ose përmes literaturës së shtuar kohëve të fundit, por edhe dijetarëve që merren dhe pretendojë të merren profesionalisht me këtë çështje.

Në Kosovë, duhet të pranojmë se ose nuk ka studiues të mirëfilltë të këtij problemi, ose nuk ka ide se si duhen plasuar njohuritë mbi këtë botëkuptim, për të cilin mendoj se ka nevojë shoqëria kosovare, ose puna çalon te keqinterpretimi dhe transmetimi i vonuar i porosive të këtij botëkuptimi te gjeneratat e reja. Kur e potencojmë këtë dilemë të fundit, gjithnjë e kemi parasysh angazhimin e pamjaftueshëm të "kujdestarëve nga diskursi kompetent" për të ecur krahas kohës dhe nevojave që paraqiten në shoqërinë tonë të pasluftës. Kjo, për mendimin tim, nënkupton shfrytëzimin maksimal të medieve të shkruara dhe atyre elektronike për qëllimet e nevojave të transformimit të këtij diskursi me trendët dhe vlerat, të cilat si shoqëri i kemi kërkuar vetë. Ta thjeshtësoj pak. A është duke shkuar transformimi i diskursit fetar në Kosovë në drejtimin e transformimit të gjithëmbarshëm, që është duke trasuar shoqëria kosovare? Nëse përgjigjja (po supozojmë!) do të ishte afirmative, çka është për t'u dyshuar, atëherë shtrohet çështja tjetër: sa janë konsumuar shërbimet e medieve lokale në këtë drejtim? Mendimi im është se, transparenca që e ushtrojnë, apo do të mund ta

ushtronin mediet e shkruara dhe ato elektronike, ishte dhe mbetet gjithnjë një shans që do të mund ta neutralizonte, në një masë të madhe mjegullimin e botëkuptimit islam në Kosovë. Katakombi i izolimit në vetvete zgjon dyshim, injorancë, paragjykim. Ky është shekulli i globalizimit, pavarësisht që secili nga ne ka rezervat e veta për këtë fenomen në diskurset tona të përditshme. Por, nëse përgjigjja jonë tjetër do të ishte negative, kur është në pyetje trendi i përcjelljes këmba këmbës së diskursit fetar, atij të shoqërisë, çka unë mendoj se deri diku është një realitet që mund të arsyetohet, e ndoshta edhe të debatohet, atëherë mendoj se kemi të drejtë të shtrojmë pyetjen: përse është kështu, nëse vërtet është kështu? Për mendimin tim, naivi konservativ, i mbyllur ende në lëvozhgën e vetëkënaqësisë histerike të mbajtjes së ligjërimit mbi Islamin, i cili ende mediton për Islamin nëpër oda dhe dhoma të mbyllura, ku fjala e tij nuk tejkalon as muret e asaj hapësire ku ligjërohet për Islamin, kënaqet me "stilin e përhapjes" së idesë së Islamit në ambientin e vet, po ashtu naiv dhe injorant.

Ai, në vend që ofertat e veta mbi diskursin që ligjëron t'ua ofrojë medieve të shkruara dhe atyre elektronike, pra të komunikojë me njohuritë dhe begatitë e vendeve, kulturave dhe civilizimeve që i ka falur Krijuesi i Lartmadhërishëm, vetëmjaftohet me horizontin që ia mundësojnë vetëm shqisat e tij të të parit dhe të dëgjuarit. Të mos keqkuptohemi, askush nuk është kundër këtij mënyre të "komunikimit" me xhematin (i cili vazhdimisht ka nevojë t'i identifikojë nevojat dhe obligimet që i urdhëron feja islame).

Ajo çfarë dua të them është se diskursi islam, sot në kohën e internetit dhe kompjuterit që konsiderohen si zbulime epokale, mund dhe duhet të katapultohet jo vetëm në mënyrën e gjertanishme tradicionale të një stili dhe metodologjie "ex katedër", por haptas në vende publike dhe me debate të ngjeshura, ku secilit qytetar t'i jepet rasti t'i shijojë begatitë e këtij besimi. A munden mediet ta bartin mesazhin islam, sot? Këtë porosi, sot nuk duhet ta bëjnë vetëm mediet e shkruara, por edhe ato elektronike. Këtë nuk e them rastësisht dhe me ndonjë paragjykim. Këtë e them, për shkak të ngushëllimit, pasi që edhe unë, si intelektual, i përkas këtij besimi. Shtypi i sotëm, përkundër të gjitha interesimeve të veta për problemet e shoqërisë sonë kosovare, po merret pak, apo shumë pak, me plasimin e së vërtetës mbi fenomenin e religjionit në jetën e njeriut të sotëm. Unë kam përshtypjen se, këtu mediet mund të ndihmojnë mjaft në plasimin e së vërtetës mbi moralin fetar të shoqërisë sonë kosovare. Veçanërisht në kohën e sotme, kur bie fjala, krahas vlerave të mirëfillta mbi diskursin e demokracisë na importohen edhe shumë vlera të tjera të dyshimta, që sanksionohen gjithkund në botën e civilizuar. Kompleksiviteti i kësaj çështjeje, për bindjen time qëndron ekskluzivisht në bartësit apo transmetuesit e porosisë (pra, në vetë mediet) dhe jo në porosinë e dërguar nga ana e Krijuesit. Pra, është interpretimi ynë statik, pa invencionin (por jo edhe pa dashuri, askush nuk dyshon për këtë) e Islamit, i cili shpeshherë bëhet me metodat e shekujve të kaluar.

Thënë më thjeshtë, mundësia dhe potenciali ekzistues nënkupton paradispozitat para se gjithash morale, që tash për tash Perëndimin e ka kapluar një krizë e madhe ekzistenciale, gjë që e pranojnë edhe ata vetë kur bëhet fjalë për mungesën e vullnetit të qytetarit të tyre.

Në fakt, këtë mungesë të vullnetit për të qenë i lumtur, e ka prodhuar mirëqenia sociale, që sot në Perëndim nuk është ndonjë problem i madh. Një paradispozitë tjetër qe e disponon Islami, e që nuk është duke u konsumuar as nga vetë bota islame, ka të bëj edhe me burimet njerëzore që sillet diku në miliarda, por që nuk po arrijnë të dëshmojnë dhe argumentojnë përparësitë e këtij potenciali apo kësaj dhuntie nga Allahu xh.sh.!

Ndërsa e tërë krenaria (fuqia) i takon Allahut, të Dërguarit të Tij dhe besimtarëve, por hipokritët këtë nuk e dinë. (Kurani, 63:8). Elita fetare (patjetër, në koalicion me elitat e reja intelektuale, të shoqëruara gjithnjë me mediet e shkruara dhe ato elektronike) duhet që këtë potencial ta shndërrojnë në energji dinamike dhe kinetike, në mënyrë që krahas diskursit politik të ndihmojnë në demokratizimin e shoqërisë kosovare, shoqëri kjo që, përveç kërkesës për politikë, ekonomi, drejtësi, ligjësi, duhet të ketë edhe ofertën për edukimin fetar të gjeneratave të ardhshme. Tek e fundit, kështu është në mbarë botën e civilizuar. Kjo ofertë për ringritje dhe edukim, që praktikohet në të gjitha vendet e Perëndimit, për mendimin tim, nuk mund të ndërtohet me dëshira dhe synime të paplanifikuara, që nuk projektojnë asgjë me tepër se vetveten tonë. Nuk mund të ndërtohet as vetëm me imitimin e sistemit të një civilizimi tjetër fetar, i cili tani ka krijuar disa përparësi dhe avantazhe, sidomos në fushën e komunikimit masiv, pra përdorimin e mjeteve të informimit për të plasuar edukimin dhe diskursin e vet fetar.

Ky obligim mund të ndërtohet vetëm me fillimin e krijimit të një rrjete të mirëfilltë dhe transparente të komunikimit me mjetet e informimit, të cilat nuk thuhet kot se mund të përmbysin edhe qeveri të tëra.

Gjithçka që nevojitet janë idetë, njerëzit, transparenca dhe qëllimet e identifikuara që më parë. Ky projekt nuk do të ishte medial, e as ndonjë propagandim paragjykues ndaj një sistemi dhe civilizimi tjetër, që ka arritur më herët ta absorbojë me mjaft mjeshtri këtë metodologji të suksesshme të lobimit të idesë, po ashtu monoteiste, dhe që e bën punën e vet, i bindur po ashtu në të njëjtin Krijues, por në një rrugë tjetër. Idetë janë një kapital shumë i rëndësishëm në drejtimin e fokusimit dhe të identifikimit të nevojave të njerëzve, shoqërive, shteteve dhe kombeve.

Kuptohet, sistemi i krishterë, tani pas lufte, me sa mund të bazohet njeriu nga mediumet, e ka kuptuar shumë më qartë rëndësinë e konceptit të ideve dhe plasimit të tyre përmes medieve në opinionin e gjerë.

Vajada Keçi Manjani

# "Zemrat e devotshme" apo fiktive/false?

Allahu i gjithëditur ka rregulluar botën me urtësi, ka vënë në qendër të vlerësimit të punës së njeriut nijetin e tij dhe jo madhësinë apo vogëlsinë e punës

Disa mendojnë se janë të denjë të hyjnë në nijetet/qëllimet e të tjerëve, sepse pandehin të jenë aq inteligjentë sa të zhbirojnë në thellësitë e shpirtrave të tyre, duke menduar se grada e tyre e sinqeritetit ka arritur sufizmin njerëzor, të dinë të fshehtën, mendojnë se janë aq largpamës… të posedojnë firasah…

Disa të tjerë mendojnë se mëshira nuk është obligim të praktikohet nga ta, po për sa u përket më të dobëtëve, ofrojnë dhembshuri me pikatore në gotën e nënçmimit…

Të tjerë shpifin pasi marrin spunto nga një detaj mosplotësimi e trillojnë histori në mungesë, deri në shkallën sa, përderisa ndiejnë me zemër diçka, kjo u jep siguri që do të ketë ndodhur asisoj…

Prapaskena këto, me nuanca dhe pretendime megalo-devotshmërie.

Të tjerët vështrojnë të habitur dhe me një fije revolte…e revolta trashet me kalimin e kohës e, për pasojë, u zë vendin që mbante mëshira në zemër.

Është e vështirë të renditësh idetë pas momenteve të habisë dhe tronditjes. Shpeshherë më duhet thjesht kohë dhe të hesht një kohë.

Allahu i gjithëditur ka rregulluar botën me urtësi, ka vënë në qendër të vlerësimit të punës së njeriut nijetin e tij dhe jo madhësinë apo vogëlsinë e punës siç e shohim ne me sytë tanë.

Në vijim të shtjellimit të lidhjes nijet-punë, Allahu i madhëruar e ka fshehur nijetin prej syve të njerëzve, e ka fshehur në zemrën thellë në kraharor dhe e ka bërë punën të tillë që, edhe nëse lyhet me fjalë të bukura dhe shkëlqim fasade, ajo po qe se nuk është e shoqëruar nga një nijet i sinqertë nuk depërton as në sy dhe as në zemër.

Prandaj, është e kotë gjykimi i jashtëm i veprave të të tjerëve, është i kotë besimi i pohimeve për sinqeritet, por gjithashtu i kotë është pretendimi se me zemër mund të arrijmë të kuptojmë nijetin e të tjerëve duke qenë se as gjendjen e zemrës sonë nuk e gjykojmë dot nëse është e sëmurë apo jo.

## Kur një zemër e devotshme bëhet e egër dhe arrogante

Jam e bindur në pohimin se sinqeriteti fshihet në zemër. Gjithashtu jam e bindur se të sinqertin dhe të devotshmin Allahu e dallon nga të gjitha krijesat e tjera, Ai i jep një nur të veçantë, një nur që nuk shihet me sytë e ballit, por shihet me sytë e zemrës. Besimtari nuk e shet dot veten për posedues të tij, sepse për ta pasur kërkohet shumë në këmbim (alias : është shumë i shtrenjtë). Nëse Allahu do një njeri, çdo krijesë do ta dojë atë





njeri sepse Allahu ua çon në zemër dashurinë për të.

Dikush thoshte: kujdes në rënien nga simpatia në antipati. Është e vërtetë, se nëse përpara simpatia të bënte ta gjykoje tjetrin apriori në mënyrë pozitive teksa përjetoje veprimet e tij, rënia në antipati është krejt më e rrezikshme, sepse në këtë rast hyjnë në lojë logjika dhe gjykimi i ftohtë, thyerja e një ekuilibri brenda vetes dhe vendosja e një të riu, i cili revolucionon të parin duke forcuar pozitat e antipatisë brenda tij, këpaj radhe më të forta se herën e parë për arsye se zhduket aprioriteti dhe lind racionaliteti dhe grada e alertës për atë individ. Me pak fjalë, ky quhet zhgënjim. Reagim ndaj një personi i cili thjesht të zhgënjeu, të lë një shenjë, kjo ndodh edhe me zemrat e devotshme.

Ajo zemër e devotshme e cila pretendon se grada e saj e besimit ka arritur nivele të konsiderueshme dhe të vetëkënaqshme, ajo gradë e besimit e cila, në vend që të mos lodhet me ibadet, rri e numëron se sa ibadet ka bërë gjer më sot dhe se sa i shkon fjala tek Allahu, dhe arrijnë të kenë mëshirë për ato (që sipas tyre fjala nuk i shkon edhe aq shumë).

Këtë gradë dikur e pata arritur edhe unë: teksa shkonim në një udhëtim dhe ne, veshur bukur me shamiat tona "firmato" vërejmë një vajzë të rrethuar nga çuna, e tillë super trendy dhe moderne me pantallona e me bandana në kokë, të cilën sapo e shohim nis "dita e gjykimit për të" me fjalë të tilla si: e shkreta, gjynah, sikur ta udhëzonte Zoti! E pohime të ngjashme, ne kishim të drejtë të luteshim për "gjynahqaren", ne ishim në një gradë akoma më të lartë, ne faleshim, ishim të mbuluara, demek, na shkonte fjala te Zoti... Sapo na pa e "gjora gjynahqare" vërsulet te ne e përlotur duke na puthur e përqafuar të gjitha dhe me nxitim na tregonte se sa i ishte lutur Allahut që të takonte motra myslimane, se edhe ajo dëshironte dhe i lutej Allahut sa herë që falej dhe lexonte Kuran që të mbulohej si ne!!! – O Zot zemra jonë në çfarë grade ishte në ato momente !!!

O Zot, kur mbulohet koka e jo zemra nga ligësitë, ja pra, mendjemadhësia e zemrës së devotshme.

Mendjemadhësia mund të arrijë edhe limite të tjera, si ato të zbatimit të shprehjes së lirë... Të shprehjes dhe gjykimit të lirë – me dhuntinë e diturisë apo profesionit që të ka dhënë Allahu si mëshirë ndaj tejehaptazi se sa e devotshme apo jo është një zemër karshi tjetrës, mohimin e së drejtës që ka një individ për t'u falur nga njeriu, për shkak të arrogancës që mbulon zemrën e devotshme, duke qenë se nuk i takon atij falja apo dënimi i dikujt.

"Zemra e devotshme nuk duhet të falë gabimet që sheh te tjetri, ajo është tepër e rreptë në gjykimin ndaj fenomeneve negative të islamit që vëren përreth vetes... është më e rreptë se vetë Allahu xh.sh !!! Se nëse Falësi e ka garantuar faljen e Tij gjithkujt që ia kërkon atë, zemra e devotshme përmendet kundër padrejtësive në botë... e marrë nga vrulla dhe euforia e të zbuluarit të vetvetes të devotshëm... kundër çdo lloj ibadeti që nuk është perfekt siç e praktikon ajo... ajo është në rrugën e drejtë... është naturale, s'ka si të jetë ndryshe, orët e namazit të natës, numri i hatmeve të Kuranit gjatë muajit të Ramazanit, dhikri orë e minutë, të gjithë duhet të bëjnë kështu, kush nuk e bën, i shkreti sa poshtë që është në grada, Allahu nuk do t'i japë aq shumë..."

Kjo lloj zemre e devotshme, në realitet nuk është e tillë, ajo duhet më parë të pastrojë veten dhe të turpërohet para Allahut për arrogancën dhe të drejtat që ia ka mveshur vetes pa të drejtë. Devotshmëria nuk të jep të drejtën të jesh gjykatës i Allahut në tokë e gjykatës tokësor i çështjeve qiellore.

## Allahu është mbikqyrës i robërve të Tij

I devotshmi nuk e kupton që është i tillë për shkak të frikës që ka nga nijeti i tij dhe nga vepra mundësisht e papranuar. Ndërsa ai që një ditë e gjen veten se është i devotshëm, pikërisht në atë moment ka reshtur së qeni i tillë, sepse ka lindur mendjemadhësia, shoqëruesja për në rrugën drejt Xhehenemit. Nëse ai një ditë e gjen veten duke gjykuar atë çka Allahu ka vendosur që të jetë e fshehur tek një besimtar...ruana Zot nga sherri...

O zemra që pretendoni të hyni të pastra në Xhenet, pastrohuni! O zemra që harroni se Allahu ju ka dhënë dhe që si ju u jep edhe të tjerëve, zgjohuni! Nuk e keni ekskluzivitetin e mëshirës së Zotit, depot e mëshirës së Tij, Ai nuk jua ka lënë në dorë që ju sipas gjykimit tuaj ta shpërndani atë tek kush e meriton dhe kush jo.

Largojeni mëndjemadhësinë nga vetja se nuk jeni të vetëm në adhurim ndaj Tij. Të mjerët të verbër që nuk dinë për verbërinë e tyre.

Të lutemi o Zot, bëj që të vijmë te Ti, me zemër të ndritur!

Mr. Haxhere Kurtolli Mustafa

# Le të ofrojmë alternativë familjare

Institucioni i familjes përbën bërthamën e një shoqërie të shëndoshë. Një vend pa familje i takon një shteti të shthurur i pa identitet.

Evoluimet e shpejta teknologjike e shoqërore në prapaskenën e saj po ndikojnë në ndryshimin e natyrshëm të sjelljes dhe qasjes sonë në përgjithësi si një familje përplot vlera kombëtare e fetare. Ballafaqimi ndaj sfidave bashkëkohore dhe ruajtja identitare familjare apo fetare, domosdoshmërish po transformon shoqërinë tonë nga një institucion familjar me alternativë në një institucion virtual pa alternativën e ruajtjes së vlerave, përmes së cilave është formuar e ruajtur vetë shoqëria jonë.

Institucionet aktuale relevante shoqërore, qofshin ato arsimore, sociale, kulturore apo fetare, ende nuk po arrijnë të ndjekin hapin e transformimit të mirëfilltë shoqëror të natyrshëm si një realitet global i transformimeve, për të ofruar njëkohësisht alternativat e nevojshme shoqërore përballë sfidave e nevojave të saj në familje.

Në njërën anë, institucionet sociale e arsimore po ndjekin një politikë të verbër, në kundërshtim të pjesshëm me vlerat dhe identitetin shoqëror e familjar, duke pasuar më shumë forma organizative e programet arsimore të një vendi tjetër apo kulture sesa politika të hartuara e të mirëfillta programore konform vlerave dhe nevojave shoqërore. Ndërsa në anën tjetër, institucionet fetare me mekanizmat e saj, gjithashtu nuk po arrijnë të ndërtojnë mekanizma të rinj alternativë ndaj sfidave bashkëkohore familjare.

Në raste fare të pjesshme, ndoshta ofrohen alternativa të një dimensioni tjetër zonal e shoqëror apo edhe kontinental si një imitues i verbër zëvendësues, gjithsesi kjo nuk ofron alternativën e duhur për sfidat e familjes në përgjithësi brenda parametrave kombëtarë e fetarë ndaj popullit tonë drejt rrugës së transformimit brenda trendeve globale.

Një shoqëri e hapur e moderne brenda dimensionit të saj të shekullit XXI nënkupton nevojat e reja të lirisë së veprimit, organizimit apo edhe dëfrimit duke ruajtur njëkohësisht vitalitetin e saj fetar, kombëtar e tradicional. Risitë globale familjes i ofrojnë një sërë mundësisht organizative, familjare e institucionale si një mekanizëm i relaksimit dhe alternativës bashkëkohore familjare, përmes së cilës alternativë vetë nocioni dhe pikëpamja e saj po transformohet në heshtje, mundësi të cilën institucionet kompetente në vendin tonë nuk po arrijnë të ndjekin për të ofruar alternativën konkrete brenda nevojave të zëvendësimit brendapërbrenda kulturës dhe vlerave shoqërore.

Festat kombëtare në vendin tonë janë të shumta në numër. Ato kalojnë shifrat e mbi tridhjetë sosh brenda vitit, por të pakta brenda dimensionit të vlerave dhe identitetit tonë tradicional, kulturor e fetar apo edhe organizativ. Ky element festiv i huaj për nga natyra brenda institucionit të familjes e shoqërisë është i pranishëm për një arsye fare të thjeshtë- për mungesën e alternativës konform nevojave të shoqërisë.

Shoqëria jonë i takon një kulture të hapur, të re e mjaft progresive karshi ndryshimit. Orientimi konkret brenda vlerave dhe identitetit të saj shekullor kërkon domosdoshmërinë e ofrimit të alternativës brenda nevojave dhe trendeve bashkëkohore e shoqërore duke plotësuar çdo boshllëk brenda nevojave të familjes dhe shoqërisë në përgjithësi.

Institucioni i familjes përbën bërthamën e një shoqërie të shëndoshë. Një vend pa familje i takon një shteti të shthurur i pa identitet. Anëtarësimi brenda trendeve globale në vetvete nuk nënkupton transformimin dhe përqafimin e një identiteti apo kulture tjetër.

Institucionet relevante, veçanërisht ato fetare, gjatë gjithë historisë së kombit tonë kanë ofruar alternativën e duhur, falë së cilës sot populli ynë gëzon institucionet e lira e demokratike brenda shtetit tonë të Kosovës. Por gjithsesi nevoja kërkon gjithashtu rritjen e vigjilencës së këtyre institucioneve të që ngrenë mekanizma të ri konform nevojave dhe sfidave shoqërore, përmes së cilave të ofrohet alternativë konkrete. Në të kundërtën, alternativën që nuk e ofrojnë institucionet e vlerave tona për çfarëdo arsye, e ofrojnë pikërisht ata të cilët nuk përkojnë me asnjë nga vlerat, kulturat apo identitetin tonë fetar, kombëtar dhe tradicional.

# Dëshmi të jetës fetare në Kosovë

## Mr. Rexhep Suma, "Reflektim mendimesh në da've", botoi Fakulteti i Studimeve Islame, Prishtinë, 2018, 251 f.

Publicistika islame në Kosovë, në rend të parë, identifikohet me revistën "Dituria islame". Kjo revistë fetare, shkencore e kulturore me kohë është bërë përçuese e informacionit objektiv dhe të mesazhit islam në Kosovë e në mbarë hapësirën shqiptare. Rëndësia e saj bëhet edhe më e madhe po të kemi parasysh faktin se është fjala për organin e Bashkësisë Islame, për medien nëpërmjet së cilës ajo ka komunikuar më së shpeshti me besimtarët dhe me opinionin e gjerë.

Pa lënë anash kontributin e madh të Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës, e cila i ka krijuar kushtet për përgatitjen dhe daljen e kësaj reviste edhe në kohët më të vështira të funksionimit të jetës në Kosovë, një meritë të veçantë e kanë edhe drejtuesit, respektivisht kryeredaktorët e saj. Nisur që nga themeluesi, Jetish Bajrami, pastaj kryeautori i publicistikës islame në Kosovë, Qemajl Morina, Sabri Bajgora, Ahmet Sadriu, Bahri Simnica, Rexhep Suma e Ajni Sinani, që të gjithë kanë dhënë ndihmesën e tyre duke e ruajtur dhe duke e lartësuar misionin e shenjtë të informimit të drejtë dhe të udhëzimit të saktë të besimtarëve. Ndonëse sot do të flasim vetëm për kontributin e njërit prej tyre, m'u duk e arsyeshme që të theksonim vlerën e punës së gjithëmbarshme, që është bërë gjatë këtyre 31 vjetëve të jetës së kësaj reviste.

Mr. Rexhep Suma ka qenë në krye të "Diturisë islame" për gjashtë vjet me radhë. Libri që përurojmë sot është fryt i atyre viteve të punës së tij, me ç'rast njëra ndër detyrat e tij kryesore ka qenë edhe të shkruarit e editorialeve. Para se të them diçka më shumë për përmbajtjet dhe vlerat e librit, dua të theksoj fillimisht përvojën time si anëtar i redaksisë për një mandat prej dy vitesh, në të cilën periudhë kohore mr. Rexhep Suma ka qenë kryeredaktor. Edhe pse kam bërë pjesë në redaksi të ndryshme revistash e botimesh, angazhimi rreth nxjerrjes së numrave të "Diturisë islame" ka pasur si specifikë tejet interesante punën kolektive të redaksisë, ndarjen e përgjegjësive dhe diskutimin e hapur e parimor. Në mbledhje janë analizuar numrat e botuar dhe janë diskutuar përmbajtjet dhe tekstet që do të përfshiheshin në numrat vijues. Me një fjalë "Dituria islame" asnjëherë nuk ka qenë revistë e individit, cilido qoftë ai. Ajo ka qenë dhe ka mbetur deri në ditët e sotme fryt i një pune të përbashkët të redaksisë dhe të bashkëpunëtorëve të saj të shumtë.

Karakteri i saj i hapur si revistë manifestohet edhe në çështjet dhe temat që trajtojnë të 75 editorialet e shkruara nga Rexhep Suma. Ndonëse problematikat fetare janë më të pranishme mund të thuhet se preokupimet e botuesit të kësaj reviste, të redaksisë dhe të kryeredaktorit të saj shkojnë përtej këtij përkufizimi tematik.

Rëndësia e madhe që mbart në vete editoriali i akëcilës revistë, apo organ tjetër publicistik, ndërlidhet me mesazhin që e përçon tek lexuesi, me synimet programore - orientuese të botuesit apo autorit të tij, me përmbajtjet e përgjithshme të numrit, veçmas kur bëhet fjalë për edicione tematike, me angazhimin për t'i perceptuar drejt materiet lidhur me dukuritë e ndryshme shoqërore etj. Figurativisht editoriali shëmbëllen me portën e një ngrehine, eksplorimi i së cilës varet nga fakti nëse ajo do të hapet para lexuesit të saj.

Pjesa më madhe e editorialeve të Rexhep Sumës prezantojnë përmbajtje të përgjithshme islame. Kështu, në varësi nga kronologjia e datave të rëndësishme fetare dhe dedikimi i numrit të "Diturisë islame", shumë editoriale trajtojnë përmbajtje që lidhen me të Dërguarin e Allahut, Muhamedin a.s., me muajin e shenjtë të Ramazanit, me agjërimin, me namazin, me haxhin, me hixhretin, me natën e Israsë e të Miraxhit, me imanin, Medinën, rolin e madh fetar e kombëtar që e kanë luajtur hoxhallarët dhe ulematë tanë përgjatë rrjedhave historike etj. Për shkak të përsëritjeve ciklike vjetore të datave me rëndësi për Islamin është e kuptueshme që në këtë libër do të gjejmë edhe përsëritje të shkrimeve për tema, ngjarje dhe personalitete islame.

Nga ana tjetër, ndër editorialet e botuara në librin "Reflektime mendimesh në Da've", bëjnë pjesë




edhe disa shkrime që marrin shkas nga zhvillime e dukuri aktuale antiislame dhe antihumane përgjithësisht. Në to del në pah sensi polemizues i autorit, i cili ngre zërin e mospajtimit dhe të kundërshtimit ndaj islamofobisë, ndaj shpërdorimit të lirisë së shtypit, kundër pamundësisë së edukimit fetar të nxënësve tanë, vetëvrasjes, vrasjes dhe cenimit të fëmijëve, largimit masiv nga vendi, elitës së papërgjegjshme politike dhe sidomos kundër kastës agresive të kuaziintelektualëve tanë etj. Karakteristikë e këtij krahu shkrimesh është se gjuha këshilluese, e përdorur gjithandej në shkrime të tjera, tani zëvendësohet me një gjuhë me tipare të qortimit dhe të reagimit të vendosur kundërshtues ndaj dukurive të këtilla negative. Kjo mënyrë shkrimi dëshmon se Bashkësia Islame e Kosovës, në krye të herës, dhe redaksia e veçmas kryeredaktori i revistës, nëpërmjet shkrimeve të këtilla, shfaqin gatishmërinë që të jenë pjesë kreative e dinamike e jetës në shoqërinë tonë, duke mos e pranuar, në asnjë rast, rolin e vëzhguesit pasiv.

Një dorë tjetër shkrimesh lidhen me aspekte të përgjithshme të jetës kombëtare të shqiptarëve. Ndonëse nuk janë të shumta editorialet me përmbajtje atdhetare, ato dëshmojnë se si ngjarjet e rëndësishme historike dhe larghedhëse të kohës nuk janë lënë anash. I këtillë është, ta zëmë, shkrimi për pranimin e Shqipërisë në NATO, tekstet për Kosovën dhe pozitën e saj në sy të faktorit evropian, për atdheun, për përvjetorë të rëndësishëm të historisë sonë, për traditat shqiptare, sikurse është mikpritja etj.

Përgjithësisht editorialet e botuara në vëllimin "Reflektime mendimesh në Dave" të Rexhep Sumës i karakterizon koherenca e perceptimit parimor islam të çështjeve, informacioni i saktë dhe vlerësimet e përfundimet e bazuara në argumente. Duke qëndruar larg çdolloj ambiguiteti dhe paqartësie logjike, tekstet e këtilla janë burim për orientimin e lexuesit në të kuptuarit e proceseve dhe të fenomeneve që e shoqërojnë jetën tonë në Kosovë e më gjerë në hapësirat shqiptare.

Shpreh bindjen se, të ardhura në këtë format, këto shkrime do të ndihmojnë shumë për njohjen sa më të plotë të periodikut islam në gjuhën shqipe, ndihmojnë edhe për identifikimin kronologjik të zhvillimeve, të proceseve dhe të dukurive, për plotësimin e njohurive islame dhe kombëtare të studentëve dhe të lexuesve të tjerë.

Përgjegjësia me të cilën janë shkruar editorialet është edhe një shenjë tjetër dalluese. Ndërgjegjësimi se autori nuk shfaq vetëm bindjet dhe konceptet e veta personale për çështje, problematika të mprehta, ngjarje dhe personalitete, ka bërë që shpeshherë shkrimet të dalin më të balancuara dhe gjithsesi të përshtatura me frymën e qëndrimeve të botuesit, përkatësisht të Bashkësisë Islame të Kosovës.

Ndaj themi se përgjegjësia e secilit shkrues të editorialeve është e madhe pikërisht për faktin se subjekti me zërin e tij do të flasë për aspekte dhe interesa të përgjithshme të strukturës organizative së cilës i përket, por edhe me zërin e komunitetit dhe të shoqërisë sonë përgjithësisht. Mr. Rexhep Suma, ekspert në da've dhe komunikologji, nëpërmjet këtyre editorialeve të shkruara përgjatë viteve e tani të përmbledhura në një vëllim unik, ka artikuluar pikëpamjet e komunitetit islam në hapësirën tonë, qëndrimet e qarta të strukturës së tij organizative – Bashkësisë Islame të Kosovës, por edhe të opinionit të gjerë që e vlerëson reagimin publik të intelektualit kundruall heshtjes oportune, gjykimin kritik përballë isove konformiste, që e vë në plan të parë mendimin e lirë e duke qëndruar gjithnjë larg paragjykimeve dhe koncepteve të imponuara e me premisa të qarta ideologjike dhe politike.

Dua ta përgëzoj autorin me urimin që kjo vepër të zërë vend në duart e lexuesve dhe të studiuesve të islamit në hapësirën mbarëshqiptare, të jetë një kontribut që do ta përfaqësojë objektivisht Islamin dhe të shërbejë si një literaturë e përshtatshme për ta njohur dhe për ta vlerësuar atë. Botimi i të gjitha editorialeve të kryeredaktorëve të periudhave të ndryshme do t'i jepte edhe më shumë kuptim kësaj nisme të mbarë.

Ndërkaq përurimi i këtij libri, bashkë edhe me librat e tjerë të kolegëve nga Fakulteti i Studimeve Islame, nuk mund të ishte bërë në një moment më të përshtatshëm se ky i sotmi, si për islamin, ashtu edhe për librin: jemi në dhjetë ditët e fundit të muajit të shenjtë të Ramazanit dhe në ditët e festës së panairit të librit në Prishtinë.

Allahu i Madhëruar ua shtoftë bereqetin këtyre veprave, ndërsa autorëve u dhëntë shëndet dhe shumë suksese në veprimtarinë e tyre shkrimore e intelektuale.

*Prof. dr. Hysen Matoshi*
*Prishtinë, 6 qershor 2018*

Bajram Zeqiri

# Rrugëtimi i alfabetit shqip (1)

Një ndër çështjet më të rëndësishme të një gjuhe është edhe ajo e shkrimit apo e alfabetit të asaj gjuhe. Autorë të shumtë u morën me studimet mbi alfabetin e shqipes duke pasqyruar kështu mendime të ndryshme rreth asaj se si erdhi deri te një alfabet i përbashkët për të gjithë shqiptarët.

Shumë ngjarje e peripeci rrodhën deri te një alfabet i përbashkët për të gjithë shqiptarët, kështu duke dhënë kontribut të veçantë shumë rilindës. Secili nga ta duke hartuar alfabete me baza të ndryshme siç janë: latine, greke, madje disa siç ishin edhe arbëreshët e Italisë hartuan alfabetin e tyre që për bazë kishte alfabetin latin të ngjashëm me atë italian, madje disa siç ishte Mjeda me vëllanë e tij hartuan një alfabet që kishte bazë latine por që kishte ngjashmëri me alfabetin kroat, slloven dhe polak e që ishte edhe propozim i shoqërisë "Agimi", e cila udhëhiqej nga Ndre Mjeda.

Derisa gjatë Rilindjes nuk u arrit të hartohej një alfabet i përbashkët, filluan të formohen edhe shoqëritë, të cilat hartuan alfabetet e tyre që u përkrahën nga grupe të ndryshme, e ndër shoqëritë kryesore që në atë kohë kishin dhënë kontributet e tyre për alfabet mund të përmendim: shoqërinë Stambolli, shoqërinë "Bashkimi" dhe shoqërinë "Agimi", të cilat propozimet e tyre arritën t'i paraqitnin në Kongresin e Manastirit që të bëhej unifikimi i një alfabeti të përbashkët për të gjithë. Kongresi i Manastirit punimet e veta i filloi me 14 nëntor dhe i përfundoi me 22 nëntor të vitit 1908.



## Historiku i shkrimit shqip

Gjuha shqipe është një nga gjuhët më të vjetra të Gadishullit Ballkanit, por si një gjuhë e shkruar është relativisht e vonë sikurse rumanishtja dhe lituanishtja (Demiraj&Prifti, 2004:7).

Sipas autorit Tomor Osmani, gjuhën shqipe si një gjuhë të shkruar mund ta konsiderojmë me dokumentin e parë eqë është "Formula e Pagëzimit" e vitit 1462 që lidhet me emrin e autorit Pal Engjëlli, e cila në vete përmbante një fjali prej 9 fjalësh në të cilën janë përdorur 14 shkronja që pasqyrojnë 16 tinguj fonema të gjuhës sonë shqipe (Osmani, 2008:32). Menjëherë pas Formulës së Pagëzimit e gjejmë edhe Fjalorin e Arnold Fon Harffit i cili i takonte vitit 1479 të cilin e shkroi me alfabet latin sipas mënyrës gjermane latino – gotik.

Libri i parë që ne njohim deri më sot është "Meshari" i Gjon Buzukut i vitit 1555. Përveç argumenteve me karakter gjuhësor nuk mungojnë edhe dëshmi me karakter historik që vërtetojnë se gjuha shqipe ka qenë e shkruar edhe para Buzukut, madje edhe para dokumenteve të para siç i njohim të gjithë. Në dritën e këtyre fakteve mund të përfundojmë se gjuha shqipe ka qenë e shkruar të paktën qysh në shekullin XIII e ndoshta edhe më përpara.

Studiuesi Eqrem Çabej, mbron mendimin se gjuha shqipe ka qenë e shkruar edhe para vitit 1555. Ky autor teorinë e tij e mbështet te zanoret e gjata, të cilat autorët veriorë (Budi, Bardhi, Bogdani) i dallonin

nga zanoret e shkurtra duke ua dyzuar shkronjat përkatëse: p.sh. *juu, dyy, kaa (jū, dỹ, kā)* (Demiraj & Prifti, 2004:10).

Të gjithë këta në dokumentet e tyre kanë përdorur alfabetin latin të plotësuar me disa shkronja cirilike dhe kanë një rëndësi të madhe historike për gjuhën shqipe, sepse dokumentojnë traditën e hershme të shkrimit shqip.

## Alfabetet e përdorura gjatë Rilindjes Kombëtare dhe kontributi i rilindësve për alfabet

Rilindësit tanë dhanë një kontribut të veçantë rreth alfabetit të gjuhës shqipe. Duke qenë të ndërgjegjshëm dhe mendjemprehtë rreth kësaj çështjeje, bënë hapat e parë rreth formimit të një alfabeti të përbashkët, sepse vetëm kështu mund të ruhej dhe të shkruhej gjuha shqipe.

## Alfabeti i Naum Veqilharxhit

Sipas Tomor Osmanit, alfabeti i Naum Veqilharxhit ishte ai i cili do të pasqyronte në një masë të kënaqshme strukturën fonetike të gjuhës shqipe, ai ndoqi parimin një tingull – një shkronjë, por gjithashtu përdori edhe dyshkronjëshat për zh dhe gj.(Osmani, 2008:210). Sipas Osmanit alfabeti i tij kishte 34 shkronja, ndërsa autorët si Shaban Demiraj & Kristaq Prifti, mbrojnë mendimin se alfabeti i Veqilharxhit ka 32 shkronja duke u bazuar në paraqitjen e alfabetit të tij në "Ëvetarin" (Demiraj & Prifti 1978:24). Ai paraqiti me një shenjë shkronjat ç e xh dhe r e rr. Renditja e alfabetit të tij është si vijon, në fillim paraqiten zanoret e më pas bashkëtingëlloret, pra duke bërë një ndarje mes tyre: a, ë, e, i, o, u, y, v, b, g, j, dh, d, th, z, k, q, ll, l, m, n, nj, p, r, s, sh, t, f, h, c, ç, x (Osmani, 2008:213).

Mahir Domi rreth alfabetit të Naumit thoshte se krijimi i një alfabeti të posaçëm pa ndonjë lidhje me alfabetet e përdorura gjer atëherë, për të qenë i pranueshëm nga gjithë shqiptarët, gjeti një pritje të mirë në disa vise të Shqipërisë dhe jashtë saj (Domi, 1972: 16)

## Alfabeti i Jeronim de Radës

Në përpjekjen e madhe për një alfabet të përbashkët u përfshinë edhe arbëreshët e Italisë nën udhëheqjen e Jeronim de Radës.

Arbëreshët e Italisë u munduan që të arrinin ta bënin unifikimin e një alfabeti të përbashkët nën kryesimin e Jeronim De Radës, duke organizuar kongrese gjuhësore në vitet 1895, 1897 dhe 1903 ku u mor vendim që të përdorej alfabeti i de Radës, por që nuk gjeti zbatim në praktikë (Demiraj & Prifti 2004:43). De Rada bëri një punë të madhe për alfabetin e gjuhës shqipe, përpjekjen e tij për zgjidhjen e problemit ai e gjente në karakteret e shkronjave italiane me një shtesë shkronjash greke. ( Kastrati, 1972: 79)

Sipas Xhevat Lloshit, Jeronim de Rada për shkrimin e veprave të tij përdori një alfabet latin sipas variantit italian, por që në të gjenin vend edhe shkronjat greke për tingujt: dh – δ, th – ð, h – χ dhe z –ζ. Studiuesi Fadil Raka, rreth kontributit të arbëreshëve të Italisë rreth unifikimit të alfabetit thotë se edhe pse arritën të organizonin kongrese të ndryshme ata nuk arritën të kishin një alfabet të përbashkët. Sipas tij Kongresi i Manastirit sipas Rakës nga alfabeti i De Radës gjeti zgjidhje të mirë për shkronjat ë, gj dhe nj. (Raka, 2010:22).

## Alfabeti i Konstantin Kristiforidhit

Konstantin Kristoforidhi në shkrimin e veprave të tij përdori dy alfabete me baza të ndryshme, për shkrimin e variantit të gegërishtes përdori alfabetin me bazë latine, ndërsa për variantin e toskërishtes përdori alfabetin me bazë greke. Kristoforidhi në alfabetin me bazë latine i gjithë sistemi ishte latin, me përjashtim të dy shkronjave dh e th që ishin greke. Me dyshkronjësha jepen tingujt –fonemat c, ç, x, xh. Ai gjithashtu përdori edhe shenja diakritike si theksin ˇ për shkronjat sh, zh, ç, xh – š, ž, tš, dž, theksin e mprehtë (′) për shkronjat gj, q, nj – g′, k′, n′. Nga 36 shkronja që kishte ky alfabet, njëzet e një janë të thjeshta, njëshkronjëshe, katër janë dyshkronjëshe, njëmbëdhjetë janë me shenja diakritike (përfshirë këtu edhe dyshkronjëshat) dhe dy janë greke (Osmani, 2008: 228). Ndërsa në përkthimet që bëri në toskërisht, zbatoi alfabetin grek i cili del në tri variante. Kristoforidhi në alfabetin e tij kishte përdorur shenjat diakritike sidomos presjen për shenjat grafike që i mungonin alfabetin latin si p.sh. l, n, k, s, r, c, z etj, të cilat dilnin si: ł, ň, ĸ, ś, ŕ, ć, ź. Kristoforidhi ishte mjaftë preciz në inventarin e fonemave të shqipes sa që përdori 7 zanore dhe 29 bashkëtingëllore (Raka, 2008:39).

Sipas Xhevat Lloshit, alfabeti i Krsitoforidhit kishte 28 shkronja njëshe dhe 16 dyshe. Dyshkronjëshat janë për: gj – gj, q – kj, ks (e panevojshme për shqipen), ksh (e panevojshme për shqipen), l – lj, nj – nj, ng – duke e menduar si një shqiptim të bashkuar, psh – (e panevojshme për shqipen), rr – rr, c – ts, ç – tsh, x – ds, xh – dsh, u –ou.

Në studimin që i bën Mahir Domi alfabetit të Kristoforidhit pohon se në versionin gegërisht e përdorte alfabetin latin të plotësuar me disa germa greke si: δ – dh, ϑ – th, ndërsa në versionin toskërisht alfabetin grek i plotësuar me disa shkronja latine si b, d (Domi, 1972: 22)

## Alfabeti i Pashko Vasës

Rilindësi i njohur Pashko Vasa zhvilloi një veprimtari të dendur rreth njësimit të alfabetit të gjuhës shqipe, saqë në kohën e Lidhjes Shqiptare të Prizrenit botoi broshurën "Alfabeti latin i përshtatur për gjuhën shqipe", (Raka, 2010:59). Pashko Vasa ishte ithtar i përdorimit të alfabetit latin për

shkrimin shqip, sepse me të thoshte se shqiptarët mund të lexojnë më lehtë veprat e popujve të ndryshëm evropianë, të cilët përdornin alfabet latin. Vasa po ashtu bënte dallimin edhe mes tingullit e, të cilin e paraqiste me shenjën diakritike è, dhe tingullit ë, të cilin e shënonte me shenjën grafike e. Tingujt që i mungonin latinishtes, por që i kishte gjuha shqipe, Vasa do t'i realizonte me dyshkronjësha, siç vepronin shumë gjuhë me alfabetet e tyre, të cilat kishin për bazë alfabetin latin.

Sipas Jup Kastratit në studimin që i bënë alfabetit të Pashko Vasës, thotë se ngjashmërinë më të madhe të alfabetittë miratuar në Kongresin e Manastirit (1908), e ka me alfabetin e Pashko Vasës, sepse me të ndryshon në vetëm 8 shkronja: zh – c, c – ç, è – e,e – ë, lh – ll, rh – rr, x – zh, zh – x, ndërsa alfabeti i Stambollit, i " Bashkimit", i "Agimit" kanë ndryshime të mëdha krahasuar me alfabetin e sotëm ( Raka, 2010:61).

Në studimin e Tomor Osmanit që i bën alfabetit të Pashko Vasës pohon se alfabeti i tij është i përbërë prej 26 shkronja latine, nëntë shkronja të përbëra. Shkronjat e përbëra janë: dh për dh, gj për gj, nj për nj, lh për ll, rn për rr, sh për sh, th për th, xh për zh dhe zh për c.

Nga këto shkronja shtatë janë të formuara me anë të faringales h, ndërsa dy me qiellzoren j (gj dhe nj), ashtu siç përdoren edhe sot (Osmani, 2008: 241)

## Alfabeti i Stambollit (1879)

Alfabeti i Stambollit u ndërtua mbi parimin një shkronjë për çdo tingull, duke përjashtuar kështu sistemin e dyshkronjëshave. Alfabeti i Stambollit paraqitet shumë kompleks, pra edhe i vështirë, nga mënyra se si u plotësuan të njëmbëdhjetë shkronjat del se:

1. Autorët e këtij alfabeti e kanë zbatuar me përpikëri parimin që për çdo tingull të kishte një shkronjë të veçantë, duke mënjanuar dyshkronjëshat.
2. Në plotësimin e alfabetit latin edhe me disa shkronja greke duket qartë ndikimi i mendimit të Jani Vretos
3. Alfabeti i Stambollit duhet konsideruar fryt i një pune kolektive. (Demiraj & Prifti, 2004: 26)

Jup Kastrati për alfabetin e Stambollit thotë se përkundër meritave të tij, ishte i përzier edhe me karaktere shkronjash të ndryshme: shtatë shkronja sllave, pesë shkronja greke, një shkronjë sllave kokëposhtë (Kastrati, 1972: 78)

Fadil Raka në vështrimin që ia bën alfabetit të Stambollit me syrin kritik pohon se e meta e tij e madhe ishte struktura heterogjene që kishte, e cila u komplikua edhe me shkronjat greke, pastaj alfabeti i Stambollit ndërprente traditën shumëshekullore të përdorimit të alfabetit latin, në këtë alfabet dilte numër i madh shenjash grafike plot 36 sosh në krahasim me 25 shkronjat e alfabetit të sotëm. (Raka, 2008: 97)

Shoqëria Stambolli në Kongresin e Manastirit paraqiti propozimin e tyre, duke ruajtur parimin një tingull – një shkronjë, kështu u përdorën tri shkronja me shenja diakritike, një shkronjë u dyfishua rr, e që në fund ishin 29 shkronja latine ose me shenja diakritike, ndërsa shtatë ishin greke dhe të veçanta. Shoqëria e Stambollit solli këtë propozim: a, b, c, ç, d, δ, ε, e, f, g, g, h, i, j, k, l, λ, m, n, ṇ, o, ʃ, q, r, p, s, σ, t, ϑ, u, v, x, ẋ, y, z, ẓ.Komisioni nuk e pranoi alfabetin si të tillë, por i bëri disa ndryshime nga ky alfabet, u morën 20 shkronja me atë vlerë fonetike: a, b, d, e, f, h, i, j, l, m, n, o, p, r, s, t, u, v, z, y, ndërsa tri shkronjave u dhanë vlerë fonetike tjetër, si: c, q, x. (Osmani, 2008: 533)

## Përpjekjet për një alfabet të përbashkët

Një ngjarje si Kongresi i Alfabetit të Shqipes u përgatit nga rrjedha e historisë, në të cilën çështja e gjuhës së shkruar u bë pjesë e ndërgjegjes kombëtare si parakusht dhe sfond i luftës për pavarësi. Vendimet që do të merreshin në atë Kongres nuk ishin thjesht vetëm shkronja që do të përdoreshin më tej, por ishte një orientim që do të mbetej i përhershëm si tipar shques i profilit të kombit (Lloshi, 2008:21).

Sipas Tomor Osmanit për zgjidhjen e çështjes së alfabetit të njësuar të gjuhës shqipe ishin dy alternativat e mundshme: e para, të mblidhej një kongres a mbledhje për t'i dhënë fund këtij problemi. E dyta, kjo çështje mund të zgjidhej me marrëveshje që mund të arrihej në mes tri alfabeteve ekzistuese, si ai i Stambollit, ai i "Bashkimit" dhe i "Agimit" (Osmani, 2008: 502)

Mahir Domi pohonte se njësimi i alfabetit ishte edhe një shfaqje e bashkimit kombëtar, e forcimit të unitetit të popullit në luftën e tij çlirimtare. U morën edhe iniciativa për të arritur në njësimin e dëshiruar të alfabetit, kështu u hodh mendimi për të thirrur një mbledhje të përgjithshme, ku do të përfaqësoheshin organet e shoqëritë e ndryshme (Domi, 1972: 29)

Shaban Demiraj & Krsitaq Prifti pohojnë se njësimi i alfabetit të gjuhës shqipe do të ndihmonte lëvrimin e mëtejshëm të gjuhës por edhe në konsolidimin e unitetit kombëtar dhe të bashkimit politik të popullit shqiptar. Ai ndër të tjerat thotë se rilindësit me të drejtë e konsideronin mungesën e një alfabeti të njëjtë për të gjithë shqiptarët, jo vetëm si një problem kulturor por edhe një shenjë dasie që pengonte bashkimin e shqiptarëve. (Demiraj & Prifti, 2004: 68)

Mirëpo, me gjithë këto përpjekje, çështja e alfabetit mbeti e pazgjidhur edhe më tej deri në Kongresin e Manastirit.

Dr. Abdul Aziz Kasimi

# Kosova, fole e shqiponjave

Shqiptarët dallohen për nacionalizmin e tyre. Megjithëqë jetojnë të shkapërderdhur në disa shtete, Shqipëri, Kosovë, Maqedoni, Mal të Zi, Serbi, Sanxhak, Bosnjë, ndjenja për nacionalizmin është e theksuar shumë.

Ndonjëherë na ndodhë që, për disa çaste, të pushtohemi nga ndjenja dhe përjetime të magjishme, të cilat vijnë si rezultat i ndonjë ngjarjeje, vizite të ndonjë vendi apo takimi me ndonjë njeri të caktuar. Ato paralizojnë ndjenjat dhe vetëdijen duke e bërë njeriun të ngjashëm me dikë që ka humbur toruan, është dehur apo është duke fantazuar sikur është jashtë kësaj bote në një vend tjetër, duke mos dashur të kthjellet nga kjo dehje dhe as të kthehet në botën e vërtetë.

Kjo më ndodhi edhe mua derisa në Rugovë, në zemër të Ballkanit, një urë të vjetër nga druri nga e cila po vëzhgoja ujin që gurgullonte i pastër si kristal. Për një çast sikur koha u ndal për mua dhe më kapluan ato momente të magjishme: uji poshtë meje bënte melodi përrallore, malet krijonin një portret të gjelbër të peisazheve që nuk kishin fund, pastaj ajri i pastër që depërtonte brenda meje si një fllad dhe freski e papërshkruar. Për një moment u kthjella nga dehja ime dhe thashë: O Allahu im, nëse Xheneti ka këtë bukuri e madhështi, atëherë lum për ne!

Kam realizuar dy vizita në dy vende të ndryshme për të cilat edhe kam shkruar nga një libër. Vendin e Nexhashiut (Etiopinë) dhe vendin e Buhariut (Uzbekistanin). Kësaj radhe kam vendosur të shkruaj për Kosovën e bukur, me të cilën kam një rrugëtim që nuk nis sot. Historia ime me Kosovën ka nisur trishtueshëm, dhimbshëm, në fund të viteve të nëntëdhjeta të shekullit të kaluar,



në luftën e saj. Kam bashkëndier dhimbjet me të. Në Kosovë erdha prapë por kësaj radhe me përjetime më ndryshe. Allahu ma mundësoi ta vizitoj Kosovën për dy javë, vizitë gjatë së cilës kam ndryshuar mbi 90% të informatave që i kam pasur për të. Imazhi për Kosovën për mua tanimë është krejtësisht ndryshe, gjithsesi më i mirë se ç'kam ditur e mësuar për të nga larg. E falënderoj Allahun shumë që ma mundësoi ta vizitoja Kosovën këtë pranverë të bukur e të mrekullueshme!

Edhe atje nuk munda të qëndroj larg profesionit tim si gazetar. Kam bashkëbiseduar gjerë e gjatë me disa intelektualë dhe hoxhallarë për vendin e tyre. Kam filluar me emrin e vendit të tyre për ta kuptuar nëse është Kosova apo Kosovo siç e lexojmë (në anglisht). Përgjigjja ishte: Kosovë, e jo Kosovo, sepse me këtë emrin e fundi na thërrasin serbët. Në shumicën e burimeve ndërkombëtare, emri i Kosovë shkruhet kështu, që në një farë forme e ul dhe nënçmon paksa si shtet. Personalisht banorët e këtyre trevave, duke përfshirë këtu boshnjakët dhe të tjerët, i pata menduar si turq të mbetur që nga koha e sundimit pesëshekullor osman, por jam çuditur kur kam mësuar se shumica absolute e banorëve të Kosovës janë shqiptarë që kanë gjuhën, traditën dhe kulturën e tyre plotësisht të ndryshme nga turqit. Po kështu mësova se Kosova ishte vendi i vetëm që ka popullsi me përkatësi islame prej 95%. Shqiptarët dallohen për guximin, trimërinë, forcën, sinqeritetin, bujarinë. Historianët arabë këtë vend e quanin 'kusvah.' Ata njihen edhe si 'arnautë' dhe mburren me këtë emër. Kjo, për shkak të guximit të shfaqur gjatë betejave ne periudhën e sundimit

osman. Kur të tjerët tërhiqeshin, ata ngelnin në fushëbetejë dhe thoshin 'arun en neud' (turp të kthehemi). Me kalimin e kohës, shqiptimi ka marrë trajtën e emrit arnaut. Për shkak të kësaj trimërie dhe guximi, ata përbënin kryesisht ushtrinë e jeniçerëve në shtetin osman.

Shqiptarët dallohen për nacionalizmin e tyre. Megjithëqë jetojnë të shkapërderdhur në disa shtete, Shqipëri, Kosovë, Maqedoni, Mal të Zi, Serbi, Sanxhak, Bosnjë, ndjenja për nacionalizmin është e theksuar shumë. Duke shëtitur me një shoqërues timin, e pyeta për atë se përse Hollivudi po i portretizon shqiptarët si mafiozë e gangsterë? Ai paksa me ironi më tha se ne jemi të parët në çdo gjë dhe filloi të përmend Kelmendin në xhudo, Mustafin, Xhakën e Shaqirin në futboll, Albanin, Abdul Kadrin dhe Shuajbin në hadith. Ajo që më çuditi edhe më shumë është se edhe poeti i njohur egjiptian Ahmed Rami, ishte shqiptar. Edhe aktorët Ahmed Madhhar dhe Lejla Fevzi kishin rrënjë shqiptare, e mos pyet për Muhammed Ali Pashën, me të cilin disa historianë e lidhin fillimin e rilindjes arabe.

Ajo që kam parë në këtë vend e që më ka mahnitur më së shumti është valëvitja e flamurit amerikan në çdo vend dhe fotot e ish-presidentit amerikan Bill Klinton në sheshe, restorante, dyqane e madje edhe në shtëpi. I tërë populli atje, të mëdhenj e të vegjël, e donin Amerikën dhe shprehnin admirimin dhe mirënjohjen e tyre për të. Me kujtohet se kur vizituam kryetarin e një bashkie në zyrën e tij, në tavolinën e tij pashë flamujt e Amerikës, Shqipërisë dhe Kosovës. Ia parapriva menjëherë me pyetje: mund ta marr me mend pse e ke vendosur flamurin e Kosovës, po përse këta dy flamujt e tjerë? Më tha: Po të mos ishte Zoti, së pari, e pastaj Amerika, serbët nuk do të ndalnin masakrat e tyre ndaj nesh para syve të tërë botës. Përkrah nesh në ato kohë të spastrimit etnik nuk kishte ngelur askush ose fare pak. Me intervenimin e Amerikës nëpërmjet NATO-s, u ndalën masakrat dhe jeta rifilloi përsëri. Për këtë shkak i detyrohemi shumë Amerikës. Ndërsa sa i përket flamurit të Shqipërisë, është flamuri ynë kombëtar. Me këtë kemi sfiduar xhandarmërinë serbe dhe me të kemi kërkuar pavarësinë e vendit tonë.

Kosova është vend i bukur. Ai që e viziton, veçmas në pranverën e hershme, mahnitet nga bukuria e saj. Në këtë kohë, e veshur me të bardhë nga bora që ende nuk ka shkrirë dhe nga uji që gufon e rrjedh në lumenj, Kosova të duket si një parajsë e vërtetë. Nëse zgjat duart për ta mbushur një grusht nga ky ujë, do të përfshihesh nga një ndjenjë e veçantë e nëse e shijon, do të përjetosh ëmbëlsi që unë nuk di në jetën time të kem shijuar të ngjashëm me atë të ujit që piva atje. Kosova është vend turistik i klasit të parë. Edhe pse tani për tani familjet e gjirit arab preferojnë Bosnjën, kam përshtypjen se brenda pesë viteve të ardhshme, Kosova do të jetë destinacioni i tyre i ri, për shkak të karakteristikave që ofron për familjet konservative.

Nuk mund ta harroj entuziazmin e shoqëruesit tim, hoxhës Musli nga qyteti i Pejës, ndërsa po kalonin nëpër fshatin e Abdul Kadir Arnautit, hadithologut të Shamit, për të hyrë më pas në ato male të larta e të gjelbëruara që nuk mbaronin kurrë. Pamje përrallore që të magjepsnin. Më kujtohet se u ula rrëzë një bjeshke në një fushë të gjelbëruar në një lendinë të gjelbër dhe nga bukuria që shihja para vetes shpirti nuk ma thoshte që të çohem e ta braktis atë vend.

E kam vizituar edhe qytetin e Vushtrrisë ku kam parë njerëzit që nuk reshtnin së falënderuari EBA-në. Atje më parë kishte qenë një kontingjent i forcave të EBA-së që kishte qëndruar dy vjet. Shejh Zayed bin Sultani -rahmet pastë- kishte ndërtuar një spital në këtë qytet, të cilin e vizitova kalimthi. Po kështu kishte ndërtuar një xhami të madhe, e cila mbante emrin e tij. Pata nderin të falem në këtë xhami. Shoqëruesi im[1] më tha se nuk ka familje në Vushtrri që nuk e falënderon Shejh Zayedin dhe që nuk lutet për të, për shkak të mirave që kanë parë prej tij.

Kam takuar edhe Myftiun e Koso-vës, njëherësh kryetar i Bashkësisë Islame atje, hoxhën Naim Tërnava, një nga heronjtë e këtij vendi dhe mik e dashamir i Mbretërisë Saudite. Nuk kursehej nga krenaria që ndiente për takimin me mbretin tonë Abdullah, rahmet pastë, tri porositë e të cilit vazhdonte t'i kujtonte ende me kënaqësi: largimin e radikalistëve nga vendi, durimin dhe angazhimin për ndërtimin e Kosovës. Shkëlqesinë e tij e pyeta për Iranin nëse kishin arritur të depërtonin siç kishin depërtuar në Bosnjë ku disa boshnjakë ishin shndërruar në shiitë. Ai prerazi ma tha: Këto vende për shekuj janë myslimanë sunitë dhe unë nuk lejoj kurrë që shiizmi të përhapet këtu. Ata mund të na vardisen, por ne jemi kundër tyre.

Shkëlqesia e tij falënderoi shumë edhe Shejhun Muhammed El-Isa duke thënë se vizita e tij vitin e kaluar ishte e suksesshme. Ai konsideronte se me ardhjen e tij në krye të Rabitas, kjo e fundit ka marrë një kthesë të re në veprimtarinë islame. Vizioni i dr. El-Isa për Islamin në Evropë është tolerant, i hapur dhe punon në përmirësimin e imazhit të Islamit. Ne e inkurajojmë dhe me kënaqësi presim nismat sikur kjo. Ai po kështu foli fjalë të mira për Këshillin Ndërkombëtar të Kuranit Fisnik dhe rolin e tij në mbështetjen e garave të Kuranit në Kosovë.

Kam ende për të folur shumë për Kosovën, por këtë gjerësisht do ta bëj në një libër të cilin jam i vendosur ta publikoj së shpejti me lejen e Allahut. Ajo që dua të them këtu është se shqiptarët nuk janë turq në origjinë dhe se ata ëndërrojnë krijimin e një Shqipërie të madhe. Personalisht, kam bindjen se brenda pak dekadave do ta bëjnë këtë dhe për herë të parë, pas shekujsh sundimi nga të huajt, do ta sundojnë vetveten. Të mendohet se shqiptarët kanë varësi politike, është gabim. Ata kanë qëndrimet dhe politikën e tyre të pavarur.

Kosova mund të luajë rol të rëndësishëm në përmirësimin e imazhit të Islamit në Evropë, për shkak të evropianizmit të saj dhe pozitës së SHBA-së në mesin e popullit të saj.[2]

*Përshtati në shqip: Dr. Sedat Islami*

*1. Përkthyesi i këtij artikulli. 2. Artikulli është publikuar në gazetën elektronike Enha (http://www.an7a.com) më 3 maj 2018.*

# Myftiu Tërnava priti në takim Mahmut Cevikun

Prishtinë, 2 maj 2018

Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim Tërnava, priti në takim Mahmut Cevik-un, drejtor për Evropën Juglindore në organizatën qeveritare turke për zhvillim TIKA. Myftiu Tërnava falënderoi z. Cevikun për vizitën në Kosovë dhe në veçanti për bashkëpunimin mes dy institucioneve në fushën e mbrojtjes së trashëgimisë islame në Kosovë.

Shpresojmë se ky bashkëpunim do të thellohet edhe më shumë në të ardhmen me qëllim të ruajtjes së monumenteve për brezat që vijnë pas, tha ndër të tjerash Myftiu Tërnava.

Nga ana e tij, z. Ceviku falënderoi Myftiun për mikpritjen dhe për kontributin e Bashkësisë Islame për ruajtjen dhe për mbrojtjen e monumenteve te trashëgimisë islame në vend dhe theksoi gatishmërinë e organizatës TIKA që të bashkëpunojë edhe në të ardhmen në këtë fushë kaq të rëndësishme. *(R.S.)*



# Myftiu Tërnava qëndroi në Shtime

Prishtinë, 3 maj 2018

Kryetari i Bashkësisë Islame te Kosovës, Myftiu Naim Tërnava, bashkë me një pjesë të kabinetit të Kryesisë, qëndroi në Shtime, ku u prit nga kryetari i Këshillit të Bashkësisë Islame të Shtimes Isa Tërshani, i cili e njohu Myftiun me aktivitetet që po zhvillon këshilli që ai drejton. Më pas, inspektuan punimet që po bëhen në xhaminë e Lagjes së Pajtimit në Shtime. Myftiu Tërnava u shpreh i kënaqur me ecurinë e punimeve në këtë xhami dhe theksoi se BIRK-u vazhdimisht është në shërbim të xhematit dhe i përkushtuar për përmirësimin e infrastrukturës së xhamive. *(R.S.)*



# Myftiu Tërnava priti në takim zëvendësministrin e Bujqësisë, Pylltarisë dhe Zhvillimit Rural z. Shukri Maxhuni

Prishtinë,7 maj 2018

Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim Tërnava, priti në takim zëvendësministrin e Bujqësisë, Pylltarisë dhe Zhvillimit Rural z. Shukri Maxhuni. Në këtë takim, Myftiu Tërnava njohu zv/ministrin Maxhuni me organizimin dhe aktivitetet e BIRK-ut si dhe me kontributin që është duke dhënë ky institucion për zhvillimin e vendit.

Nga ana e tij, zëvendësministri i Bujqësisë, Pylltarisë dhe Zhvillimit Rural, z. Shukri Maxhuni, falënderoi Myftiun Tërnava për pritjen dhe çmoi kontributin që po jep Myftiu në veçanti dhe BIRK-u në përgjithësi në të gjitha proceset nëpër të cilat po kalon Kosova si dhe për ruajtjen e paqes, stabilitetit dhe të frymës së mirë të bashkëjetesës ndërfetare që karakterizon popullin e Kosovës. *(R.S.)*



# Dua hatmeje në Rahovec

Prishtinë, 10 maj 2018

Organizuar nga Këshilli i Bashkësisë Islame në Rahovec, në qendrën kulturore "Mensur Zyberaj" të këtij qyteti, u mbajt dua e hatmes, ku përveç mysafirëve mori pjesë edhe kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim Tërnava bashkë me një pjesë të kabinetit të Kryesisë. Fillimisht mysafirët i përshëndeti kryetari i KBI-së së Rahovecit Shani Sylka, i cili falënderoi Myftiun Tërnava me bashkëpunëtorë për pjesëmarrje dhe theksoi se kjo është një ditë shumë e rëndësishme meqë po bëhet duaja e hatmes për gjeneratën XIII të 86 vijuesve të mësimbesimit.



Në fjalën e tij drejtuar të pranishmëve, Myftiu Naim Tërnava fillimisht uroi për afrimin e muajit të bekuar të Ramazani, pastaj tha: "I kërkojmë Zotit që të na mundësojë ta agjërojmë këtë muaj ashtu siç i ka hije një besimtari dhe të shtojmë dhe më tepër lutjet dhe adhurimet ndaj Allahut. Ai më pas foli përkitazi me rëndësinë e mësimbesimit që ka në jetën e myslimanit duke çmuar punën dhe kontributin e imamëve të Rahovecit dhe kjo është evidente, dëgjohet, shihet dhe është e prekshme dhe nuk po kursejnë nga vetja që dijet që kanë fituar gjatë studimeve të tyre t'i përcjellin me përpikëri shumë të madhe te gjeneratat e reja e në veçanti tek këta djem edhe vajza që sot janë para nesh dhe mund të them se janë begatia dhe garanca e së ardhmes së Rahovecit por edhe më gjerë." Në fund nxënësit dhanë një program kulturo – artistik duke kënduar ilahi, kaside dhe pjesë nga Kurani. *(R.S.)*

# Marrëveshje mirëkuptimi mes BIK-ut dhe Ministrisë së Drejtësisë




Prishtinë, 11 maj 2018

Kryetari i BI-së të Kosovës, Myftiu Naim Tërnava dhe ministri i Drejtësisë Abelard Tahiri nënshkruan marrëveshje mirëkuptimi, sipas së cilës njëzet imamë të propozuar nga Bashkësia Islame e Kosovës (BIK-u) e të vlerësuar nga Agjencia Kosovare e Inteligjencës (AKI) do t'u ligjërojnë në burgje të dënuarve për veprën penale të terrorizimit. Përmes këtyre ligjëratave po synohet deradikalizmi i personave që kanë tendencë të shkojnë drejt radikalizmit.

Nga ana e tij, Myftiu Tërnava tha se feja jonë islame nuk ka asgjë të bëjë me terrorizmin e radikalizmin. BIK-u ka qenë zëri i arsyes gjithmonë ku ka ngritur zërin e tij dhe ka bërë të ditur që Islami është larg këtyre dukurive.

"BIK-u do të japë edhe më kontributin e vet në luftimin e çdo gjëje që shkon në dëm të Kosovës, do të jemi të përkushtuar që të luftojmë ekstremizmin. Do të jenë 20 imamë, janë imamë që neve na e ka marrë mendja që kanë përgatitjen e duhur dhe janë të dëshmuar me kontribut. Do të kalojnë një verifikim dhe pastaj do të na jepet drita e gjelbër për fillimin e punës"- tha Myftiu Tërnava

Kurse Ministri Tahiri tha se qëllimi nga këto ligjërata është deradikalizimi i personave që kanë tendencë të shkojnë drejt radikalizmit. Ky është një moment i rëndësishëm, presim një bashkëpunim të ngushtë"- ka thëna ai, duke shtuar se janë të përkushtuar që të respektojnë të drejtat e të burgosurve. Tashmë kemi një propozim nga BIK-u, besojmë që ofron një integritet moral dhe ndihmon për deradikalizim. Kishte literaturëpa autorë, tutje do të ketë vetëm literaturë të autorizuar nga BIK-u.

# U përkujtua imami i shquar Ismet ef. Limani

Më 12 maj 2018

Nën organizimin e KBI-së të Kosovës dhe Këshillit të Prishtinës, u mbajt akademi përkujtimore kushtuar imamit Ismet Limani në 19-vjetorin e ekzekutimit të tij nga forcat serbe.

Në këtë aktivitet përveç kolegëve, xhematit, ish-nxënësve, miqve e familjarëve, qenë të pranishëm edhe drejtuesit më të lart të BIK-ut, të prirë nga Myftiu i Kosovës Naim Tërnava.

Në fjalën e tij, Myftiu Tërnava, përveç të tjerash, tha: "Hoxha Ismet Limani me punën e tij arriti që të afronte rreth vetes në xhami shtresa të ndryshme të xhematit, t'u printe e të ishte me ta në gëzime e hidhërime, t'i dëgjonte, t'i udhëzonte, të bashkëbisedonte e të vepronte bashkërisht në të mirë të komunitetit, vendit e fesë.

Ai qe një njeri i përkushtuar në misionin e tij, i qetë, i përpiktë, i devotshëm, me urtësinë dhe butësinë që manifestonte qe bërë i dashur në mesin e xhematit, të cilët e çmonin dhe e respektonin shumë.I çmuar dhe i respektuar Ismet efendiu qe edhe nga koletë dhe institucioni ku punoi e veproi.Dha kontribut të çmuar në Këshillin e Bashkësisë Islame të Prishtinës.

Mirëpo, puna dhe aktiviteti i tij në edukimin e brezit të ri, derset dhe ligjëratat e tij, në veçanti ato me motive kombëtare, bënë që organet e pushtetit serbë ta vinin në shënjestër si të papërshtatshëm, kështu që ndaj tij, si edhe ndaj mijëra veprimtarëve anekënd Kosovës, nisin presionet e shantazhet nga më të ndryshmet nga autoritetet serbe, të cilat vëzhgonin me kujdes punën dhe aktivitetin e Ismet ef. Limanit, i cili xhaminë atë kohë e kishte bërë qendrën më të rëndësishme në komunitet. Për këtë ai disa herë u përndoq dhe u mor në pyetje nga segmente të sigurimit serb."

Të pranishmit i përshëndeti edhe kryetari i KBI-së Prishtinë Hetem Sopjani dhe vëllai i Ismetit Ridvan Limani. Në përfundim të akademisë u shfaq filmi dokumentar "Fanar i pashuar" i realizuar nga Zenel Hajrizi dhe Xheladin Fazliu dhe që i kushtohet jetës dhe veprës së Ismet Limanit. *(R.S.)*



# Përurohet xhamia në fshatin Nasalë të Gjilanit

Prishtinë, 13 maj 2018

Në prani të shumë qytetarëve dhe hoxhallarëve të Gjilanit e Anamoravës, në fshatin Nasalë të Gjilanit, u bë përurimi i objektit të xhamisë së re.

Në këtë manifestim, mori pjesë kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim Tërnava me një pjesë të kabinetit të Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës. I pranshëm ishte edhe vetë kryetari i Gjilanit z. Lutfi Haziri.

Myftiu i Republikës së Kosovës, Naim Tërnava, pasi uroi besimtarët për objektin e ri fetar, foli për rëndësinë e ruajtjes dhe kultivimit të fesë islame dhe për rëndësinë që kanë objektet e adhurimit për besimtarët islamë në tërësi. Ai po ashtu theksoi se xhamia që po përurohej, sikurse xhamitë e tjera, do të rrezatojë paqe, siguri, mësim e edukim për gjeneratat e reja.

Ndërkaq kryetari I BI-së së Gjilanit z. Naim Aliu, në fjalën e tij përshëndetëse, ndër të tjera tha: "Besimtarët e fshatit Nasalë që sot kanë ditë feste me rastin e përurimit të objektit të ri fetar për të cilin kanë pasur nevojë kaherë dhe ja që sot kjo u bë realitet edhe në këtë fshat rrëzë maleve të Karadakut të Gjilanit. Inaugurimi i këtij objekti fetar u bë në vigjilje të muajit të madhërishëm të Ramazanit, andaj unë ju uroj për xhaminë e re si dhe për muajin e madhërishëm të Ramazanit". Në emër të komunës së Gjilanit foli kryetari Lutfi Haziri me një fjalë rasti. *(R.S.)*



# Përurohet xhamia në fshatin Mogillë

Prishtinë, 14 maj 2018

Nën këndimin e tekbireve dhe ajeteve kuranore, në mënyrë solemne, u bë përurimi i xhamisë së fshatit Mogillë. Në këtë ngjarje mori pjesë kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim Tërnava me një pjesë të kabinetit të Kryesisë, kishte hoxhallarë, përfaqësues të Institutit të Mendimit dhe Qytetërimit Islam, përfaqësues komunalë dhe shumë qytetarë të tjerë.

Në emër të KBI-së së Vitisë foli kryetari Hysamedin ef.Hoxha, i cili, pasi përshëndeti mysafirët, theksoi kontributin dhe ndihmën e Myftiut Tërnava për ndërtimin xhamisë duke theksuar se në fshat jetojnë myslimanë dhe ortodoksë dhe se të gjithë kanë jetuar në harmoni mes vete.

Myftiu Naim Tërnava, pasi uroi për hapjen e xhamisë në prag të muajit të Ramazanit, falënderoi në mënyrë të veçantë të gjithë kontributdhënësit për ndërtimin e xhamisë. Në fjalimin e tij u rikujtoi të pranishmëve se Allahu vlerëson zemrat e jo pasurinë e fizionominë. Vërtet xhami ndërtojnë vetëm ata që besojnë në Allahun dhe Ditën e Fundit. Xhamitë kanë reflektuar paqe, nder, respekt, harmoni dhe dritë për të gjithë, dinjitet të familjes dhe shoqërisë. Islami është i pastër, s'ka asgjë të përbashkët me terrorizmin e as ekstremizmin. Thërret në drejtësi, dinjitet dhe largon nga çdo e keqe. Të zhvillojmë edhe më vendin tonë së bashku sepse kemi vuajtur shumë dhe, falë gjakut të derdhur të bijave dhe bijve tanë në luftën e fundit, por edhe më herët, ne sot jetojmë në liri dhe sa të jemi gjallë do të jemi mirënjohës.

Myftiu Tërnava në fund të gjithë i uroi për muajin e bekuar të Ramazanit duke lutur Zotin që lutjet t'i pranojë.

Fjalë rasti mbajtën edhe z.Faruk Borova nga AIITC nga Tirana, përfaqësuesi i fshatit, imami i fshatit Jetullah Sabedini dhe përfaqësuesi i komunës Ajet Sallahu, i cili tha se përurimi i xhamisë është dhurata më e mirë për komunitetin në prag të Ramazanit. *(R.S.)*



# Myftiu Tërnava uron për ardhjen e muajit të bekuar të Ramazanit

Prishtinë, 15 maj 2018

Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim Tërnava, në konferencën për medie, uroi me rastin e ardhjes së muajit të bekuar të Ramazanit. Duke na treguar për qëllimin kryesor që ka me agjërimin, Zoti i Madhëruar në Kuranin Fisnik na thotë: "O besimtarë! Ju është urdhëruar agjërimi, ashtu si u ishte urdhëruar atyre para jush, që të mund të ruheni nga të këqijat. (El Bekare, 183)

Ai duke vazhduar më tej tha se agjërimi është një proces i cili gdhend tiparet e larta të moralit dhe u jep formë të përsosur atyre. Për ta fituar epitetin e agjëruesit të vërtetë, ne, në veçanti gjatë këtij muaji, duhet të dëshmojmë vetëpërmbajtje dhe maturi në fjalë e sjellje. Agjërimi është shkollë humanizmi. Vlerat solidare agjërimin e bëjnë një mundësi më shumë për të zbutur varfërinë dhe për të lidhur pjesëtarët e shoqërisë ndërmjet vete. Mënyra se si arrihet kjo në Ramazan është e rrallë ose është karakteristikë veç e Ramazanit. Manifestimi i agjërimit duke abstenuar nga ushqimi dhe pija, sipas disa dijetarëve myslimanë, është bërë për t'ia kujtuar të pasurit shijen e hidhur të urisë, që të varfrit e kanë përditshmëri. Pra, është edukim praktik, vetëdijesim konkret dhe jo vetëm kaq. Së këndejmi, klima që krijohet gjatë Ramazanit nuk favorizon asgjë tjetër pos dashurisë dhe respektit. Këto lidhje kulmojnë me dhënien e sadakat-ul-fitrit në fund të muajit, të cilin, siç thotë Pejgamberi Muhammed: "Zoti e ka obliguar dhënien e lëmoshës si pastrim për agjëruesin (nga lëshimet eventuale) dhe si ushqim për nevojtarin". *(R.S.)*



# Myftiu Tërnava priti në takim Mehmet Zenginin, inspektor në Diyanetin e Turqisë

Prishtinë, 15 maj 2018

Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim Tërnava, priti në takim Mehmet Zenginin, inspektor në Diyanetin e Turqisë. Në këtë takim Myftiu Tërnava e njohu mysafirin me përgatitjet e BIK-ut për pritjen sa më mirë të muajit të bekuar të Ramazanit dhe falënderoi Diyanetin e Turqisë, qeverinë dhe presidentin turk për ndihmën që po i japin popullit të Kosovës.

Nga ana e tij, mysafiri falënderoi Myftiun Tërnava për mikpritjen dhe shprehu konsideratën për punën dhe angazhimin e BIK-ut për organizimin dhe mbarëvajtjen e jetës fetare në Kosovë. *(R.S.)*



## BIK-u shtroi iftare për këshillat vendorë

Iftaret nga Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës për imamët dhe administratën e këshillave përkatës u shtruan sipas këtyre datave:

Për këshillat e Prishtinës, Obiliqit, Fushë Kosovës, Lipjanit, Vushtrrisë, Podujevës, Drenasit, Skenderajt dhe Mitrovicës, më datë 21 maj 2018.

Për këshillat e Prizrenit, Suharekës, Dragashit, Rahovecit dhe të Malishevës, më datë 22 maj 2018.

Për këshillat e Pejës, Klinës, Deçanit, Istogut dhe të Gjakovës, më datë 23 maj 2018.

Për këshillat e Bashkësisë Islame të Ferizajt, Shtimes, Hanit të Elezit, Kaçanikut dhe të Vitisë, më datë 27 maj 2018.

Për këshillat e Gjilanit, Kamenicës, Preshevës dhe të Bujanocit, më datë 28 maj 2018.

Në të gjitha këto iftare, Myftiu Tërnava u është drejtuar të pranishmëve me një fjalë rasti, në të cilën është lutur për pranim të agjërimit, namazit dhe të ibadeteve të tjera, pastaj ka folur për rëndësinë e institucioneve arsimore të Bashkësisë Islame të Kosovës, u ka kërkuar imamëve që të bëjnë më shumë rreth tubimit të sadakatul-fitrit për këto institucione arsimore dhe i ka rikujtuar imamët dhe punonjësit administrativë për detyrat dhe përgjegjësitë që kanë. *(R.S.)*




## Myftiu Tërnava mori pjesë në iftarin të cilin e shtroi TIKA




Prishtinë, 24 maj 2018

Agjencia Turke për Bashkëpunim dhe Koordinim (TIKA) organizoi iftar në Prishtinë me rastin e muajit të bekuar të Ramazanit.Të ftuar ishin një numër i madh i personaliteteve fetare, politike e shoqërore të Kosovës. Në këtë iftar mori pjesë edhe kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim Tërnava bashkë me një pjesë të kabinetit të Kryesisë.Ambasadorja e Turqisë në Prishtinë, Kıvılcım Kılıç, e cila po ashtu mori pjesë në sofrën e iftarit, në fjalën e saj uroi që muaji i bekuar i Ramazanit t'i sjellë Turqisë, Kosovës, myslimanëve dhe gjithë njerëzimit paqen, lumturinë dhe prosperitetin.

Ndërkaq, zv/kryeministri i Kosovës, Enver Hoxhaj, pasi ua uroi muajin e Ramazanit të gjithë të pranishmëve në këtë ngjarje, tha se me këtë iftar të përbashkët i bashkohen çdo myslimani në botë që jeton sipas vlerave të fesë islame.Ky iftar është një lloj rikthimi në histori, sepse ne çdoherë e kemi mbajtur muajin e Ramazanit, jemi bashkuar në sofra të iftarit dhe vit pas viti e kemi kultivuar identitetin tonë. Ne krenohemi me kulturën, me identitetin tonë dhe me atë se kush jemi, - tha Hoxhaj, duke shtuar se ndihem krenarë që në Kosovën e pavarur kanë bashkëjetuar fe të ndryshme dhe pjesëtarë të kombeve të ndryshme, shqiptarë, turq, boshnjakë, serbë e të tjerë. *(R.S.)*

# Myftiu Tërnava qëndroi në Ankara



Prishtinë, 30 maj 2018

Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim Tërnava, bashkë me një pjesë të kabinetit të Kryesisë, qëndroi në Ankara të Turqisë, ku u mbajtën punimet e Takimit të Dytë Ndërkombëtar për Ballkanin, në të cilin morën pjesë përfaqësues nga 11 vende të Ballkanit. Këtë aktivitet e organizoi agjencia "TIKA". Në hapjen e takimit qe i pranishëm zëvendëskryeministrit i qeverisë së Republikës së Turqisë, z. Hakan Çavuşoğlu, si dhe prijës fetarë, përfaqësues të organizatave joqeveritare dhe gazetarë të medieve nga shtetet e Ballkanit. Takimi zgjati dy ditë, përveç seancës hyrëse u zhvilluan edhe 5 seanca tematike, që iu kushtuan historisë së Ballkanit, multikulturalizmit, identitetit dhe trashëgimisë kulturore e materiale të popujve të Ballkanit. *(R.S.)*

# Myftiu i Kosovës u prit nga drejtori i përgjithshëm i Drejtorisë së Vakëfeve të Turqisë, z. Adnan Ertemi



Prishtinë, 31 maj 2018

Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim Tërnava, gjatë qëndrimit në Ankara u prit nga drejtori i përgjithshëm i Drejtorisë së Vakëfeve të Turqisë, z. Adnan Ertemi, të cilin Myftiu e falënderoi për projektet e realizuara në Kosovë në kuadër të restaurimit dhe ringritjes së objekteve të trashëgimisë kulturore të periudhës osmane.

Myftiu Tërnava u shpreh se puna që ka bërë Drejtoria e Vakëfeve në Kosovë për ringritjen dhe restaurimin e objekteve që kanë vlera monumentale, në bashkëpunim me Bashkësinë Islame të Kosovës, është e një rëndësie të veçantë për historinë kulturore të Kosovës, ngase po rikthehet e kaluara jona historike që ishte lënë pas dore me dekada të tëra.

Ndërsa, drejtori i Drejtorisë së Vakëfeve, z. Adnan Ertemi, shprehu gatishmërinë e institucionit që ai drejton të rritë bashkëpunimin me BIK-un dhe Kosovën edhe në fusha të tjera.

Dy bashkëbiseduesit u dakorduan që të rritin nivelin e bashkëpunimit ndërmjet dy institucioneve në të mirë të ruajtjes dhe të promovimit të vlerave kulturore. *(Vedat Sahiti)*

# Kryetari i Kuvendit të Republikës së Kosovës, Kadri Veseli, shtroi iftar për Myftiun e Bashkësisë Islame të Kosovës



Prishtinë, 1 qershor 2018

Kryetari i Kuvendit të Republikës së Kosovës, Kadri Veseli, shtroi iftar për kryetarin e Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiun Naim Tërnava dhe për Kryesinë e BIK-ut. Në këtë iftar, Myftiu Tërnava falënderoi kryetarin e Kuvendit të Kosovës z. Kadri Veseli për iftarin e shtruar dhe luti Zotin për mirëqenie të përgjithshme, theksoi se ky muaj është muaj i ibadetit, i solidaritetit, i vlerave shpirtërore dhe humane.

Në një fjalë rasti para tyre, kryeparlamentari Veseli tha se Bashkësia Islame e Kosovës historikisht ka qenë një institucion në shërbim të atdheut e kombit dhe se e tillë është edhe sot.Ramazani është muaji që simbolizon vlerat më universale të moralit njerëzor.Ai tha se përmes agjërimit ne jemi më afër Zotit dhe më afër njëri-tjetrit, ndërsa dëshmojmë se forca shpirtërore është më e madhe se interesat materiale.

Ne besuam te shteti dhe sot e kemi shtetin të pavarur dhe sovran. Ne besojmë tek e ardhmja jonë euro-atlantike dhe do t'ia arrijmë kësaj. Të gjithë së bashku, si komunitete dhe bashkësi fetare, jemi të përkushtuar për vendin dhe të ardhmen e tij,- tha kryetari i Kuvendit.

Në vazhdim, kryetari i Kuvendit të Kosovës kujtoi hoxhallarët që në kohë e rrethana të ndryshme kontribuuan e dhanë jetën për lirinë e kombin tonë, që nga Haxhi Zeka, Hoxhë Kadri Prishtina, Mulla Idriz Gjilani, Mulla Ilaz Broja e deri te 37 hoxhallarët që ranë dëshmorë të Ushtrisë Çlirimtare të Kosovës.

Ai më tej tha: “Kurrë nuk do ta harrojmë sakrificën e tyre dhe, duke u nisur nga kjo, do të punojmë pandërprerë për ta bërë të sigurt lirinë tonë, shtetin tonë dhe të ardhmen e fëmijëve të Kosovës në këtë tokë të bekuar nga Zoti”. *(R.S.)*

# Iftari tradicional në Medresenë Alauddin

Prishtinë, 2 qershor 2018

Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, me rastin e Natës së Madhe të Bedrit, shtroi iftar tradicional në Medresenë Alauddin në Prishtinë për strukturat drejtuese të këshillave vendorë dhe për institucionet e BIKR-ut.

Myftiu NaimTërnava, pasi i përshëndeti dhe falënderoi përfaqësuesit e këshillave për punën që bëjnë, foli edhe për përgjegjësitë që kanë në raport me besimtarët dhe institucionin e BIKR-ut, dhe njëherazi kërkoi përgjegjësi, vendosmëri dhe përkushtim në kryerjen e të gjitha detyrave në shërbim të besimtarëve dhe të vendit.

Ai më tej tha se Ramazani na aktivizon më tepër se muajt e tjerë, ngase është muaj i bereqetshëm dhe domethënës për umetin e Muhamedit a.s., udhëheqësit e tij e edhe për ne që jemi të pranishëm sonte, sepse kemi dhe mbajmë një përgjegjësi të madhe.

Ne jemi përgjegjësit kryesorë për sukseset në xhematet tona dhe për dështimet eventuale në aktivitetet tona. Ne jemi përgjegjësit që Islamit në këtë nënqiell t'i japim ngjyrën që e meriton. Unë ju porosit të gjithëve që edhe më të vazhdoni të luftoni çdo gjë që është e keqe dhe të punoni për një ardhmëri sa më të mirë të Islamit në këto troje. Punoni për vendin e vatanin dhe që bashkërisht të korrim rezultate e suksese të reja,- tha Myftiu Tërnava.

Në fund, Myftiu Tërnava porositi të pranishmit që të jenë sa më afër xhematit dhe të jenë në shërbim të vazhdueshëm ndaj tyre, sepse e kemi obligim fetar dhe kombëtar. *(R.S.)*



# Myftiu Tërnava shtroi iftar për hafizët nga Dijaneti i Turqisë

Prishtinë,3 qershor 2018

Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim Tërnava shtroi iftar për hafizët nga Dijaneti i Turqisë, ku mori pjesë edhe ambasadorja e Turqisë Kivilcim Kiliç. Me këtë rast, duke u dëshiruar mirëseardhje në këtë iftar, Myftiu i falënderoi hafizët për kontributin që janë duke dhënë në xhamitë e Kosovës në këtë muaj të Ramazanit nëpërmjet leximit të Kuranit, faljes së namazeve dhe aktiviteteve të tjera fetare.

Myftiu po ashtu falënderoi edhe Dijanetin e Turqisë dhe qeverinë turke që vazhdimisht kanë ndihmuar Kosovën dhe popullin e saj. Po ashtu falënderoi edhe Drejtorinë e Vakëfeve, e cila ka sjellë 5000 pako ushqimore si ndihmë skamnorëve për Ramazan, kjo flet për marrëdhëniet vëllazërore që kemi si popuj dhe si shtete. Ne nuk e kemi për herë të parë kështu, por ne së bashku kemi ngrënë dhe kemi pirë përreth sofrës së iftarit 500 vjet dhe faleminderit Zotit që sot jemi të lirë dhe sot bëjmë iftar së bashku e na vijnë hafizë nga shteti mik i Turqisë për muajin e bekuar të Ramazanit,- tha Myftiu.

Falënderoi edhe ambasadoren Kivilcim Kiliç, për të cilën tha se e ka ndihmuar jashtëzakonisht BIRK-un dhe kanë pasur një bashkëpunim të shkëlqyer.

Të pranishmit me një fjalë rasti i përshëndeti edhe ambasadorja e Turqisë në Kosovë Kivilcim Kiliç, e cila falënderoi Myftiun Tërnava për ftesën dhe iftarin duke theksuar se ka një bashkëpunim shumë të mirë me Bashkësinë Islame të Kosovës për realizimin e projekteve në të mirë të komunitetit. Bashkëpunimin me BIRK-un e ka cilësuar si normale dhe të natyrshme, sepse jemi vëllezër dhe u lut që ky vëllazërim të vazhdojë dhe të dy shtetet të forcojnë edhe më shumë marrëdhëniet dhe bashkëpunimin duke konkretizuar edhe projekte të tjera të planifikuara. *(R.S.)*



# Myftiu Tërnava inspektoi punimet në xhaminë e Lagjes së Pajtimit në Shtime

Prishtinë, 4 qershor 2018

Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim Tërnava me një pjesë të kabinetit të Kryesisë dhe i shoqëruar nga kryetari i Këshillit të Bashkësisë Islame të Shtimes Isa Tërshani; inspektuan punimet në xhaminë në Lagjen e Pajtimit në Shtime. Me këtë rast kryetari Tërshani falënderoi Myftiun Tërnava për vizitën dhe e njohu atë me rrjedhën e punimeve të ndërtimit të xhamisë duke shtuar se punët kanë ecur mbarë dhe sipas planit të paraparë. Edhe Myftiu Tërnava u nda i kënaqur me ecurinë e punëve të ndërtimit të kësaj xhamie dhe falënderoi Këshillin e Bashkësisë Islame të Shtimes që po tregon interesim të veçantë që sa më parë xhamia të bëhet gati për t'u falur në të xhemati i asaj lagjeje. *(R.S.)*



# Myftiu Tërnava vizitoi kompaninë "Comodita Home" në Gjakovë

Prishtinë, 5 qershor 2018

Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim Tërnava qëndroi në Gjakovë, ku vizitoi fabrikën "Comodita Home", në të cilën u prit nga stafi i saj në krye me drejtorin gjeneral Ismet Bojku, i cili e njohu Myftiun Tërnava me prodhimet e kësaj ndërmarrjeje.

Nga ana e tij, Myftiu Tërnava falënderoi nikoqirin për pritje, e përgëzoi për punën dhe çmoi angazhimin e kësaj kompanie që po i jep një imazh të mirë Kosovës dhe që ka punësuar shumë njerëz që mbajnë familjet e veta. I inkurajoi të vazhdojnë me prodhim, kështu ndihmohet edhe ekonomia e Kosovës. Ai po ashtu tha se besimtarit të mirë, biznesmenit e tregtarit të mirë ua shohin hajrin familja dhe vendi; i pasuri i ndihmon të varfrit, sepse është i motivuar nga feja dhe lutet që Zoti t'i ndihmojë në këtë veprimtari. *(R.S.)*

Nga ana e tij, drejtori gjeneral i kësaj kompanie Ismet Bojku falënderoi Myftiun për vizitën dhe tha se "Comodita Home" është distributor ekskluziv për brendet e njohura ndërkombëtare, si: Pierre Cardin dhe Taç, nga të cilat mund të gjeni: çarçafë, jastëkë, jorganë dhe është prodhuesi më i madh i dyshekëve në Kosovë dhe rajon.

Brendet kryesore që e karakterizojnë kompaninë janë: Comodita Line, Comodita Kitchen, Comodita Aksesorie, si dhe në dyqanet e tyre mund të gjenden produktet e shumë brendeve të mirënjohura, siç janë: TAC, Pierre Cardin, Scandinavia e shumë brende të tjera. *(R.S.)*



# Myftiu Tërnava merr pjesë në iftarin e shtruar nga Bereqeti në Pejë

Prishtinë, 5 qershor 2018

Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim Tërnava mori pjesë në iftarin e shtruar nga "Bereqeti" dega në Pejë, në të cilin merrnin pjesë kryetari i Pejës Gazmend Muhaxheri, kryetari i Këshillit të Bashkësisë Islame të Pejës Musli Arifi me stafin e tij dhe komuniteti i biznesmenëve pejanë.

Në fjalën e tij drejtuar të pranishmëve, pasi falënderoi komunitetin e biznesmenëve të Pejës që u kanë ndihmuar skamnorëve, Myftiu Tërnava luti Zotin që t'i shpërblejë me të mirat e Tij. Ai foli edhe për aktivitetet e BIRK-ut dhe aktivitetet e "Bereqetit", për të cilat tha se i kanë shtrirë edhe jashtë Kosovës. Mbi 110 tonë mish u kanë shpërndarë skamnorëve, jetimëve, gjithashtu kanë shpërndarë edhe për institucione.

Ai tha se të pasurit duhet ta japin një pjesë të pasurisë (zeqatin).Për Ramazan kemi ndihmuar mbi 20 mijë familje dhe ky është bereqeti juaj dhe i vëllezërve tanë në diasporë,- tha Myftiu.

Një fjalë rasti mbajti edhe kryetari i Pejës, i cili falënderoi Bereqetin dhe BIRK-un që po u dalin në ndihmë qytetarëve skamnorë.

Më pas, u dha një dokumentar mbi aktivitetet e "Bereqetit" dega në Pejë gjatë 10 vjetëve. Një nga kontributet është se 300 veta ushqehen për çdo ditë nga kuzhina humanitare, e cila vepron në kuadër të "Bereqetit".

Paraprakisht MyftiuTërnava kishte qëndruar në zyret e KBI të Pejës, ku kryetari Arifi e njohu me aktivitetet e Këshillit. Myftiu gjithashtu kishte inspektuar punimet në kompleksin e Medresesë së Vogël në Gjakovë dhe në godinën e konviktit, që janë në përfundim e sipër dhe së shpejti do të vihen në funksion. *(R.S.)*



# Myftiu Tërnava mori pjesë në iftarin e shtruar në Podujevë



Prishtinë, 6 qershor 2018

Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim Tërnava me bashkëpunëtorë mori pjesë në iftarin e shtruar në Podujevë, ku të ftuar ishin administrata e KBI-së së Podujevës dhe imamët.

Myftiu Tërnava i falënderoi imamët për kontributin dhe angazhimin që po japin për organizimin dhe mbarëvajtjen e jetës fetare në këtë rajon, njëherit ua rikujtoi atyre përgjegjësinë dhe emanetin që kanë mbi supe. *(R.S.)*

# Myftiu Tërnava mori pjesë në promovimin e katër librave universitarë nga Fakulteti i Studimeve Islame

Prishtinë, 6 qershor 2018

Në sallën e konferencave të Fakultetit të Studimeve Islame u bë promovimi i katër librave universitarë, të botuar nga ky institucion. Në këtë ceremoni mori pjesë edhe Myftiu i Bashkësisë Islame të Kosovës Naim Tërnava, përfaqësues nga Ministria e Arsimit, studiues, dashamirë të librit dhe të kulturës në përgjithësi.

Pas leximit të një pjese nga Kurani Famëlartë, një fjalë përshëndetëse pati dekani i Fakultetit Fahrush Rexhepi, i cili fillimisht falënderoi të pranishmit për prezencën e tyre. Në vazhdim, dekani foli për rëndësinë e fjalës së shkruar dhe se ajeti i parë që i ka zbritur Muhamedit a.s. është 'Lexo" dhe më pas foli për përmbajtjen e librave të botuar nga FSI-ja, duke potencuar se këto tekste universitare do t'u shërbejnë studentëve për thellimin e njohurive të tyre në shkencat islame. Ndërsa, në fjalën e tij, Myftiu Naim Tërnava përgëzoi dekanin Rexhepi dhe autorët e librave për botimin e këtyre librave duke theksuar se tashmë këta libra janë në duart e studentëve dhe studiuesve dhe janë shembulli më i mirë për studentët tanë.

Pas përfundimit të fjalëve përshëndetëse, fjala iu dha katër referuesve të katër librave të botuar.

1. Dr. Xhabir Hamiti referoi për librin "Personalitetet në Kuranin famëlartë", të autorit: prof. asoc.dr. Lulzim Esati

2. Myftiu Naim Tërnava referoi për librin "Ndikimi i besimit në sjelljet e muslimanit" të autorit prof.ass.dr. Zija Abdullahu

3. Prof. ass. dr. Hysen Matoshi për librin "Reflektim mendimesh në Da've" të autorit: prof. mr. Rexhep Suma, si dhe

4. Prof. asoc. dr. Nazmi Maliqi referoi për librin "Dialogu ndërfetar udhëzues për muslimanët" të përkthyer nga mr. Besa Ismajli.

Në fund të kësaj ceremonie, dekani i FSI-së Fahrush Rexhepi ftoi të pranishmit për iftarin që ishte përgatitur me këtë rast. *(R.S.)*



# Myftiu Tërnava shtroi iftar për krerët e bashkësive fetare islame të Maqedonisë dhe të Shqipërisë

Prishtinë, 7 qershor 2018

Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim Tërnava shtroi iftar për Reisin e Bashkësisë Fetare Islame të Maqedonisë Haxhi Sylejman Rexhepi dhe për kryetarin e Komunitetit Mysliman Shqiptar Skënder Bruçaj. Në iftar ishin edhe bashkëpunëtorët e tyre. Myftiu Tërnava i falënderoi kryetarët e bashkësive fetare të Maqedonisë dhe të Shqipërisë që i ishin përgjigjur ftesës dhe luti Zotin për mirëqenie të gjithëmbarshme të kombit shqiptar dhe për paqe në mbarë botën.Ai vlerësoi faktin që po bënin iftar bashkë, luti Zotin për pranim të ibadeteve dhe për afrim të njerëzve ndërmjet vete. *(R.S.)*




# Presidenti Thaçi dhe Kryeministri Haradinaj shtruan iftar për BIRK-un

Prishtinë, 8 qershor 2018

Presidenti i Kosovës Hashim Thaçi dhe kryeministri i Kosovës Ramush Haradinaj kanë shtruar iftar për Myftiun e Kosovës Naim Tërnava dhe për Kryesinë e Bashkësisë Islame të Kosovës.Me këtë rast, presidenti Thaçi tha se muaji i Ramazanit është muaj sprove për besimtarët e devotshëm dhe agjërimi e rrit solidaritetin dhe kujdesin për njëri-tjetrin.

Përgjatë këtij muaji mbretëron paqja fizike dhe shpirtërore, rritet harmonia midis mendjes dhe zemrës.

Në këtë muaj mbretëron paqja mbi konfliktet.E mira mbi të keqen.Agjërimi është moment i rritjes së solidaritetit brenda familjes së besimtarëve”-tha presidenti Thaçi.

Ndërsa kryeministi Haradinaj theksoi se muaji i Ramazanit, agjërimi, lutjet dhe devotshmëria ndaj Krijuesit të na shërbejnë në thellimin dhe forcimin e përkrahjes dhe zemërgjerësisë ndërmjet të gjithë neve. “Durimi dhe fuqia shpirtërore, që e karakterizojnë agjërimin, të na motivojnë për të qenë të bashkuar në rrugën tonë, si shoqëri tolerante dhe shtet i fortë, të gatshëm dhe të aftë që të kalojmë sfidat që na dalin përpara”-tha kryeministri Haradinaj.

Në fund, Myftiu Tërnava falënderoi për këtë iftar dhe shprehu bindjen se BIRK-u gjithmonë ka dhënë kontributin e tij për një Kosovë të lirë dhe prosperuese dhe po ashtu angazhohet që Kosova të jetë një vend i qetë, ku besimet fetare të jetojnë në harmoni dhe tolerancë të plotë. *(R.S.)*



# Myftiu Tërnava mori pjesë në iftarin e shtruar nga Këshilli i Bashkësisë Islame i Prishtinës

Prishtinë, 9 qershor 2018

Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim Tërnava, mori pjesë në iftarin e shtruar nga Këshilli i Bashkësisë Islame i Prishtinës në sheshin Zahir Pajaziti. Në këtë iftar merrnin pjesë pjesëtarë të Kforit, policisë, FSK-së, imamë dhe xhematli të Prishtinës. Me këtë rast, Myftiu Tërnava uroi besimtarët për Ramazanin duke lutur Zotin që agjërimin dhe duatë tona të na i bëjë kabull dhe të shtojmë edhe më shumë në adhurim këto ditë të fundit të Ramazanit.

Edhe kryetari i Këshillit të Prishtinës Hetem Sopjani përshëndeti për këtë organizim dhe luti Zotin që të kemi një mirëqenie dhe paqe të përhershme në vendin tonë dhe në botë.

Në këtë iftar morën pjesë 500 persona. *(R.S.)*



# Dy marrëveshje për restaurimin e Xhamisë së Çarshisë në Prishtinë dhe të Xhamisë Bajrakli në Prizren



Prishtinë, 11 qershor 2018

Në ambientet e Institutit të Kosovës për Mbrojtjen e Monumenteve dhe në praninë e Ambasadores së Republikës së Turqisë znj. Kıvılcım Kılıç dhe Myftiut të Kosovës Naim ef. Tërnava, është nënshkruar memorandum bashkëpunimi për restaurimin e Xhamisë së Çarshisë në Prishtinë dhe Xhamisë së Gazi Mehmed Pashës në Prizren.

Ky memorandum është nënshkruar, për Ministrinë e Kulturës, Rinisë dhe Sportit, nga sekretari i përgjithshëm z. Veton Firzi, për Bashkësisë Islame të Kosovës, nga sekretari i përgjithshëm z. Resul Rexhepi, dhe nga koordinatori i TIKA-së z. Hasan Burak Ceran.

Në 15 vjetorin e fillimit të aktiviteteve në Kosovë, organizata TIKA shënon një sukses të madh, duke realizuar 12 projekte restauruese të monumenteve të trashëgimisë kulturore.

Me anë të memorandumeve të nënshkruara, punimet restauruese të papërfunduara do të finalizohen nga ana e TIKA-së.

Xhamia e Çarshisë (Sulltan Muratit) në Prishtinë dhe Xhamia e Gazi Mehmed Pashës (Bajrakli) në Prizren do të restaurohen në formën e tyre origjinale me anë të projekteve për restaurim të pregatitura bashkarisht nga ekspertët e TIKA-së dhe Institutit të Kosovës për Mbrojtjen e Monumenteve. (Vedat Sahiti)

# Kryetari i Lëvizjes Vetëvendosje! Albin Kurti shtroi iftar për BIRK-un

Prishtinë, 11 qershor 2018

Kryetari i Lëvizjes Vetëvendosje Albin Kurti shtroi iftar për kryetarin e Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiun Naim Tërnava dhe bashkëpunëtorët e tij: Ajni Sinanin, Resul Rexhepin, Sabri Bajgorën, Ahmet Sadriun, Fahrush Rexhepin, Besim Mehmetin, Ekrem Simnicën, Vedat Sahitin dhe Islam Hasanin. Bashkë me Glauk Konjufcën, Vlora Haxhimehmedin, Arben Vitinë, Edona Bajramin, Ajet Poterën dhe Eman Rrahmanin, bashkëbiseduam miqësisht me Myftiun Tërnava dhe udhëheqjen e BIK-ut, për kontributin e Medresesë gjatë okupimit dhe luftës çlirimtare në organizimet politike dhe shoqërore, për gjendjen e sotme të qytetarëve tanë dhe nevojën për drejtësi e solidaritet,- u shpreh Albin Kurti.



Me këtë rast Myftiu Naim Tërnava e falënderoi z. Kurtin për iftarin dhe respektin dhe theksoi se muaji i Ramazanit është muaj në të cilin njeriu duhet të jetë më solidar, të ndihmojë skamnorët dhe të kontribuojë për mirëqenie të përgjithshme të vendit tonë. *(R.S.)*

# Këshilli i Bashkësisë Islame në Gjilan shtron iftar tradicional

Prishtinë, 10 qershor 2018

Këshilli i Bashkësisë Islame i Gjilanit shtroi iftarin tradicional “Iftari na bashkon!”, ku morën pjesë përfaqësues nga Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, autoritete komunale dhe shumë institucione të tjera dhe qytetarë.

Me këtë rast, në emër të Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës këtë iftar e përshëndeti kryetari i Kuvendit dr. Ajni Sinani duke theksuar se përcjell selamet e Myftiut Tërnava dhe tha: “Kjo sofër e iftarit na ka bashkuar dhe i shprehim falënderime Allahut për begatitë që na i ka dhënë dhe lus Zotin që agjërimin dhe ibadetet tona të na i pranojë”.

Një fjalë rasti mbajtën edhe kryetari i Këshillit të Gjilanit Naim Aliu dhe kryetari i Gjilanit Lutfi Haziri. *(R.S.)*



# Në Kosovë u prit dhe u kremtua festa e Fitër Bajramit



Prishtinë, 15 qershor 2018

Si tradicionalisht, pas përfundimit të muajit të Ramazanit, më 14 korrik 2018, në të gjitha xhamitë e Republikës së Kosovës, si në tërë botën ku jetojnë myslimanët, me gëzim e hare u kremtua përfundimi i muajit të agjërimit – Ramazanit sherif, duke falur namazin e Fitër Bajramit.

Manifestimi qendror kushtuar festës së Fitër Bajramit për Kosovë u mbajt në xhaminë "Sulltan Mehmet – Fatih" në Prishtinë, ndërsa nisi me faljen e namazit të sabahut, të cilit i priu Vedat ef. Sahiti.

Pas namazit të sabahut për besimtarët u dha një program me ilahi, kaside e këndim Kurani, ndërsa ligjëratën tematike kushtuar festës së Fitër Bajramit e mbajti drejtori i Medresesë Alauddin në Prishtinë, mr. Jakup Çunaku, i cili në fjalën e tij përveç të tjerash tha se festa Fitër Bajramit është ditë e festimit, gëzimit dhe paqes, mirëkuptimit, tolerancës dhe solidaritetit me njeri-tjetrin.

Ai më tutje vuri në dukje se sot besimtari ka fituar hyrjen në Xhenet, nga një derë e cila është speciale-Rejani, për të cilën Muhamedi a.s. ka thënë se për atë derë do të hyjnë të gjithë agjëruesit. Po ashtu sot besimtari duhet të gëzohet se është i falur nga mëkatet. Ai më tutje ka veçuar se festa e Bajramit është një rast i mirë, e që patjetër duhet të shfrytëzohet, sidomos për përmirësimin e marrëdhënieve familjare dhe shoqërore; t'i zgjatet dora dhe të falet edhe ai që na ka dëmtuar. "Është pyetur Muhamedi a.s. se cilët njerëz janë më të mirët? Ka thënë: "Çdo zemër e devotshme që nuk ka gjynahe, xhelozi, mashtrime dhe asnjë të keqe."-tha Jakup ef. Çunaku

Namazit të Fitër Bajramit i priu Resul ef. Rexhepi, sekretar i Kryesisë së BIRK-ut, ndërsa hytben e Bajramit e mbajti kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu, Naim Tërnava, i cili edhe iu drejtua opinionit të gjerë me mesazhin për këtë festë.

Ai tha se festat janë pjesë e pandarë e historisë së njerëzimit. Secili popull ka pasur dhe ka festat e veta por edhe motivet pse feston. Edhe ne, myslimanët, natyrisht kemi festat tona dhe motivet pse festojmë. Nëse ndalemi





dhe meditojmë për pak çaste pse festa e Fitër Bajramit vjen pas një muaji agjërim, lehtë mund ta kuptojmë motivin e saj. Suksesi i besimtarit në fushën e adhurimit dhe fitorja e tij përballë vetive të liga, janë motivi pse ai sot feston. Festa është ceremonia e certifikimit në një kurs adhurimi e edukimi njëmujor andaj nuk ka si të kalojë pa u festuar. Ajo që e bën këtë motiv më të fuqishëm dhe këtë gëzim më gjithëpërfshirës është fakti se festa është shoqërore.

Ramazani është një kurs shoqëror në të cilin bëhet trajnimi dhe certifikimi në mënyrë kolektive.Për këtë shkak, edhe gëzimi shprehet në mënyrë kolektive.Ndryshimi që ndodh në Ramazan nuk prek vetëm disa individë, por tërë shoqërinë.

Në Ramazan më së miri jetësohet maksima islame e të funksionarit si një trup, në të cilin secila gjymtyrë luan rolin e vet duke i shërbyer kështu mirëqenies së përgjithshme të trupit.

Myftiu Tërnava duke ligjëruar tha se festat në Islam janë momente reflektimi, momente rikthimi në vlerat e vërteta fetare dhe humane. Ndërlidhja e Fitër Bajramit me lëmoshën për nevojtarët është bërë për të na kujtuar se nuk ka vlerë një manifestim shoqëror në të cilin anëtarët e shoqërisë nuk ndihen të barabartë. Shoqëria është sikur trupi: një pjesë nuk mund të kremtojë nëse pjesa tjetër rënkon. Pejgamberi Muhammed a.s. ka thënë: 'Njeriu më i mirë është ai që është më i dobishmi për njerëzit.

Para pesë ditësh më 10 qershor festuam edhe 140-vjetorin e Lidhjes Shqiptare të Prizrenit, të mbajtur në Xhaminë Bajrakli në Prizrenin e lashtë, në të cilën lidhje apo kuvend, vihen themelet e shtetësisë shqiptare.

"Sot edhe në këtë ditë feste të Fitër Bajramit, me respekt e pietet i kujtojmë gjyshërit tanë, prijësit e shquar të Lidhjes Shqiptare të Prizrenit, të cilët në rrethana të jashtëzakonshme, të vështira e të disfavorshme, duke e parë rrezikun që u kanosej trojeve tona nga shtetet fqinje dhe mungesën e vullnetit të fuqive të mëdha për të bërë zgjidhje të drejtë arritën të organizojnë mbajtjen e Kuvendit të LShP-së për t'i bërë me dije botës mbarë se shqiptarët nuk do të pranojnë asnjëherë marrëveshje të kujtdo qofshin ato që çojnë në copëtimin e trojeve shqiptare, duke u bërë me dije se populli shqiptar meriton lirinë dhe pavarësinë e plotë brenda trojeve të tij", tha Myftiu Tërnava.



Ai për fund uroi për këtë festë të madhe të Fitër Bajramit të gjithë vëllezërit e motrat tona brenda trojeve tona etnike shqiptare por edhe në mërgatën e largët, duke e lutur Zotin që ta bëjë këtë festë gëzim për ta dhe familjet. Ju thërras të gjithë, popull dhe institucione, që të marrim shkas festat tona fetare dhe kombëtare për t'u angazhuar për interesin shoqëror të vendit, për të mirën e përbashkët. Duke shfrytëzuar momente sikur këto, bashkimi rreth qëllimeve fisnike bëhet më i lehtë dhe më i fortë. Kështu mund të marshojmë bashkë drejt qëllimeve tona shoqërore e shtetërore! Zoti na i pranoftë agjërimin dhe adhurimet tona.. Edhe një herë urime festa e Fitër Bajramit!

Edhe duanë e namazit të Fitër Bajramit e bëri Myftiu Tërnava, pas së cilës uroi të gjithë besimtarët duke lutur Zotin që agjërimin dhe duatë e adhurimet të na i pranojë. *(R.S.)*

# Pritje për urime me rastin e Fitër-Bajramit

Me rastin e Fitër – Bajramit, Myftiu i Kosovës, Naim Tërnava, si tradicionalisht, organizoi pritje për urim në selinë e Kryesisë së BI-së së Kosovës nga ora 9:00-12:00.

Nga përfaqësuesit e institucioneve erdhën për të uruar:Kryetari i Kuvendit të Kosovës Kadri Veseli

1. Kryetari i Kuvendit të Kosovës Kadri Veseli
2. Kryeministri i Kosovës Ramush Haradinaj me kabinetin e tij
3. Kryetari i Odës së Avokatëve të Kosovës, kryesuar nga Osman Havolli
4. Ambasadori i OSBE-së në Kosovës Jan Breaathu
5. Ambasadorja e Turqisë në Kosovë Kivilcim Kiliç,


















6. Ambasadorja e Greqisë në Kosovë Chryssoula Aliferi
7. Nga përfaqësuesit e partive politike:
8. Fatmir Limaj, kryetari i “Nisma” për Kosovën
9. Albin Kurti i Lëvizjes Vetëvendosje!
10. Ferid Agani, kryetar i PD-së
11. Agim Veliu, nënkryetar i LDK-së
12. Shpend Ahmeti nga PSD-ja
13. Qazim Rrahmani, sekretar i përgjithshëm i Partisë së Ashkalive për Integrim
14. Veton Berisha, kryetar i PLE-së Xhemajl Dugolli, drejtor i Institutit Special në Shtime
15. Në vizitë po ashtu ishte edhe një delegacion i madh prej 12 shtetesh të Bashkimit Evropian, kryesuar nga Michael Goring, drejtor i grupit prej Zeit Stiftung-The future of OSCE.
16. Për urim ishin edhe ambasadori i Kosovës në Riad Rexhep Boja, si dhe shumë qytetarë dhe xhematli, si dhe personalitete të jetës kulturore e fetare të Republikës së Kosovës. *(R.S.)*


















# Myftiu Tërnava merr pjesë në varrimin e Hilmi Haradinajt

Prishtinë, 18 qershor 2018

Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim Tërnava me bashkëpunëtorë mori pjesë në varrimin e Hilmi Haradinajt, babait të kryeministrit Ramush Haradinaj, që u varros me nderime të larta shtetërore dhe ushtarake. Të pranishëm në varrimin e të ndjerit ishin figura dhe personalitete të shumta politike nga Kosova, Shqipëria e Maqedonia. Ai ka ndërruar jetë në moshën 74-vjeçare dhe u varros sot në varrezat e Gllogjanit. *(R.S.)*



# Myftiu Tërnava ishte për ngushëllime te familja Haradinaj

Prishtinë, 19 qershor 2018

Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim Tërnava me bashkëpunëtorë ishte për ngushëllime te kryeministri Ramush Haradinaj me rastin e vdekjes së babait të tij Hilmi Haradinaj. Me këtë rast Myftiu Tërnava shprehu ngushëllime në emër të Bashkësisë Islame të Kosovës dhe në emrin e tij personal, duke u lutur për të ndjerin që Zoti ta shpërblejë për kontributin dhe sakrificën e tij për vendin para, gjatë dhe pas luftës. Nga ana e tij, kryeministri Ramush Haradinaj falënderoi Myftiun me bashkëpunëtorë për ngushëllimet. *(R.S.)*



# Mbahet mbledhja me imamët e rajonit të Prishtinës

Prishtinë, 2 maj 2018

Në sallën e Fakultetit të Studimeve Islame, u mbajt mbledhja me imamët e rajonit të Prishtinës. Në këtë mbledhje, nga Kryesia e BIRK-ut mori pjesë sekretari i Kryesisë Resul Rexhepi, kryeimami Sabri Bajgora, drejtori për shtyp dhe veprimtari botuese Ahmet Sadriu, drejtori financiar Kasim Gërguri, drejtori për Diasporë Ekrem Simnica dhe zëvendëskryeimami Fatmir Iljazi. *(R.S.)*



## Mbahet mbledhja me imamët e rajonit të Mitrovicës

Prishtinë, 2 maj 2018

Përfaqësues nga Kryesia e BIRK-ut mbajtën mbledhje me imamët e rajonit të Mitrovicës. Në këtë mbledhje, nga Kryesia e BIRK-ut mori pjesë sekretari i Kryesisë Resul Rexhepi, kryeimami Sabri Bajgora, drejtori për shtyp dhe veprimtari botuese Ahmet Sadriu, drejtori financiar Kasim Gërguri, drejtori për Diasporë Ekrem Simnica, zëvendëskryeimami Fatmir Iljazi dhe drejtori për Kulturë Ramadan Shkodra. *(R.S.)*



## Mbahen mbledhjet me imamë të rajonit të Pejës dhe të Gjakovës

Prishtinë, 3 maj 2018

U mbajtën takimet e Kryesisë me imamët e rajonit të Pejës dhe të atyre të Gjakovës. Në takimin me imamët e rajonit të Gjakovës morën pjesë imamët nga Gjakova, Rahoveci dhe Malisheva, kurse në takimin me imamët e rajonit të Pejës morën pjesë imamët nga Peja, Deçani, Klina dhe Istogu. Në këto takime, nga Kryesia e BIRK-ut ishin të pranishëm sekretari i Kryesisë Resul Rexhepi, kryeimami Sabri Bajgora, drejtori për shtyp dhe veprimtari botuese Ahmet Sadriu, drejtori financiar Kasim Gërguri, drejtori për Diasporë Ekrem Simnica, zëvendëskryeimami Fatmir Iljazi dhe drejtori për Kulturë Ramadan Shkodra. Gjatë këtyre takimeve u bisedua për punët dhe aktivitetet fetare që do të zhvillohen gjatë muajit të bekuar te Ramazanit. *(R.S.)*



## Në Frauenfeld të Zvicrës u përurua xhamia e re shqiptare

Më 05 maj 2018 në qytetin Frauenfeld të kantonit Thurgau, Xhamia "Mesxhidi Nur" në Zvicër zhvilloi manifestimet solemne me rastin e përurimit të xhamisë së re. Delegacioni i Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës, i udhëhequr nga kryeimami i Bashkësisë Islame të Kosovës Sabri ef. Bajgora dhe drejtori për Diasporë i BIK-ut Ekrem ef. Simnica, morën pjesë në inaugurimin e xhamisë "Mesxhidi Nur" në Frauenfeld në Zvicër, si dhe kryetari i Këshillit të Bashkësisë Islame të Preshevës Sevdail ef.Xhemaili. *(E.S.)*



# Mbahet mbledhja me imamë të rajonit të Ferizajt

Prishtinë, 7 maj 2018

Në kuadër të takimeve rajonale me imamë dhe me administratën e këshillave të BI-së, në prag të muajit të Ramazanit, përfaqësues të Kryesisë së BIRK-ut u takuan me imamët e rajonit të Ferizajt, me këshillat lokalë të Ferizajt, Kaçanikut, Shtimes dhe të Hani i Elezit.

Nga Kryesia e BIRK-ut ishin të pranishëm sekretari i Kryesisë Resul Rexhepi, kryeimami Sabri Bajgora, drejtori për shtyp dhe veprimtari botuese Ahmet Sadriu, drejtori financiar Kasim Gërguri, drejtori për Diasporë Ekrem ef. Simnica, zv/kryeimami Fatmir Iljazi dhe anëtari i Kryesisë, Isa Tërshani. Në këtë takim u bisedua për punët dhe aktivitetet fetare që do të zhvillohen gjatë muajit të bekuar te Ramazanit. *(R.S.)*



# Mbahet mbledhja me imamë të rajonit të Gjilanit

Prishtinë, 7 maj 2018

Në prag të muajit të Ramazanit, përfaqësues të Kryesisë së BIRK-ut: sekretari, drejtorët e drejtorive dhe anëtarë të Kryesisë, u takuan me imamët e rajonit të Gjilanit, gjegjësisht me këshillat e Gjilanit, Vitisë, Kamenicës, Preshevës dhe të Bujanocit.

Nga Kryesia e BIRK-ut ishin të pranishëm sekretari i Kryesisë Resul Rexhepi, kryeimami Sabri Bajgora, drejtori për shtyp dhe veprimtari botuese Ahmet Sadriu, drejtori financiar Kasim Gërguri, drejtori për Diasporë Ekrem Simnica, zv/kryeimami Fatmir Iljazi etj. Në këtë takim u bisedua për punët dhe aktivitetet fetare që do të zhvillohen gjatë muajit të bekuar të Ramazanit. *(R.S.)*



# Trajnim nga Departamenti i Gruas

Me datë 07.05.2018, Departamenti i Gruas mbajti trajnim njëditor rreth temës: "Kundërshtimi dhe Parandalimi i Ekstremizmit të Dhunshëm", i cili u mbajt në ambientin e Bashkësisë Islame në Prishtinë.

Për trajtimin e kësaj teme ishte trajnerja nga SHBA-ja Anne Speckhard, profesoreshë e psikologjisë në Universitetin e Georgatown-it dhe njëherit drejtoreshë e Qendrës Ndërkombëtare për Studimin e Ekstremizmit të Dhunshëm.

Gjatë këtij trajnim u diskutua rreth ideve dhe praktikave më të mira të mundshme që ndikojnë në parandalimin e ekstremizmit të dhunshëm. Në këtë trajnim morën pjesë përfaqësueset e degëve të Departamentit të Gruas së Bashkësisë Islame nga të gjitha komunat, përfaqësuesja për Marrëdhënie me Jashtë në FSI mr. Muzaqete Kosumi dhe studente nga Fakulteti i Studimeve Islame. Në fund, kjo qendër dha certifikata për pjesëmarrëset në trajnim.

Qëllimi i këtij trajnimi ishte trajtimi i mënyrës së luftimit të ekstremizmit të dhunshëm në mënyrë të ngritjes së vetëdijesimit të qytetarëve përmes grupit të grave fetare, të cilat ndikojnë në ndryshimin e natyrshëm e të mirëfilltë në parandalimin e këtij fenomeni.



## Mbahet mbledhja me imamë të rajonit të Prizrenit

Prishtinë, 8 maj 2018

Në prag të muajit të Ramazanit, përfaqësues të Kryesisë së BIRK-ut: drejtorët e drejtorive dhe anëtarë të Kryesisë, u takuan me imamët e rajonit të Prizrenit, gjegjësisht me imamët e këshillave të Prizrenit, Suharekës dhe të Dragashit. Nga Kryesia e BIRK-ut ishin të pranishëm kryeimami Sabri Bajgora, drejtori për shtyp dhe veprimtari botuese Ahmet Sadriu, drejtori financiar Kasim Gërguri dhe drejtori për Diasporë Ekrem Simnica. Në këtë takim, u bisedua për punët dhe aktivitetet fetare që do të zhvillohen gjatë muajit të bekuar te Ramazanit.



## Konferenca botërore për komunitetet myslimane –mundësitë dhe sfidat

Prishtinë, 8 maj 2018

Në kryeqytetin e Emirateve të Bashkuara Arabe Abu Dabi, u mbajtën aktivitetet e "Konferencës botërore mbi komunitetet myslimane – mundësitë dhe sfidat", nën kujdesin e ministrit të Tolerancës në Emiratet e Bashkuara Arabe, Sheikh Nahyan Bin Mubarak Al Nahyan, dhe me pjesëmarrjen e 600 personaliteteve nga më shumë se 140 vende. Në ketë konferencë mori pjesë përfaqësuesi i Bashkësisë Islame të Kosovës mr. Besim Mehmeti.

Konferenca u hap me himnin e EBA-së dhe me lexim nga Kurani, pastaj u dha një film dokumentar në lidhje me gjendjen e myslimanëve dhe statusin e tyre nëpër vende të ndryshme të botës dhe për figurat më të rëndësishme historike islame që kontribuuan për ndërtimin e civilizimit dhe për zhvillimin e shkencës.

Pas kësaj, konferenca nisi me një fjalim nga ministri i Tolerancës. Ai foli për sfidat më të rëndësishme me të cilat përballen myslimanët në botë dhe tha: "Unë ju përshëndes dhe ju dëshiroj mirëseardhje në këtë konferencë botërore për komunitetet myslimane, duke shpresuar se, me vullnetin e Zotit, konferenca të jetë e dobishme për dialog dhe shkëmbim të pikëpamjeve dhe përvojave. Unë gjithashtu lus Allahun e plotfuqishëm të dhurojë sukses në prezantimin e propozimeve dhe rekomandimeve të dobishme, të kontribuojë në arritjen e progresit të mirë dhe paqes në këtë botë, në të cilën mbivendosja e interesave dhe qëllimeve është bërë realitet dhe bota është bërë një fshat i vogël global." Konferenca shtjelloi tema të ndryshme të ndërlidhura me pakicat myslimane në shoqëritë e ndryshme në botë, si dhe me gjendjen e shoqërive myslimane, me sfidat dhe me perspektivat. (Besim Mehmeti)



# Delegacioni i shkollës së mesme ortodokse “Bogoslovija” vizitoi FSI-në

Me datë 08.05.2018 Ati Andrej dhe Ati Djordje, profesorë në shkollën ortodokse serbe, së bashku me 13 nxënës të kësaj shkolle vizituan Fakultetin e Studimeve Islame.

Vizita u organizua nga zyra e përfaqësuesit të BE-së në Kosovë, më konkretisht prej këshilltarit politik për Çështje të Trashëgimisë Kulturore dhe Fetare pranë kësaj zyre z. Rick Spruyt.

Delegacioni i shkollës “Bogoslovija” u pritën nga dekani i FSI-së Fahrush Rexhepi me bashkëpunëtorë dhe studentë të këtij fakulteti. Pasi u uroi mirëseardhje, dekani i FSI-së, i njohu mysafirët me funksionimin e fakultetit, kuadrin mësimdhënës, lëndët mësimore, numrin e studentëve, si dhe me bashkëpunimin me universitetet ndërkombëtare dhe me mundësitë dhe sfidat që përballen studentët e FSI-së pas përfundimit të studimeve.



Nga ana e tij, Ati Andrej, falënderoi dekanin dhe organizatorët për këtë takim, duke theksuar se ndihen mirë që është bërë ky takim gjeneratash, në mënyrë që këta të njihen mes vete. Ndër të tjerash ai po ashtu potencoi se është mjaft e rëndësishme që në këtë kohë të globalizmit, komunikimet ndërfetare të jenë sa më të shpeshta. Në fund theksoi se ndihen shumë të kënaqur me mikpritjen paqësore dhe që shpresojnë që vizitat e tilla të jenë më të shpeshta.

Pas tij, fjalën e mori edhe përfaqësuesi i BE-së, z. Rick Spruyt, i cili shprehu kënaqësinë për vizitën e organizuar dhe për mikpritjen që iu bë, duke falënderuar dekanin e FSI-së me bashkëpunëtorë, më pas vlerësoi rëndësinë që ka kjo vizitë dhe bashkëpunimi ndërmjet dy komuniteteve fetare dhe etnike.

Gjatë kësaj vizite, nxënësit e shkollës “Bogoslovija” dhe studentët e FSI-së, patën rastin që të shkëmbejnë pyetje mes vete rreth funksionimit të këtyre institucioneve, si dhe për çështje të tjera që kanë të bëjnë me përgatitjen e kuadrit dhe me avancimin e mëtutjeshëm.

Nxënësit në fund patën mundësi që ta vizitonin edhe objektin e fakultetit, kështu që prezantuan edhe në një prej ligjëratave. Dekanati i FSI-së për mysafirët kishte përgatitur një drekë, pas kësaj vazhduan me axhendën që të vizitonin Xhaminë e Madhe dhe Kishën Ortodokse në Prishtinë.

(Mr. Vedat Shabani)

# Mbahet mbledhja e redaksisë së revistës Dituria islame

Prishtinë, 10 maj 2018

Me pjesëmarrjen e kryeredaktorit të revistës Dituria islame dhe të anëtarëve të tjerë të redaksisë, u mbajt mbledhja e radhës së revistës Dituria islame. Që në fillim kryeredaktori dr. Ajni Sinani u dëshiroi mirëseardhje anëtarëve të redaksisë duke lutur Zotin që të kenë sukses dhe që të japin kontribut edhe më të madh në revistë.

Në këtë mbledhje u analizuan numrat 328-329 dhe anëtarët e redaksisë shfaqën mendimet dhe sugjerimet në lidhje me këta dy numra. Po ashtu në këtë mbledhje u dhanë edhe propozime që do të begatojnë edhe më numrat vijues të revistës Dituria islame, e cila është revistë fetare, shkencore dhe kulturore, që botohet nga Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës. Numri i parë i saj ka dalë në qershor të vitit 1986.



# Përurohet një ndër xhamitë më të bukura në Drenicë

Nën këndimin e tekbireve dhe ajeteve kuranore, në mënyrë solemne, më 11.05.2018 u bë përurimi i xhamisë së fshatit Sankoc të Drenasit.

Më në fund, besimtarët e kësaj ane do të kenë faltoren e tyre për të kryer adhurimet ndaj Zotit. Kjo u bë e mundur nga BIK dhe AIITC, të cilët ishin iniciatorët kryesorë për vënien në jetë të kësaj kërkese të vazhdueshme dhe të kahershme nga shumica e banorëve të fshatrave Sankoc, Fushticë e Naltë dhe Mirenë.

Xhamia e re në fshatin Sankoc tashmë është në funksion të besimtarëve të këtyre fshatrave. Kjo dhuratë për besimtarët erdhi si rezultat i angazhimit te vazhdueshëm të banorëve dhe të përfaqësuesve të Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, në bashkëpunim me Institutin Shqiptar të Mendimit dhe Qytetërimit Islam.

Në këtë xhami, më 11.05.2018, filloi të falej xhumaja e parë, imam ishte sekretari i Këshillit të Bashkësisë Islame në Drenas z. Eset Bajraktari. Me këtë rast, në emër të Këshillit të Bashkësisë Islame i falënderoi dhe u shprehu admirim te veçantë të gjithë atyre që kontribuuan për finalizimin e kësaj vepre madhështore .

Falënderojmë Allahun e madhërishëm që na bëri të mundur hapjen e kësaj xhamie të madhe, e cila është një vepër e madhe islame. Në Kuran thuhet që xhamitë janë për Allahun prandaj mos iu lutni askujt tjetër përveç Allahut!

Profeti Muhamed a.s. ka thënë se atij që ndërton një shtëpi për Allahun, Zoti do t'ia ndërtojë në Xhenet.

Fjalë rasti mbajtën edhe z.Faruk Borova nga Instituti Shqiptar i Mendimit dhe Qytetërimit Islam nga Tirana AIITC, i cili falënderoi fillimisht Allahun e madhëruar që dha mundësinë për objektin aq të mrekullueshëm, si dhe i ftoi besimtarët e asaj ane që ta frekuentojnë sa ma shumë xhaminë dhe të bëjnë namaz në të. (Eset Bajraktari)



# Hapja solemne e xhamisë "Al-Ihlas" në Salzburg – Austri

Më 12 maj 2018, drejtori për Diasporë në Kryesinë e Bashkësisë Islame të Kosovës, Ekrem ef. Simnica, qëndroi në Austri, ku xhamia shqiptare "Al-Ihlas" në Salzburg të Austrisë shënoi inaugurimin e xhamisë dhe objekteve të saj përcjellëse. Në këtë inaugurim, përveç drejtorit Simnica, merrnin pjesë edhe kryetari i Bashkësisë Islame të Austrisë për Salzburg, Ahmet Yilmaz-i, kryetari i ALKIG-ut, Vahidin Behluli, si dhe shumë imamë dhe anëtarë kryesie të xhamive në Austri e Gjermani. *(E.S.)*



## Bereqeti shpërndau 200 pako me artikuj ushqimorë në Pukë në prag të Ramazanit

Prishtinë, 14 maj 2018

Shoqata humanitare Bereqeti, e cila është organ i Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës, ndihmoi me 200 pako me artikuj ushqimorë banorët e Pukës. Kjo ndihmë i dedikohet Myftinisë së Pukës, për popullatën e nevojshme që jetojnë në territorin e Pukës me rastin e fillimit të muajit të bekuar të Ramazanit. Drejtori i kësaj shoqate Fitim Flugaj theksoi se do të vazhdohet edhe me ndihma të tjera që të jenë sa më afër shtresave që kanë nevojë të ndihmohen që edhe ata ta ndiejnë begatinë e Ramazanit.



## Ekipi i Ramazanit mbajti ligjërata dhe hytbe të xhumasë në komunat e Kosovës

Në vazhdën e vizitave për namaz të xhumasë në muajin e bekuar të Ramazanit, ditën e premte, më 18 maj 2018, ekipi i Bashkësisë Islame të Kosovës ishte në terren në këta këshilla të Bashkësisë Islame: në Këshillin e Shtimes, të Skënderajt, të Klinës dhe të Istogut.

Më 25 maj, ekipi ishte në terren në Këshillin e Ferizajt dhe në atë të Mitrovicës. Kurse më 1 qershor në Dragash dhe Viti, ndërsa më 08 qershor, ekipi ishte në terren në Këshillin e Prishtinës dhe në atë të Vushtrrisë. Anëtarët e ekipit të Bashkësisë Islame të Kosovës në xhamitë përkatëse ligjëruan, mbajtën hytbenë e xhumasë dhe përçuan mesazhet e muajit të bekuar të Ramazanit.



## Një ekip nga BIRK-u për disa ditë të Ramazanit qëndroi në Diasporë

Kryesia e BIK, për muajin e Ramazanit të këtij viti, sipas kërkesës së Drejtorisë për Diasporë, ka angazhuar një ekip, i cili të vizitonte xhamitë dhe qendrat islame shqiptare-kosovare në Evropë (në Zvicër, Gjermani, Austri, Norvegji dhe në Belgjikë).

Ekipi përbëhej nga drejtori për Diasporë Ekrem Simnica, kryeimami Sabri Bjagora, drejtori për botime dhe medie Ahmet Sadriu, dekani i FSI-së Fahrush Rexhepi, anëtarët e Kryesisë Isa Tërshani dhe Shani Sylka, sekretari i FSI-së Vedat Shabani dhe profesori i FSI-së Musa Vila.

Ekipi ka vizituar xhamitë dhe qendrat islame shqiptare-kosovare në mërgatë, është takuar me bashkatdhetarët tanë, ka mbajtur ligjërata, tribuna, derse e hytbe dhe ka drejtuar namazin e xhumasë dhe atë të teravive.



## Bereqeti shpërndau 5000 pako ushqimore në Ramazan

Prishtinë, 23 maj 2018

Shoqata humanitare Bereqeti, në kuadër të shpërndarjeve të ndihmave dhe pakove ushqimore që po bën shoqata humanitare Bereqeti, gjatë muajit të bekuar të Ramazanit, dega në Han të Elezit shpërndau 200 pako ushqimore për familjet skamnore në mënyrë që sadopak t'ua lehtësojë jetesën e tyre gjatë këtij muaji të bekuar.

Në shpërndarje të tyre ishte kryetari i Këshillit të Bashkësisë Islame të Hanit të Elezit Musa Vila, i cili falënderoi Kryesinë e BIRK-ut dhe donatorin për këto ndihma. Vlen të theksohet se gjatë këtij muaji Bereqeti ka ndihmuar 5000 familje të varfra dhe skamnore me 5000 pako ushqimore.



## Shoqata Bereqeti ndihmon skamnorët e Prishtinës me 400 pako ushqimore

Prishtinë, 24 maj 2018

Shoqata humanitare Bereqeti, për nder të muaji të bekuar të Ramazanit, te xhamia 'Pavarësia"-"Mulla Sherif ef. Ahmeti", u shpërndau 400 pako ushqimore familjeve skamnore dhe jetimëve, në mënyrë që sadopak t'ua lehtësojë jetën e tyre gjatë këtij muaji të bekuar. Imami i kësaj xhamie Nexhmi Hoxha falënderoi Kryesinë e BIRK-ut për këto ndihma dhe donatorin, theksoi se Bereqeti vazhdimisht po mundohet t'u dalë në ndihmë skamnorëve dhe jetimëve.




## Shpërndahen 5000 pako ushqimore për skamnorët dhe nevojtarët

Prishtinë, 24 maj 2018

Shoqata humanitare Bereqeti, gjatë muajit të bekuar të Ramazanit, shpërndau 5000 pako ushqimore për 5000 familje të varfra dhe skamnore. Ky donacion që u shpërnda në muajin e bekuar të Ramazanit, është nga Drejtoria e Vakëfeve të Republikës së Turqisë.

Vendet përfituese nga ky donacion janë si vijon: Prishtinë 400 pako ushqimore. Fushë Kosovë 150 pako ushqimore. Lipjan 200 pako ushqimore. Gjilan 200 pako ushqimore. Prizren 200 pako ushqimore. Mitrovicë 200 pako ushqimore. Drenas 150 pako ushqimore. Ferizaj 200 pako ushqimore. Kamenicë 150 pako ushqimore. Obiliq 150 pako ushqimore. Pejë 200 pako ushqimore. Viti 150 pako ushqimore. Skënderaj 200 pako ushqimore. Malishevë 150 pako ushqimore. Han i Elezit 200 pako ushqimore. Kjo listë është përgatitur nga drejtoria e shoqatës Bereqeti, që e drejton z.Fitim Flugaj.



# Shoqata humanitare “Bereqeti” u shpërndau 1650 pako ushqimore të varfërve në rajonin e Dukagjinit dhe të Prizrenit

Prishtinë, 27 maj 2018

Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, nëpërmjet shoqatës së saj humanitare ‘Bereqeti”, shpërndau 1000 pako ushqimore për familjet nevojtare në rajonin e Dukagjinit (Klinë, Istogu, Pejë dhe Deçan), 350 pako në Prizren, 200 pako në komunën e Sharrit dhe 100 pako në Brod. Ky donacion është për nder të muajit të bekuar të Ramazanit nga fondacioni Sheijh Zajd nga Emiratet e Bashkuara Arabe. Drejtori i Bereqetit Fitim Flugaj tha se ky është viti i tretë me radhë që po ndihmohen familjet nevojtare nga ky fondacion. “Po mundohemi që t’u dalim në ndihmë sadopak shtresave të varfra edhe po shtrojmë iftare për këtë kategori të shoqërisë,- tha drejtori Flugaj. Ai ka falënderuar EBA-në për këtë ndihmë dhe për besimin e dhënë që vazhdimisht po ndihmon Kosovën me anë të shoqatës Bereqeti.

Përfituesit e këtyre ndihmave i vlerësuan si tejet të nevojshme këto ndihma duke u ankuar se jetojnë në kushte të rënda ekonomike dhe jetojnë nga asistenca sociale me 75 euro në muaj. Falënderuan Bashkësinë Islame të Kosovës që po kujdeset për ta dhe falënderuan edhe donatorët për këtë ndihmë, e cila do t’ua lehtësojë sadopak jetën e tyre tejet të vështirë.



# Aktivitete të BIK-ut me Myftininë e Pukës

Prishtinë, 28 maj 2018

Përfaqësues nga Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës kanë marrë pjesë në tribunën që ka organizuar Myftinia e Pukës, e cila është një nder myftinitë më të vjetra të Komunitetit Mysliman të Shqipërisë, me temën “Ramazani muaji i Kuranit”.Nga Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës morën pjesë Kasim Gërguri dhe Bahri Sejdiu.

Ata përcollën përshëndetjet dhe selamet e Myftiut të Kosovës Naim Tërnava, si dhe folëm mbi të mirat dhe dobitë shpirtërore dhe trupore që sjell muaji i agjërimit.

Më pas përfaqësues nga Kryesia e BIRK-ut për nder të muajit të bekuar të Ramazanit shpërndanë 200 pako me artikuj të ndryshëm ushqimorë për familjet skamnore, si dhe shtruan iftar, në të cilin morën pjesë mbi 130 persona.

Nga ana tjetër, Myftiu i Pukës Gezim Kopani çmoi këtë kontribut të BIRK-ut dhe falënderoi përfaqësuesit nga Kryesia për mbajtjen e tribunës, për iftarin e shtruar dhe për ndihmat që vazhdimisht i ka dhënë Myftinisë së Pukës duke e lutur Zotin që Allahu t’i begatojë dhe t’ua shtojë bereqetin edhe më shumë.





## Shoqata humanitare "Bereqeti" mbështet me transport donacionin për Institutin e Shëndetit Mendor në Shtime

Prishtinë, 4 qershor 2018

Shoqata Humanitare "Bereqeti" ndihmoi duke bartur me transport një donacion që ka ardhur nga shoqata bamirëse gjermane "Maltese", e cila ka ndihmuar Institutin e Shëndetit Mendor në Shtime. Drejtori i Bereqetit Fitim Flugaj tha se Bashkësia Islame e Kosovës ka marrë përsipër bartjen dhe përballon të gjitha shpenzimet e bëra për të arritur ky donacion deri në Institutin e Shëndetit Mendor në Shtime.



## Shoqata Humanitare Bamirëse BEREQETI shtroi iftare

Shoqata humanitare BEREQETI, e cila përfaqëson departamentin humanitar të BIRK-ut gjatë muajit të bekuar Ramazan krahas aktiviteteve të tjera humanitare shtroi edhe iftare.

Në radhë të parë shoqata ka treguar interesim të jashtëzakonshëm për rastet sociale dhe për personat me aftësi të kufizuar, kështu shoqata organizoi një iftar për 50 familje të banesave sociale kolektive në Hajvali. Në këtë iftar ka marrë pjesë edhe z. Arben Vitia, drejtor për Mirëqenie Sociale dhe Shëndetësi në Komunën e Prishtinës dhe Nazim Cakolli zyrtar nga Komuna e Prishtinës.

Iftari u shtrua në oborrin e këtyre banesave dhe morën pjesë të gjitha familjet. Numri i tyre tejkalonte numrin 220. Zyrtarët e Bereqetit falënderuan donatorët e këtij iftari, që ishin: Ibrahim Bajrami, Florim Ramabaja, Ramadan Gashi, Islam Pacolli dhe restoranti Oda në Hajvali.

Gjithashtu për rastet sociale dhe personat me aftësi të kufizuar, të hendikepuar, të verbër, pensionistë e invalidë, me datë 11.06.2018, u shtrua iftar për 500 veta dhe morën pjesë 530 agjërues. Ky iftar u shtrua nga donatori "MUSLIM FOR HUMANITY" nga Nju Jorku i SHBA-së.

Më 13.06.2018 në Lipjan, Shoqata humanitare Bereqeti me donatorin nga SHBA-ja "MUSLIM FOR HUMANITY" nga Njujorku shtroi iftar për 100 persona me aftësi të kufizuar, të hendikepuar, të verbër, pensionistë dhe për invalidë të kategorive të ndryshme.





Me 09.06.2018, shoqata humanitare Bereqeti shtroi iftar për 100 veta në xhaminë e Hajvalisë me donator Feti Pacollin.

Me 08.06.2018, shoqata humanitare Bereqeti shtroi iftar për 180 agjërues. Iftari u organizua në Hajvali dhe donator i këtij iftari ishte Haxhi Salih Makolli me familje.

Me 06.06.2018, Bereqeti përsëri në Hajvali shtroi iftar për 150 persona.Donator ishte Afrim Ruhan Pacolli me familje.

Me 05.06.2018, në xhaminë e



Hajvalisë shoqata humanitare Bereqeti nëpërmjet aktivistes së shoqatës, respektivisht teologes Fatbardha Borovci-Fazliu organizoi iftar për 150 gra e vajza agjëruese. Donator ishte Afrim Ruhan Pacolli me familje.

Me 04.06.2018, shoqata humanitare Bereqeti organizoi iftar për 100 persona.Iftari u shtrua në Hajvali dhe donator ishte Zejnullah Rukofci me familje.

Vlen të theksohet se shoqata humanitare Bereqeti, e mbështetur nga Myftiu i Republikës së Kosovës Naim Tërnava, ka pranuar donacion 7000 pako nga Turqia dhe i ka shpërndarë në fillim dhe gjatë muajit Ramazan. Poashtu, ka pranuar edhe mbi 3000 pako nga katër organizata humanitare të Emirateve të Bashkuara Arabe, me nismën e ndërmarrë nga ambasada e këtij shteti në Podgoricë të Malit të Zi.

Falë donatorëve vendorë dhe falë angazhimit të koordinatorëve të Bereqetit nëpër qendrat e BIK-ut, janë shpërndarë edhe 10.000 (dhjetë mijë) pako të tjera.

Kështu, në tërësi, duke i përfshirë edhe ndihmat nga donatorët e huaj e edhe ato të vendorëve, mbi njëzet mijë (20.000) pako janë shpërndarë nëpërmjet shoqatës humanitare Bereqeti vetëm gjatë muajit të bekuar të Ramazanit. (F.Fluga)

## “Bereqeti” ndihmon edhe 200 familje skamnore në Prishtinë

Prishtinë, 11 qershor 2018

Shoqata humanitare bamirëse Bereqeti - dega në Prishtinë, shpërndau 150 pako ushqimore për familjet skamnore në Prishtinë. Kjo ndihmë vjen falë ndjenjës së solidaritetit me skamnorët që ndihet më theksuar në muajin e bekuar të Ramazanit.

Pakot ushqimore që u shpërndanë janë dhuruar nga Selim Mustafa. Fitim Flugaj, drejtor i shoqatës humanitare bamirëse Bereqeti falënderoi me ketë rast donatorin duke lutur Zotin që t'ia shpërblejë atij dhe të gjithë donatorëve të tjerë që kanë besimin e plotë në shoqatën Bereqeti dhe që t'ua shtojë begatitë. Po në këtë vazhdë, i njëjti donator kishte dhuruar pako ushqimore për 50 familje nevojtare në banesat sociale në Hajvali dhe të cilat pako ishin shpërndarë nga shoqata humanitare bamirëse Bereqeti.



# Një delegacion i Kryesisë së BIRK-ut inspektoi punimet në objektin e selisë së Këshillit të Kamenicës

Prishtinë, 25 qershor 2018

Një delegacion nga Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, i përbërë nga sekretari i përgjithshëm i BIRK-ut Resul Rexhepi dhe drejtori i Financave Kasim Gërguri inspektuan punimet që po zhvillohen për ndërtimin e objektit të administratës së Këshillit të Kamenicës, i cili po ndërtohet falë investimit të donatorit nga EBA-ja "Al-Maktoum Foundation".



Pasi pa nga afër rezultatin e punimeve të deritanishme, sekretari e vlerësoi lart edhe kontributin e Myftiut Naim Tërnava për implementimin e këtij projekti gjigant. Me rastin e kësaj vizite, Këshilli i Kamenicës, në krye me kryetarin e tij Bejtullah Hashani, e falënderoi delegacionin për vizitën dhe për interesimin e vazhdueshëm të Myftiut Tërnava për objektin, si dhe bashkëpunëtorët e tij dhe luti Zotin që sa më shpejt të përfundojë ndërtimi i këtij objekti më rëndësi për Këshillin e Kamenicës. (R.S).

# Faruk Ukallo mori titullin akademik: "Doktor i shkencës"

Më datë 05.05.2018 (e shtunë), kandidati Faruk Ukallo nga Prizreni, mbrojti me sukses temën e doktoraturës në Universitetin Internacional të Novi Pazarit, në Fakultetin e Studimeve Islame në Novi Pazar, me titull: "Roli i Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës në konsolidimin e etikës islame shoqërore në Kosovë".

Komisioni profesional i mbrojtjes, i përbërë nga: prof.dr. Mevlud Dudiqi (kryetar), prof.dr. Admir Muratoviqi (mentor), prof.dr. Enver Giciqi (anëtar) dhe prof.dr. Siham Giciqi (anëtare), e çmoi lart punën e kandidatit dhe e vlerësoi maksimalisht.

Në bazë të statutit të Universitetit, Komisioni, unanimisht e shpalli Faruk Ukallon doktor të shkencave islame. Faruk (Nevzat) Ukallo ka lindur në Prizren më 21.05.1979. Ka mbaruar me sukses të shkëlqyeshëm Medresenë "Alauddin" të Prishtinës – paralelja në Prizren, ndërsa Fakultetin e Studimeve Islame dhe magjistraturën i ka mbaruar në Sudan. Ka botuar punime autoriale dhe përkthime. Zotëron disa gjuhë të huaja, si arabisht, turqisht etj. Aktualisht është i punësuar në Këshillin e Bashkësisë Islame të Prizrenit në detyrën e zyrtarit kryesor për financa. Është i martuar dhe ka tre fëmijë. Jeton në Prizren.

Me ketë rast, Faruk Ukallos i urojmë gradën shkencore të doktoratës, me dëshirat më të mira për shëndet e suksese në jetën akademike. (Orhan Bislimaj)



## Këshilli i Bashkësisë Islame i Lipjanit

Shpall:

# KONKURS

Për plotësimin e vendeve të liratë punës:

**1. Imam, hatib, mual-lim në xhaminë e fshatit Gadime e Ulët**

Kandidatët e interesuar duhet t'i plotësojnë këto kushte:

1. Të kenë të kryer Medresenë, FSI-në ose Fakultetin e Studimeve Islame jashtë vendit (diploma e vërtetuar nga Kryesia);
2. T'u përmbahen Kushtetutës së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, rregulloreve e vendimeve të Kryesisë, si dhe vendimeve e rregullores së Këshillit;
3. Të kenë aftësi komunikuese dhe organizative për çështje fetare;
4. Të jenë të shëndoshë psikikisht dhe fizikisht;
5. Të mos kenë vërejtje në punë, nëse paraprakisht kanë qenëtë punësuar;
6. Të ndërmarrin iniciativë dhe të ketë kreativitet në punë;
7. Të jenë nënshtetas të Republikës së Kosovës

**Dokumentet e kërkuara:**

Krahas kërkesës për punësim, duhen bashkëngjitur edhe këto dokumente:

* Diploma e Medresesë dhe e Fakultetit;
* Certifikata e lindjes;
* Certifikata shëndetësore;
* Certifikata se nuk është nën hetime ose i dënuar;
* Vërtetimi për përvojën e punës;
* Deklarata me shkrim se ka për t'i kryer të gjitha shërbimet fetare;
* CV – ja, të dhënat personale, kualifikimet dhe dëshmitë e tjera për aftësim profesional;
* Letërnjoftimi (fotokopje)

Të gjitha dokumentet të jenë në origjinal!

*Vërejtje:*

Dokumentet dorëzohen në zyrën e Këshillit të Bashkësisë Islame të Lipjanit

Dokumentet e pakompletuara, si dhe ato që arrijnë pas afatit të paraparë, nuk do të merren në shqyrtim.

Konkursiështëi hapur 15 ditë kalendarike, nga dita e publikimit në revistën "Dituria islame".

## Këshilli i Bashkësisë Islame i Podujevës

Shpall:

# KONKURS

Për plotësimin e vendit të lirë të punës imam, hatib dhe mual-lim në këtë xhami:

**1. Imam, hatib dhe mual-lim në xhaminë , Podujeva/3 "Te Merqezi".**

**2. Imam, hatib dhe mual-lim në xhaminë e fshatit Bajçina/1**

**3. Imam, hatib dhe mual-lim në xhaminë e fshatit Tërnavë.**

Kandidatët e interesuar duhet t'i plotësojnë këto kushte:

1. Të kenë të kryer Medresenë, FSI-në ose Fakultetin e Studimeve Islame jashtë vendit (diploma e vërtetuar nga Kryesia);
2. T'u përmbahen Kushtetutës së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, rregulloreve e vendimeve të Kryesisë, si dhe vendimeve e rregullores së Këshillit;
3. Të kenë aftësi komunikuese dhe organizative për çështje fetare;
4. Të jenë të shëndoshë psikikisht dhe fizikisht;
5. Të mos kenë vërejtje në punë, nëse paraprakisht kanë qenë të punësuar;
6. Të ndërmarrin iniciativë dhe të ketë kreativitet në punë;
7. Të jenë nënshtetas të Republikës së Kosovës

**Dokumentet e kërkuara:**

Krahas kërkesës për punësim, duhen bashkëngjitur edhe këto dokumente:

* Diploma e Medresesë dhe e Fakultetit;
* Certifikata e lindjes;
* Certifikata shëndetësore;
* Certifikata se nuk është nën hetime ose i dënuar;
* Vërtetimi për përvojën e punës;
* Deklarata me shkrim se ka për t'i kryer të gjitha shërbimet fetare;
* CV – ja, të dhënat personale, kualifikimet dhe dëshmitë e tjera për aftësim profesional;
* Letërnjoftimi (fotokopje)

Të gjitha dokumentet të jenë në origjinal!

*Vërejtje:*

Dokumentet dorëzohen në zyrën e Këshillit të Bashkësisë Islame të Podujevës

Dokumentet e pakompletuara, si dhe ato që arrijnë pas afatit të paraparë, nuk do të merren në shqyrtim.

Konkursi është i hapur 15 ditë kalendarike, nga dita e publikimit në revistën "Dituria islame".

| AUTOR: AGIM GASHI | FUTBOLLISTI I BARÇËS, OSMAN | ME 7 NGJYRA | QIELLI, DETI | PAS-THIRRMË | RENDIT | INDIA | GJENERALI AMERIKAN, UESLI | DY ZANORE TË NJËJTA | | KRAHU, SKAJI | KAU | SHENJA | FSHAT NË JUG TË SHQIPËRISË |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| DATË E SHËNUAR E VITIT 1990 | | | | | | | | | ISH-MINIST. I JASHTËM SHQIPTAR, ÇAR128ANI / KRAHET | | | | |
| E PASTRUARA | | | | | | LUANI FEMËR / VARIANT I EMRIT NAI | | | | | | | |
| TAKIM I STAFIT | | | | | | | | OBLIGIM ISLAM / TETOVA | | | | | |
| SHUMË MIRË | | | | PREJ ARI | | | | | | IRNA / ... ME 40 HAJDUTË | | | |
| FRYMË, AROMË | | | | BILETA / MARRJA E VETIVE AUSTRA-LIANE | | | | | | | ERBIUMI / LLOJ MJEKU | | |
| MONEDHA TURKE | | | | |  | | | | LUTFIU | | | | |
| ENERGJIA | | SURINAMI / KRYEQYTETI YNË | | | | | | | IRITIS | | | | |
| | I PALARË / KRAHU I MALI | | | | | | | | AKTORJA, DEREK | | | 1 ROMAK / E NJË SHKENCE GJUHËSORE | |
| TOKAT E BUKËS | | | | | | | | | RRUGË PARKU | | | | PUNË JO PROFE-SIONALE |
| NIKELI | | | REPUBLIKA / SHTET NË AMERIKËN JUGORE | | | | | | TOKA | | | | |
| ASHKLA | | | | | | | | | KARIKA-TURISTI QENA, "Tafë Kusuri" | | | | |
| LLOJ ALKILI | | | | | | | | | | AKTRORJA, TURMAN / STUFA | | | |
| MILOTI (dim.) | | | | | | | | | SHKODRA | | ORGANIZATA TREGTARE | | |
| LLOJ QILIMI I VOGËL | | | | | EMNAKU I AMARËS | | EMNAKJA E ERIKUT | LITIUMI | FOSFORI / ZANORE | | L.O. / NERONI | | |
| NOTË MUZIKORE | | | NATRIUMI / QYTET SHQIPTAR NË GREQI | | | ANT I EMRIT ELEONORË / KOFI ... | | | | | | | |
| INDUKSIONI | | FUTBOLLISTI ARGJENT PABLO / KOCKË | | | | | | | PUNË FILMI / FRANCA | | | | |
| HERO I XHIUNGLËS | | | | | | | | RAPSODI KRASNIQI / ZANORE | | | | | |
| | QË SHTIRET / SUEDIA | | | | | | | | DHE / TONI | | | | |
| FUQIA E SPORTISTIT | | | | | | | | TITANI | | | E.M | | |